FERMANI I NJOHUR I SULLTAN SYLEJMAN KANUNIT

# DITURIA ISLAME

NUMËR 272 | VITI 26 | MARS 2013 | XHUMADEL-ULA 1434 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## KONTRIBUTI I GRAVE TË GJENERATËS SË PARË NË ISLAM



www.dituriaislame.net

# XHAMIA MË E VEÇANTË NË TROJET SHQIPTARE!

Xhamia “Muderris Rexhep Ismaili” në Bresanë të komunës së Dragashit filloi të ndërtohej në vitin 2002, ndërsa punimet kryesore në këtë xhami përfunduan në vitin 2012. Dimensionet e kësaj xhamie janë 25x30 m., me kapacitet për 1500 veta, me rrugicat, oborrin dhe parkingun 70 arësh. E veçanta është se përreth saj janë ndërtuar 4 minare. Xhamia ka bodrumin me 8 dhoma, të parapara për: mësonjëtoren, bibliotekën, hyrjen dhe një hapësirë e veçantë për ta shfrytëzuar femrat, kafenenë, bujtinën, pastrimin e xhenazeve, shatërvanin dhe banjat (të ndara për meshkuj e për femra). Ballkoni i xhamisë është i destinuar për t’u falur femrat dhe ka hyrjen e veçantë për të. Xhamia posedon edhe automjetin për transportimin e kufomave.







DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Rini e (pa)rrezikshme



*Thuajse çdo ditë në kronika televizive dhe sidomos në lajmet e mbrëmjes, audiencës së gjerë me a pa dashje i servohen informcione (lajme) të kobshme, me protagonistë, kohët e fundit, të rinjtë tanë, të cilët nuk kursejnë mundin as mjetet për të tentuar që të shuajnë jetën e moshatarëve të vet.*

*Vërtet është shokuese kur të rinjtë tanë të moshës nën 20 vjeç, nxënës të shkollave fillore e të mesme, gjithnjë e më shumë përbëjnë një problem dhe sfidë shqetësuese për forcat e rendit e sigurisë dhe shoqërinë tonë në përgjithësi. Mjetet e ftohta, si thika, por edhe revolet etj., gjenden gjithnjë e më shpesh në duart e njoma të rinjve tanë, që nuk kanë ende dije të mirëfilltë për jetën dhe të ardhmen e tyre dhe as për veprimet që ndërmarrin. Përdorimi i mjeteve të ndryshme për t'i qëruar hesapet dhe për të zgjidhur konflikte në mesin e adoleshentëve, rininë tonë po e bën një rini të frikshme, problematike e me një të ardhme të pasigurt.*

*Shtrohen pyetje: Çfarë strategjie duhet zbatuar që të ulet shkalla e kriminalitetit tek të rinjtë, që të mos bëhet kjo një dukuri me pasoja të papërballueshme? Pse drejtuesit e institucioneve arsimore nuk merren seriozisht me cilësinë e arsimit parauniversitar dhe universitar,një cilësi e dyshimtë dhe që rrezikon ardhmërinë e Kosovës?*

*Kjo çështje përbën një shqetësim të madh për ekspertët e arsimit e të edukimit. "Reformat e bëra përgjatë viteve në sistemin arsimor, kanë dështuar në tërësi, për arsye të mospërgatitjeve paraprake për të aftësuar njerëzit që do të bëjnë zbatimin e atyre reformave" - thekson eksperti i çështjeve të arsimit Halim Hyseni, duke theksuar se "politizimi i arsimit dhe infrastruktura e dobët janë sfidë tjetër e arsimit kosovar".*

*Nga aspekti islam, fillimisht kjo rini është privuar pa të drejtë nga mësimi dhe edukata fetare në mënyrë institucionale në fazën e shkollimit fillor. Kërkesa e shtruar vite më parë, dhe e përsëritur, nga organet e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK) nuk ka gjetur ende përkrahje të mjaftueshme në mesin e politikanëve tanë vendimmarrës. Inkuadrimi i lëndës fetare në shkolla jemi të bindur që do të ulte shkallën e agresivitetit e të dhunës që po përjetojnë nxënësit e shkollave fillore e të mesme. Në kuadër të kësaj lënde do të merrej një edukim i mirëfilltë. Do të mësohej respekti, bota shpirtërore, ndjenja, dhe, mbi të gjitha, do të merreshin mësime mbi njeriun, botën, gjithësinë dhe mbi Allahun xh.sh., Që na fal jetën dhe ndjek veprimet tona e i di qëllimet tona. Mbjellja e kësaj ndjenje tek të rinjtë është nevojë imediate dhe kjo duhet të bëhet sa më shpejt që të jetë e mundur.*

*Energjia e të rinjve duhet të prodhojë pozitivitet për shoqërinë tonë, duke u angazhuar në veprime e aktivitete, të cilat ngjallin ambientin, lagjen, qytetin e më gjerë. Ata janë shtylla e kulturës dhe civilizimit tonë. Rinia është mosha kur bëhen sakrificat më të mëdha. Edhe gjatë historisë islame rinia ishte ajo që barti mbi supet e veta mbështetjen dhe mbrojtjen e fesë, për se u dërgua Resulullahi a.s., dhe ata ishin pasues të tij të denjë. Kur'ani rrëfen se rinia e mbështeti Musain a.s. në misionin e tij, duke u rezistuar belave dhe torturave të faraonit: "Duke pasur frikë nga faraoni dhe nga rrethi i tij se do t'i torturojnë, Musait nuk i besoi kush pos një pjese të pasardhësve të popullit të tij. Vërtet, faraoni ishte mbizotërues në tokë dhe ai ishte prej shkatërrimtarëve". (Junus, 83).*

*Ishte pikërisht rinia që historikisht lëvdohej dhe lëvdohet, sepse besoi në Allahun Një. Kur'ani për djelmoshat e as-habul kehfit thotë: "Ne po të rrëfejmë saktë çështjen e tyre. Ata ishin disa djelmosha, kishin besuar Zotin e tyre, e Ne atyre ua shtuam bindjen edhe më". (El Kehf, 13). Historia dhe ngjarja për këta djelmosha është e çuditshme dhe interesante, dhe të rinjtë tanë duhet të meditojnë për ngjarje të tilla.*

*Shumë nga besimtarët më të denjë të të Dërguarit ishin të rinj. Ebu Bekri, kur e besoi pejgamberllëkun, ishte vetëm 38 vjeç. Omer ibn Hatabi, kur kaloi në Islam, nuk ishte as 30 vjeç. Po kështu kishte ndodhur edhe me ashabë të tjerë, si Abdullah ibn Mes'udi, Seid bin Zubejri, Mus'ab bin Umejri, Erkam bin El Erkam, Habbabi e qindra e qindra të tjerë, që kishin përqafuar Islamin në moshë të re.*

*Rinia e sotme duhet të lexojë më shumë për sakrificat, ballafaqimet, durimin, qëndrimin stoik në situata edhe kur jeta e tyre vihej në rrezik. Ata qëndruan dhe nuk u dorëzuan dot. Jetonin për ideale të shëndosha e të qarta. Jetonin me Islamin, që shpëtoi dhe zgjidhi problemet e të rinjve. Ofroi yrnek (model) për jetën dhe për çmimin e jetës.*

*Rinia jonë kosovare duhet të ndjekë atë model. Krenaria e këtij Ymeti është në Islam dhe në identitetin e kësaj feje që kapërcen kufijtë lokalë, shtetërorë e gjeografikë.*

*Mr. Rexhep Suma*



# Komentimi i sures “Er-Rrahman” (10)

**Mirësitë e pakufishme të Xhenetit për të devotshmit**

**Sabri Bajgora**

وَلِمَنْ خَافَ مَقَامَ رَبِّهِ جَنَّتَانِ (46) فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ (47)

**46. E, për atë që i pati frikë paraqitjes para Zotit të vet, janë dy xhennete. 47. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**

**Lidhmëria e këtyre ajeteve me ajetet paraprake**

Pasi i Lartmadhërishmi, në ajetet paraprake sqaroi ndëshkimin e pabesimtarëve apo mëkatarëve në Xhehenem, tash fillon një grup ajetesh që flasin vetëm për të devotshmit dhe për kënaqësitë e tyre në Xhenetet e amshueshme.

Kënaqësitë dhe shpërblimi që do t’i presë xhenetlinjtë në Parajsat që Allahu i ka krijuar enkas për të devotshmit, janë të paimagjinueshme dhe të pandërprera. Ngado që të kthesh syrin, do të përjetosh ngashërime të lumturisë së papërshkruar....

**Shkaku i zbritjes së ajetit (46)**

Sipas shumicës së dijetarëve që janë marrë me shkencën e shkaqeve të zbritjes, ky ajet ka zbritur në lidhje me Ebu Bekrin. Transmetimet janë të shumta, e ne do të përmendim disa prej tyre:

- Transmetohet nga Ibn Ebi Hatimi, e ky nga Ibn Shudheb, të ketë thënë: Ky ajet “E, për atë që i pati frikë paraqitjes para Zotit të vet, janë dy xhennete. - (Er-Rrahman, 46), ka zbritur për Ebu Bekrin”.[1]

- Transmetohet nga Ibn Ebi Hatimi dhe Ebu Shejhi, e këta nga Atau, të ketë thënë: “Një ditë Ebu Bekri i kishte përkujtuar momentet e Ditës së Gjykimit, peshoret, Xhenetin dhe Zjarrin e Xhehenemit dhe, duke qarë e dënesur, kishte thënë: “Ah sa do të kisha dëshiruar të isha bar i gjelbër e përmbi mua të vinin delet (shtazët) e të më hanin, e të mos isha krijuar fare”![2] Ky imazh i Ebu Bekrit është një pasqyrim madhështor se çfarë ndjenjash fisnike kishte mbjellë Kur’ani famëlartë në shpirtin dhe ndërgjegjen e Ebu Bekr es-Siddikut. Droja ndaj Allahut dhe frikërespekti i sinqertë, e kishin bërë Ebu Bekrin të ishte shembulli më i përkryer pas Resulullahut s.a.v.s., në devotshmëri, adhurim dhe vepra të mira. Por, pavarësisht nga të gjitha këto virtyte e cilësi fisnike, ai megjithatë shihej gjithnjë i përlotur nga droja e takimit me Allahun xh.sh. në Ditën e Gjykimit.

- Transmetohet nga Ibn Zubejri r.a. të ketë thënë: “Ky ajet “E, për atë që i pati frikë paraqitjes para Zotit të vet, janë dy xhennete”.- (Er-Rrahman, 46), ka zbritur në lidhje me Ebu Bekrin, i cili një ditë kishte pirë një gotë qumësht, duke qenë i etur, dhe e kishte pëlqyer shumë. Kur e kishin njoftuar se ai nuk ishte i lejuar (hallall) për të, e kishte vjellë të tërin. Ndërkohë, pasi kishte dëgjuar për këtë, i Dërguari i Allahut kishte thënë: “Allahu të mëshiroftë! Në lidhje me ty ka zbritur ky ajet: “E, për atë që i pati frikë paraqitjes para Zotit të vet, janë dy xhenete[3]”.

**Koment:**

**46. E, për atë që i pati frikë paraqitjes para Zotit të vet, janë dy xhennete.**

**47. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**

Të devotshmit e synuar në këtë ajet, janë ata që I kanë drojën Allahut për çdo veprim të tyre, duke u përpjekur të mos turpërojnë vetveten me ndonjë vepër të shëmtuar kur të dalin para Madhërisë së Tij. Të tillët Allahu xh.sh. i ka përshkruar shumë herë në Kur’an, si në ajetet (57-61) të sures “El-Muminun”:

“Vërtet, ata të cilët ndaj madhërisë së Zotit të tyre kanë frikë, ata, të cilët u besojnë argumenteve të Zotit të vet, dhe ata, të cilët nuk i bëjnë shok Zotit të vet, dhe, ata të cilët japin

(sadaka-zekat) nga ajo që u është dhënë, sepse e dinë që do të kthehen te Zoti i tyre, zemrat e tyre i kanë të frikësuara. Të tillët janë duke nxituar drejt të mirave dhe ato do t'i arrijnë të parët".

Këta njerëz të devotshëm jetojnë gjithmonë në druajtje në mes frikës dhe shpresës nëse Allahu do t'ua pranojë veprat e tyre të mira. Ata garojnë dhe nxitojnë në çdo mirësi, e, megjithëkëtë, kanë drojë nëse këto vepra të mira do t'u pranohen nga i Gjithëmëshirshmi. Kjo frikë nga Allahu aq sa i nxit për të mira, po aq, madje edhe më shumë, i shtyn të largohen nga të këqijat.

Kjo frikë e të devotshëmve nuk është frika në kuptimin e vërtetë të saj, ashtu siç frikësohemi nga diçka e trishtuar, por është një drojë e mbështjellë me ndjenjën e turpit dhe përuljes, për të respektuar Urdhëresat e Atij Që na krijoi në formën më të bukur, që na pajisi me mendje, dhe që nesër në Ahiret do të na ringjallë e do të na shpërblejë. Për këtë arsye, i Dërguari i Allahut u kishte thënë ashabëve të tij: "Unë jam më i devotshmi prej jush dhe më së shumti i frikësohem Allahut".

Allahu xh.sh. e vlerëson lart këtë frikë dhe përvujtni të robërve të Tij të devotshëm, zemrat e të cilëve nuk mund t'i devijojë as shejtani i mallkuar. Ai në Kur'an, në lidhje me këtë, thotë:

"E, s'ka dyshim se ata që thanë: "Allahu është Zoti ynë", dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë engjëjt (në prag të vdekjes, dhe u thonë): të mos frikësoheni, të mos pikëlloheni, keni myzhde xhenetin që u premtohej".- (Fusilet, 30)

Fjala "Mekam" në ajetin 46 të kësaj sureje (Er-Rrahman), ka të bëjë me pozitën e lartë të Allahut, mbikëqyrjen e Tij të kësaj gjithësie si dhe të veprimeve të njerëzve e të xhinëve, sepse Atij nuk mund t'I fshihet asgjë nga veprat e krijesave të Tij.

Po ashtu, është thënë se fjala "Mekam", ka të bëjë me vendin ku njerëzit do të tubohen e do të dalin para Allahut në Ditën e Llogarisë, duke u bazuar në ajetin 6 të sures "El-Mutaffifin": "Në ditën kur njerëzit ngrihen (prej varrezave) për të dalë para Zotit të botëve".

Sipas parimeve islame, dihet se Allahut nuk mund t'i caktohet vend, anë a drejtim, por ajeti ka vetëm një shpjegim dhe duhet të kuptohet vetëm si madhështi e Allahut, në atë ditë kur sundimi I takon vetëm Atij..

Fjala "Xhennetu", e cila në këtë ajet ka ardhur në dyjës: "Xhenetan-dy xhenete", shumësi i të cilit është "Xhennat", do të thotë kopsht me pemë, degët dhe gjethet e të cilave mbulojnë tokën me hije. Me këtë emërtim fisnik-Xhennet, Allahu xh.sh. e ka quajtur vendqëndrimin e përhershëm të besimtarëve në Ahiret.

Ky Xhenet është sa gjerësia e Tokës dhe e qiejve. Allahu xh.sh. thotë: "Dhe nxitoni (me punë të mira) në falje mëkatesh nga Zoti juaj dhe për një xhennet, gjerësia e të cilit është si gjerësia e qiejve dhe e tokës, i përgatitur për të devotshmit".– (Ali Imran, 133)



Kur njëri prej ashabëve e kishte pyetur të Dërguarin e Allahut rreth këtij ajeti: "Nëse Xheneti është sa gjerësia e qiejve dhe e tokës, atëherë ku është Zjarri (Xhehenemi)? E ai qe përgjigjur: "Subhanallah! (I lartësuar qoftë Allahu) Po ku mbetet nata kur vjen dita"?!

Me këto fjalë, i Dërguari a.s. ka dhënë shenjë se fuqia e Allahut është e pakufishme, sepse Ai është Krijuesi i Vetëm dhe absolut i tërë kësaj ekzistence.

Për sa i përket komentit të pjesës së ajetit "xhennetan-dy xhenete", dijetarët kanë shfaqur shumë mendime. Disa kanë thënë se njëri xhenet është për njeriun e devotshëm, kurse tjetri për exhinin e devotshëm. Disa të tjerë kanë thënë se, si për njerëzit ashtu edhe për exhinët e devotshëm, janë nga dy xhenete si shpërblim, njëri prej tyre për hir të besimit të tij, e tjetri për hir të veprave të tij. Të tjerët kanë thënë se njëri xhenet është për veprat e tij të sinqerta, e tjetri për shkak të lënies së mëkateve, po, megjithatë, mendimi më i pranuar, pa dyshim, është se për të devotshmit do të jenë të përgatitura dy xhenete, të cilat në gjirin e tyre do të pranojnë robërit e pastër e të përvuajtur për dashurinë ndaj Allahut xh.sh..

Rreth emërtimeve dhe numrit, kateve a gradave të Xhennetit, dijetarët kanë dhënë shumë mendime. Duke u bazuar në ajetet kuranore, ne do të përmendim disa prej këtyre emërtimeve a përshkrimeve të Xhennetit.

Në Kur'an, termi "Xhennet" ka ardhur shpeshherë në shumës (Xhennat), pra jo një a dy, po shumë xhennete. Nëpër sure të Kur'anit janë përmendur disa emra të Xheneteve: si f.v.: Xheneti Adn, Xhenetu-n-Neim, Xhenetu-l Firdevs dhe Xhenetu-l Me'va. Ibn Abasi, përveç këtyre katër Xheneteve, ka llogaritur edhe tri të tjera: Xhenetu-l Huld, Daru-s-Selam dhe Ilijjun.

Mirëpo, nëpër librat e Tefsirit hasim edhe në shumë emërtime të tjera, që përshkruajnë këto Parajsa, nëpër të cilat do të shijojnë kënaqësi pas kënaqësie besimtarët e vërtetë.



**Xhennet –** Ashtu siç thamë më lart, me këtë emërtim gjithëpërfshirës, Allahu e ka quajtur vendbanimin e besimtarëve në Ahiret, që nënkupton kopshtet dhe vendet e bukura, që të kënaqin syrin dhe shpirtin, nëpër të cilat rrjedhin lumenj të ndryshëm. Se a është Xheneti, një prej kateve të Parajsës, apo është emërtim nën të cilin hyjnë të gjitha Parajsat e tjera, për këtë dijetarët nuk janë të gjithë të një mendjeje. Megjithatë, unë mendoj se fjala "Xhennet" a "Xhennat" përfshin të gjithë Xhenetet. Nga ajetet kuranore shohim se emri "Xhennet" pa nyjën shquese (el) ka ardhur 10 herë në Kur'an, ndërsa me nyjën shquese (el) – (El-Xhennetu) ka ardhur 52 herë, në dyjës 2 herë, ndërsa në shumës pa nyjën shquese (el) – (Xhennat) ka ardhur 68 herë, kurse me nyjën shquese (el) – (El-Xhennat) vetëm 1 herë, që do të thotë se ky emërtim në të gjitha trajtat që përshkruan vendqëndrimin e përjetshëm të besimtarëve, ka ardhur plot 133 herë.

Sa për ilustrim, do të sjellim një ajet, ku përmendet emërtimi Xhenet:

"Shembulli i xhennetit, i cili u është premtuar atyre që janë ruajtur (të devotshëm), në të cilin ka lumenj me ujë të mirë për pije, lumenj nga qumështi me shije të paprishur, lumenj nga vera e shijshme për njerëz, lumenj nga mjalti i kulluar, ata kanë aty edhe gjithfarëlloj pemësh, kanë edhe falje nga Zoti i tyre..".- (Muhammed, 15)

**1. Xhennatu Adn**

"Besimtarëve dhe besimtareve Allahu u premtoi xhennete, nën të cilët rrjedhin lumenj, në to do të jenë përgjithmonë, dhe (u premtoi) vendbanime të bukura në xhennetet e Adnit, edhe një disponim nga Allahu që është mbi të gjitha. Ky, pra, është ai shpëtimi i madh".– (Et-Tevbe, 72)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 11 herë në Kur'anin fisnik.

**2. Xhennatul Firdevs**

"S'ka dyshim se për ata që besuan dhe bënë vepra të mira, vendpritje janë xhennetet e Firdevsit".- (El-Kehf, 107)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 2 herë në Kur'anin fisnik.

**3. Xhennatu-n-Neim**

"E për ata që besuan dhe bënë vepra të mira, janë xhennetet e begatshme (Xhennatu-n-Neim)" – (Lukman, 8)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 10 herë në Kur'anin fisnik.

**4. Xhennetul El-Me'va**

"Që pranë saj është xhennetul Me'va (kopsht strehimi i të devotshëmve)" – (En-Nexhm, 15) dhe: "Për sa u përket atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, ata, për hir të veprave që bënë, vendpritje e kanë xhenetin El-Me'va".– (Es-Sexhde, 19)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 3 herë në Kur'anin fisnik.

Sipas Ibn Abasit dhe Ataut, ky Xhenet është vendqëndrim i Xhibrili dhe i melekëve të tjerë të mëdhenj, ndërkohë që Mukatili dhe Kelbiu kanë thënë se ky Xhenet është vend ku strehohen shpirtrat e dëshmorëve. Ndërkaq, Ka'b el Ahbari thotë se në këtë Xhenet ka shpendë të gjelbër, që aty fluturojnë e kënaqen bashkërisht me shpirtrat e dëshmorëve.

**5. Daru-s-Selam**

"Allahu thërret për në xhenet (Darus-s-Selam), dhe atë që do, e vë në rrugë të drejtë".– (Junus, 25)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 2 herë në Kur'anin fisnik.

**6. Xhennetul Huld**

"Thuaj: "A është më mirë ai (zjarri i xhehennemit), apo xhenneti i përjetshëm xhenetul huldi), i cili u është premtuar si shpërblim dhe vend jetese për të devotshmit".- (El Furkan, 15)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 1 herë në Kur'anin fisnik, ndërkohë që fjala "halidin-përjetësisht", kur bëhet fjalë për vendqëndrimin e përhershëm të xhenetlinjve në Xhenet, është përmendur 13 herë..

**7. Darul Mukameh**

"I cili nga mirësia e Tij na vendosi në vendin e përjetshëm (Darul Mukameh), ku nuk do të na prekë ndonjë mundim fizik dhe ku nuk na prek ndonjë molisje".– (Fatir, 35)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 1 herë në Kur'anin fisnik.

**8. El-Hajevan**

"Kjo jetë e kësaj bote nuk është tjetër përveçse dëfrim e lojë, e jetë e vërtetë (hajevan), pa dyshim është ajo e botës së ardhme (Ahireti), sikur ta dinim".– (El Ankebut, 64)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 1 herë në Kur'anin fisnik.

**9. Mekami Emin**

"Vërtet, ata që i patën frikë Zotit, janë në vende të qeta (mekami emin)" – (Ed-Duhan, 51)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 1 herë në Kur'anin fisnik.

**10. Mak'ade Sidki**

"Eshtë e vërtetë se të devotshmit do të jenë në xhennete e në lumenj. Në një vend të kënaqshëm,

te Sunduesi i plotfuqishëm (te All-llahu). – (El Kamer, 54-55)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 1 herë në Kur'anin fisnik.

**11. El-Husna**

"Atyre që bëjnë vepra të mira, u takon e mira (xhenneti) edhe më tepër (e shohin All-llahun). Fytyrat e tyre nuk i mbulon pluhuri i zi as nënçmimi, ata janë banues të xhennetit, aty janë përgjithmonë".– (Junus, 26)

Ky emërtim në shenjë të shpërblimit të Xhenetit apo të vetë këtij Xheneti, ka ardhur 2 herë në Kur'anin fisnik, ndërkohë që fjala "husna" ka ardhur edhe disa herë të tjera në Kur'an, po me kuptim të mirësisë.

**12. El-Gurefetu**

"Për shkak se duruan, të tillët shpërblehen me një shkallë të lartë (el-gurefetu)-(xhennet) dhe aty priten me përshëndetje të selamit".- (El-Furkan 75)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 1 herë në Kur'anin fisnik.

**13. Xhenetun Alijeh**

"Në xhennet të shkallës së lartë" – (El-Gashije, 10)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 2 herë në Kur'anin fisnik.

**14. Darul Karar**

"O populli im, kjo jetë e kësaj bote nuk është përveçse një përjetim i përkohshëm, ndërsa bota tjetër është ajo e përhershmja. (Darul Karar)" - (Gafir, 39)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 1 herë në Kur'anin fisnik.

**15. Darul Muttekin**

"Ata që bënë vepra të mira, edhe në këtë jetë kanë shpërblim të mirë, por shpërblimi i tyre në botën tjetër është shumë më i mirë, e sa vend i mirë është ai i të devotshëmve"!– (En-Nahl, 30)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 1 herë në Kur'anin fisnik.

**16. Darul Ahireh**

"Atë vend të përjetshëm (xhennetin) ua kemi përcaktuar atyre që nuk duan as mendjemadhësi e as ngatërresë në tokë, e përfundim i këndshëm u takon atyre që i frikësohen All-llahut".- (El-Kasas, 83)

Ky emërtim i Xhenetit ka ardhur 9 herë në Kur'anin fisnik.

Duke u nisur nga ato që thamë pak më sipër për emërtimin "Xhennet", dijetari bashkëkohor Shevki Dajf, ka shfaqur një mendim, i cili më është dukur tejet i arsyeshëm Ai thotë: "4 Xhenetet e para të përmendura: Xhenatu Adni, Xhenatu-n-Neim, Xhennatu-l Firdevsi dhe Xhennatu-l Me'va, janë Xhenete në të cilat besimtarët kanë vendpritje fisnike dhe strehim, ku përshkruhen shtëpitë dhe pallatet e tyre, ndërkohë që emërtimet e tjera të Xhenneteve, janë më tepër përshkrime të kënaqësive që do të përjetojnë besimtarët, si vende sigurie, vende të larta, pozita fisnike, përjetësi në këto Xhennete etj.". Ky mendim bëhet edhe më i fuqishëm nga përshkrimi që Allahu xh.sh. u ka bërë këtyre xheneteve në ajetin 46-të të sures Er-Rrahman: "E, për atë që i pati frikë paraqitjes para Zotit të vet, janë dy xhennete", ndërsa në ajetin 62 të po kësaj kaptine: "E nën ato dy (xhennete) janë edhe dy xhennete.", janë përmendur edhe dy xhennete të tjera, që do të thotë katër xhennete.

Në mbështetje të këtij mendimi dhe sqarimit të këtyre ajeteve të sures (Er-Rrahman), vjen edhe hadithi i Pejgamberit a.s.: "Dy xhenete janë prej ari, dhe çdo gjë në to, madje edhe enët, janë prej ari, dhe dy xhenete janë prej argjendi, e çdo gjë në to, madje edhe enët e tyre, janë prej argjendi".[4]

Po sipas Dr. Shevki Dajfit, dy xhenetet e para janë Xhenneti Adn dhe Xhennetu-n-Neim, kurse dy xhenetet e tjera: Xhennetul Firdevsi dhe Xhennetul-Me'va.

Megjithatë, Allahu e di më së miri saktësinë e këtij mendimi, ndërkohë që kjo ka fare pak rëndësi, teksa përkujtojmë dhe imagjinojmë begatitë e panumërta që ka përgatitur Allahu xh.sh. për ne besimdrejtët dhe të devotshmit në hapësirat e Xheneteve, të krijuara enkas për ne.

Allahu xh.sh., në një hadith kudsijj, të cilin e përcjell i Dërguari a.s. e të cilin do ta përflasim, teksa i përshkruan kënaqësinë e Xhenetit, thotë: "Në Xhenet për robërit e Mi kam përgatitur gjëra që syri i tyre kurrë nuk i ka shikuar (parë), zëra që veshi i tyre kurrë nuk i ka dëgjuar, dhe gjëra (të bukura), të cilat as që kanë mundur t'i imagjinojnë ndonjëherë zemrat apo mendjet e tyre".Allahu na bëftë prej banuesve të këtyre Xheneteve!

Kurse për sa u përket dyerve të Xhenetit, në Kur'an nuk ka ndonjë tekst eksplicit, i cili të flasë rreth numrit të tyre, ndonëse termi "Ebvab-Dyer" është përdorur në shumë ajete kuranore. Ndërkohë, për numrin e dyerve të Xhenetit ka folur Pejgamberi a.s. në një hadith; ai ka thënë: "Nuk ka askush prej jush që merr abdes në formën më të plotë (bukur), dhe thotë: "Dëshmoj se nuk ka Zot tjetër përpos Allahut dhe Muhamedi është rob i dërguar i Tij", e të mos i hapen atij tetë dyert e Xhenetit e ai të hyjë në të nga cila derë të dëshirojë".

Ajo që e dimë me saktësi, është se njëra prej këtyre dyerve quhet "Rejan", e posaçme për agjëruesit e Ramazanit. Nga tërë kjo mund të konstatojmë se dyert e Xhenetit janë të panumërta, pa ndonjë numër të caktuar.

Të gjitha këto mirësi, nimete e begati, të cilat Allahu xh.sh. i ka përgatitur për njerëzit dhe exhinët besimtarë, duhet të jenë shkas dhe motiv shtytës, që ata, gjatë jetës në këtë botë, të mos zhyten në humnerat e injorancës dhe pabesimit, por ta falënderojnë pa pushim, Krijuesin e tyre Fuqiplotë, Që i ngriti lart me besimin e pastër islam. -vijon –

(1) Po aty, f. 250. (2) Imam Sujutiu Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, f. 250, Bejrut 2002. (3) Shih: Hadaiku-rrehvhi ver-rrejhani…. v.28, f. 313. (4) Shevki Dajf Suretu-r-Rrahman ce suver kisar-ardun ve dirasetun, f. 116.

# Ndikimi i Hadithit në mospajtimet e fukahenjve

**Dr. sci. Musa Vila**

**Transmeton Ibn Berri nga Jahja ibn Seidi: "Dhënësit e fetvave gjithmonë japin fetva, njëri lejon, tjetri ndalon. Ndaluesi nuk e sheh se lejuesi shkatërrohet nga lejuesi i tij, e as lejuesi nuk e sheh se ndaluesi shkatërrohet nga ndalimi i tij"**

Në çdo disiplinë jetësore dhe fetare ekzistojnë mendime të ndryshme për një çështje, kulturë, vendim apo pikëpamje. Siç dallohet çdo njeri nga fytyra, zëri, shenja të veçanta gishtërinjsh, gjithashtu dallohet edhe për mendimet, parimet, shijet dhe qëndrimin ndaj gjërave, njerëzve, veprave e vështrimeve. Po ashtu, edhe çdo dijetar a studiues ka personalitetin e tij të pavarur, memorien dhe intelektin e veçantë. Kjo llojshmëri e dijetarëve prodhon dallime ndërmjet tyre në mendim, gjykim dhe qëndrim ndaj çështjeve në përgjithësi. Kjo është evidente edhe në sferën e hadithit, tefsirit, fikhut etj.. Llojshmëria e mendimeve fetare gjithmonë është e begatshme dhe frytdhënëse si dhe është një nga simbolet e Allahut, që vërteton Madhërinë, Fuqinë dhe Urtësinë e Tij."Nga argumentet e Tij është krijimi i qiejve e i Tokës, ndryshimi i gjuhëve tuaja dhe ngjyrave tuaja. Edhe në këto ka argumente për të diturit". (Er-Rrum, 22)

Ata që dëshirojnë t`i bashkojnë dijetarët, studiuesit në një mendim për çështje të jurisprudencës islame, për kuptimin e ajeteve dhe hadithe dhe çështjeve të tjera dytësore në fe, duhet të dinë se po kërkojnë të pamundshmen, atë që nuk mund të ndodhë dhe se një tendencë e tillë edhe më shumë do ta zgjeronte rrethin e polemikave dhe kundërthënieve në mesin e dijetarëve. Sikur të kishte dashur, Allahu xh.sh. do ta kishte bërë fenë në atë formë që të mos ishte nevoja për studim dhe hulumtim (ixhtihad), po nuk ka bërë një gjë të tillë me qëllim që ta harmonizojë natyrën e njeriut, natyrën e gjuhës dhe universit në natyrën fetare. Feja islame është e përshtatshme për të gjitha kohët dhe, për këtë shkak, ajo është fleksibile dhe e butë, nuk është statike e as e vrazhdë. Nuk mund t`i bashkojmë idetë e mendimet e ndryshme në çështjet dytësore të fesë, për shkak se ekzistojnë dallime midis intelekteve gjatë procesit të induksionit në kuptimin e koncepteve, në lidhshmërinë e të vërtetave dhe në komentimin e ajeteve e hadithe brenda përkufizimeve gjuhësore e normative.

Transmeton Ibn Berri nga Jahja ibn Seidi: "Dhënësit e fetvave gjithmonë japin fetva, njëri lejon, tjetri ndalon. Ndaluesi nuk e sheh se lejuesi shkatërrohet nga lejuesi i tij, e as lejuesi nuk e sheh se ndaluesi shkatërrohet nga ndalimi i tij".[1]

Ixhtihadi është i lejuar, kurse ekzistimi i mendimeve të ndryshme është çështje e nevojshme. Sheriati nuk e privon nga shpërblimi atë që gabon, dhe kjo nënkupton mëshirën dhe lehtësimin. Kjo nuk do të thotë se të gjitha mendimet janë të sakta, sepse vetëm njëri prej tyre është i saktë, mirëpo të gjithë kanë mirënjohje dhe shpërblim. Pra, ekzistimi i mendimeve të ndryshme konsiderohet lehtësim dhe mëshirë. Burimi i mendimeve të ndryshme për një vendim a një çështje është prej kohës së ashabëve. Këtë mund të shohim edhe në dallimet ndërmjet Ebu Bekrit r.a. dhe Omerit r.a., të cilët kishin qëndrime të ndryshme lidhur me çështjen e robërve të Bedrit.

"Për asnjë Pejgamber nuk qe me vend të ketë robër derisa të ketë dërmuar me luftë (armikun) në tokë". (El Enfal, 67-69)

Në komentimin e këtij ajeti, Ibni Kethiri thekson të dy qëndrimet e tyre ndaj robërve të luftës. Omeri r.a. mbronte mendimin se ata duhej të vriteshin, kurse Ebu Bekri kishte mendim tjetër dhe propozonte të liroheshin me një kompensim. E Pejgamberi a.s. pranon propozimin e Ebu Bekrit. Një dallim i tillë në çështje të fikhut, mund të vërehet edhe në mes Abdull-llah ibn Omerit dhe Ibn Abbasit r.a.. Sipas Ibn Omerit, prekja e gruas e prish abdestin, kurse sipas Ibn Abbasit jo. Sipas Ibn Omerit, nga dispozitat e haxhit qëndrimi në Muhsab (vendi ku gjuhen gurët) konsiderohet sunet, kurse sipas Ibn Abbasit jo. Gjithashtu kishte dallime midis tyre edhe për Gurin e Zi, sepse Ibn Omeri shtyhej derisa ta prekte, kurse Ibn Abbasi e urrente shtyrjen duke thënë: "As nuk dëmton e as nuk dëmtohet".

Ibn Omeri i largonte fëmijët nga frika se mos ndotin, ndërsa Ibn Abbasi i afronte pranë vetes. Pastaj aty ndikon horizonti i gjerë i diturisë, ngase dikush arrin atë që s'e ka arritur tjetri. Maliku i tha Ebu Xhaferit: "Ashabët e Pejgamberit a.s. janë shpërndarë në vende (të ndryshme) dhe në çdo popull ka dituri, e në qoftë se i obligon me një vendim, lindin kundërthëniet (fitnet)". Gjithashtu, ndikon edhe fakti se mjediset janë të ndryshme. Këtu si shembull konkret kemi Imam Shafiun, i cili në Egjipt kishte mendime dhe fetva të tjera, që nuk u ngjasonin fetvave të tij të dhëna kohë më herët në Irak. Më pastaj ndikon edhe qetësia shpirtërore e pranimit të transmetimit, si p.sh. ai që pranon me bindje të plotë transmetimin nga ndonjë transmetues, nuk është i qetë për transmetimin e ndonjë transmetuesi tjetër. Po ashtu, ndikon edhe llojshmëria e qëndrimeve, si p.sh., dikush preferon veprat e njerëzve (ashabëve) më shumë se hadithet në rrugë të vetmuar (ahad), e dikush tjetër jo. Në mendimet kundërthënëse të fukahenjve ndikim të veçantë kishin edhe hadithet e Pejgamberit a.s., por vështruar nga kënde të ndryshme. Fukahenjtë nuk ishin unikë në kriteret e tyre rreth gjendjes se kur meriton të veprohet me hadithin. Ata kishin dallime në të kuptuarit e hadithit. Po ashtu, kishin dallime në metodën e tyre rreth interpretimit të teksteve kundërshtuese të haditheve me njëri-tjetrin.

**Kur meriton hadithi të veprohet me të**

Çdo hadith duhet të studiohet nga shumë kënde, në veçanti studiuesi duhet t'i bëjë një vështrim të qartë senedit të hadithit (zinxhirit të transmetuesve) dhe tekstit të tij. Është e domosdoshme për këdo që përcjell diçka nga Pejgamberi a.s., që ta tregojë burimin dhe nga kush i ka marrë ato informacione. Pastaj edhe burimi i dytë e ka për obligim të tregojë burimin e tij, domethënë se prej kujt e ka marrë informacionin. Në këtë mënyrë zinxhirohet studimi, kurse studiuesi në fund arrin në marrjen e informacionit në mënyrën më besnike nga Pejgamberi a.s..



Pavarësisht nga kushtet që kanë vendosur dijetarët dhe metodologjia që kanë ndjekur në verifikimin e haditheve, kundërthëniet në mes tyre nuk mungonin. Hadithologët, po dhe fukahenjtë, kishin kundërthënie për sa u përket kushteve për verifikimin e hadithit.

**A kushtëzohet që hadithi të jetë i vërtetë (autentik) për të vepruar sipas tij**

Si duhet të vërtetohet teksti i hadithit? Si duhet të konfirmohet drejtshkrimi i tekstit të hadithit në aspektin gjuhësor?

Bazuar në këto pika, shihet qartë se disa prej tyre ndërlidhen me senedin e disa me tekstin e hadithit.

Për sa u përket kundërthënieve për verifikimin e hadithit, shkurtimisht mund të themi se pjesa dërrmuese e dijetarëve kanë rënë në ujdi që kushtet e hadithit autentik janë pesë: senedi i ngjitur; vërtetimi i kriterit fetar të transmetuesit; vërtetimi i përpikërisë së tij; senedi dhe teksti të jenë të pastër nga mangësitë; senedi dhe teksti të mos kenë ndonjë akuzë që u humb imazhin.

Kur përmendim ngjitjen e senedit, duhet të themi se hadithologët midis tyre kanë pasur mospajtime në verifikimin e këtij kushti, dhe sidomos janë përqendruar në çështjen e takimit në mes transmetuesit dhe dijetarit të tij. Imam Buhariu kushtëzonte që takimi në mes tyre të ishte i verifikuar, qotë edhe vetëm një herë. Imam Muslimi dhe shumica e dijetarëve[2]



pajtohen që takimi në mes tyre të ishte i mundshëm dhe jo i verifikuar

Një karakteristikë tjetër është se polemikat dhe kundërthëniet lidhur me ngjitjen e senedit, kanë marrë përmasa edhe më të gjera, dhe janë përqendruar veçanërisht në hadithin mursel, që nënkupton transmetimin e Tabiiut nga Pejgamberi a.s. d.m.th. një transmetim jo i ngjitur. Mirëpo këtu shtrohet çështja nëse e dëmton ose jo ky transmetim jo i ngjitur hadithin dhe a ekziston mundësia që hadithi të nxirret jashtë kornizave të argumentimit.

Pjesa dërrmuese e hadithologëve mendojnë se HADITHI MURSEL është i dobët dhe me të nuk argumentohet. Në anën tjetër, pjesa dërrmuese e fukahenjve, në mesin e të cilëve Imamët Ebu Hanife, Maliku dhe Ahmedi, në një transmetim mendojnë se hadithi mursel nuk dëmton asgjë dhe tek ata është argument e me të meriton të (veprohet) dhe punohet.

Si ndërmjetësues në qëndrimin në mes dy mendimeve (palëve), është Imam Shafiu, i cili hadithin MURSEL e ka konsideruar të dobët me dobësi të lehtë. Prandaj mund të jetë argument nëse hadithi gëzon një nga këto katër përkrahje: (është) transmetim të ngjitur, transmetim mursel në një rrugë tjetër, përdorim nga disa ashabë në fetvatë e tyre, ose përdorim nga shumica e dijetarëve dhe marrja parasysh në mendimet e tyre.[3]

Bazuar në këto dilema, hadithi mursel është argument tek tre Imamët e fikhut. Gjithashtu është argument edhe te Shafiu, por me kusht që: të gëzojë një prej katër përkrahjeve. E nëse hadithi mursel nuk gëzon një prej katër përkrahjeve, ai është i kundërshtuar tek Shafiu ashtu siç kundërshtohej edhe nga hadithologët.

Duhet të kihet parasysh se numri i haditheve mursel nuk është i paktë. Në një përmbledhje të koleksionit "Sherh ala usuli el bezdevij", Imam Ala`u, duke kundërshtuar ata që kundërshtojnë hadithin mursel, theksonte: "Kundërshtimi i hadithit mursel nënkupton humbjen e një numri të shumtë sunetesh, ngase hadithet e tilla janë tubuar, janë koleksionuar dhe kanë arritur në pesëdhjetë vëllime". Dijetari El Kevtherij thotë: "Ai që e dobëson hadithin mursel, ka refuzuar gjysmën e syneteve që veprohen sipas tyre.[4]

Numri i haditheve mursel do të ishte dukshëm më i vogël nëse kemi parasysh grupin që kishte përkrahur Imam Shafiu, bazuar në kushtet e parashtruar nga vetë ai.

Për sa i përket kundërthënies së fukahenjve në lidhje me vërtetimin e kriterit të lartë fetar të transmetuesit, kjo është një fushë shumë e gjerë. Ata nuk u pajtuan se ç'lloj kriteri fetar kërkohet për t'u konfirmuar:

A mjafton që transmetuesi të jetë mysliman që nuk ka asnjë akuzë, për t'u gjykuar si kriter i lartë fetar?

A kushtëzohet që personalitetit të tij t`i bashkëngjitet konfirmimi i kriterit të lartë fetar nga dukja e jashtme dhe të mjaftohemi me kaq? Atëherë ky quhet "i panjohur për nga gjendja e tij e brendshme".

A kushtëzohet që domosdo të njihet gjendja e tij e jashtme dhe e brendshme? Gjithashtu, fukahenjtë nuk u pajtuan nëse mjafton ose jo për transmetuesin vlerësimi i një dijetari apo duhet të jetë nga dy dijetarë?

Vlen të ceket se, në kuadër të këtyre mospajtimeve, bëjnë pjesë kundërthëniet në çështjen se kush meriton të konsiderohet dijetar (kritik) me të drejtë akuzimi të kriterit fetar të transmetuesit. Sa e sa prej transmetuesve ishin akuzuar vetëm sepse ishin irakenë, sepse i takonin drejtimit logjik, sepse ishin përgjigjur që Kur`ani është krijuar në kohën kur situata politike ishte shumë e tendosur… Këto janë çështje të ndërlikuara dhe të rënda. Nuk mund t'i njohë e t'i arrijë kushdo. Lidhur me këto çështje mund të japë mendim, mund t'i vështrojë ose t`i sqarojë ato vetëm ai që i ka studiuar për një kohë të gjatë dhe është specializuar në atë drejtim.

Një transmetues të tillë një hadithologo ose fekih e ka vlerësuar, e në anën tjetër, ka mundësi që një tjetër prej hadithologëve ose fukahenjve ta kishte akuzuar. Transmetuesit, për të cilët dijetarët janë në ujdi, qoftë për vlerësimin ose akuzën (dobësinë) e tyre, janë shumë më të paktë sesa transmetuesit rreth të cilëve dijetarët kanë kundërthënie.

Në kuadër të këtyre formave të kundërthënieve, ndikimi i të cilave lë gjurmë

më të mëdha, mund të ceket edhe fakti që te një transmetues i kontestuar ka qindra hadithe. Kush anon nga vlerësimi i tij, ai njëherazi argumenton me ato hadithe në të gjitha dispozitat fetare dhe jetësore, e kush anon nga akuzimi i tij, ai njëherazi nuk argumenton me asnjë hadith të tij.

Kështu, pra, lindin kundërthëniet. Dhe çdonjëri prej dijetarëve pretendon se ai argumenton me synet, pretendon se ai praktikon hadithet e Pejgamberit a.s. dhe në angazhimet e tij të fikhut dhe hadithit pretendon për metodologjinë e hadithologëve dhe rregullave të tyre. Është e pamundshme që ndonjëri prej nesh t'i hedhë poshtë këto fjalë.

Pra, në kushtet e hadithit autentik, ka kundërthënie. Në këtë kontekst vlen të tërhiqet vëmendja rreth një kushtëzimi nga Imam Ebu Hanifja, që ndërlidhet me konfirmimin e përpikmërisë së transmetuesit:"Transmetuesi hadithin e tij duhet ta mbaj në mend (ta dij përmendsh, ta memorizojë) që prej momentit të pranimit e deri në momentin e përcjelljes (dhënies) së tij, pa shkaktuar harresa ose ndonjë mangësi në të".[5] Ky kusht është i vështirë. Këtë e kanë dëshmuar vetë transmetuesit me shpërqendrimin e tyre në memorizimin e haditheve. Ky kusht do të ndikonte që Ebu Hanifja të kishte kundërthënie me dijetarët e tjerë në dobësimin dhe verifikimin e disa haditheve.

**A kushtëzohet që hadithi të jetë i vërtetë (autentik) për të vepruar me të?**

Për t'iu përgjigjur kësaj pyetjeje, duhet të bëjnë një vështrim serioz rreth hadithit që për nga shkalla e tij nuk është autentik dhe as i mesëm (hasen).

Dijetarët janë unikë që hadithi që arrin gradën autentike ose të mesme-hasen, meriton të punohet dhe të argumentohet me të në dispozitat fetare.

Për sa i përket hadithit të dobët, pjesa dërrmuese e dijetarëve janë të mendimit se mund të veprohet me të në preferime dhe pëlqime, por në kuadër të kushteve të caktuara për të. Në përgjithësi, kjo është e qartë.

Por disa dijetarë-fukahenj mendojnë se me hadithin dobët mund të veprohet edhe në dispozita të sheriatit- në lejime dhe ndalime - ku disa prej tyre i kanë dhënë përparësi ndaj analogjisë, e cila është një prej burimeve legjislative, të cilën pjesa dërrmuese e djetarëve kanë rënë në ujdi për ta mbështetur.

Veprimi me hadith të dobët është mendim i tre Imamëve të dalluar: Ebu Hanifes, Malikut dhe Ahmedit. Gjithashtu, ky është mendimi i një grupi hadithologësh, si: Ebu Davudi, Nesaiu, Ibn Ebi Hatimi. Mirëpo, në qoftëse plotëson dy kushte: të mos jetë shumë i dobët dhe për atë çështje të mos ketë hadith tjetër përveç tij. Ibn Herem el Hanefij thotë: "Veprat e pëlqyera mund të argumentohen me hadith të dobët, por jo me hadith të shpifur".[6]

Imam Neveviu (esh-shafiaij) thotë: "Disa dijetarë hadithologë dhe fukahenj kanë thënë:

"Lejohet dhe është e pëlqyeshme që në preferime, inkurajime (nxitje) kërcënime të veprohet me hadith të dobët, por që nuk është i shpifur. Ndërsa, për sa u përket dispozitave të lejimit, ndalimit, marrëveshjeve në shitblerje, kurorës, shkurorëzimit dhe disa të tjerave, nuk lejohet të veprohet përveçse me hadith autentik ose të mesëm –hasen".[7]

Edhe Imam Maliku ka vepruar me hadith të dobët. Këtë e kanë cekur shtyllat kryesore të dijetarëve të mëvonshëm të drejtimit maliki. Ata thonë: "Është bërë e ditur që Imam Maliku dhe ata që kanë ndjekur drejtimin e tij, kanë argumentuar me hadith mursel dhe çdo hadith mun'kati dhe mu`dal (hadithe të dobëta) ka qenë argument tek ata duke u mbështetur në besueshmërinë e murselit për nga domethënia e tij, që në bazë është e njëjtë me ata të dy (mun'kati dhe mu`dal)".[8]

Ibn En-Nexhar el Hanbelij thotë: "Ka thënë Imam Ahmedi: "Drejtimi im është të mos e kundërshtoj hadithin e dobët nëse në atë kapitull nuk ka (hadith) që e shtyn atë".[9]

Përkrahës i mendimit të Imam Ahmedit është edhe Ibn Hazmi, i cili cek thënien e Ahmedit: "Hadithi i dobët është më i dashur tek ne sesa mendimi (i njeriut)". Aliu tha: "(e ky është Ibn Hazmi) Edhe ne themi kështu".[10]

Vetë Imam Shafiu ka vepruar me hadith mursel kur nuk ka pasur tjetër në atë çështje, edhe pse ai është i mendimit se hadithi mursel është i dobët.[11]

Është edhe një mundësi tjetër për të vepruar me hadith të dobët. Kur vjen një hadith i cili ka dy kuptime të mundshme, kur nuk mund të avancohet njëri ndaj tjetrit, atëherë vjen hadithi i dobët dhe avancon njërin ndaj tjetrit".

Imam En-Neveviu thotë: "Avancimi me hadith mursel është i lejuar".[12] Megjithëkëtë, Neveviu është i mendimit se hadithi mursel është i dobët.

Bazuar në këto thënie, si dhe në polemikat e lartpërmendura, mund të konstatojmë se hadithi i dobët ka një pozicion, vlerë dhe konsideratë në mendimet e dijetarëve tanë eminentë të hershëm dhe të tanishëm, në kundërshtim me disa njerëz që sot hadithin e dobët e kanë mohuar krejtësisht dhe e kanë radhitur ndër hadithet e refuzuara a të shpifura (el mevdu`u). - vijon -

[1] Xhamiul bejanil-ilmi, v.2 f. 80. [2] El mukaddime sahihu Muslim, v.1, f. 130. [3] Er-risale li Shafiij, f. 462. [4] Takdimetu nasbu rraje, v.1 f. 27. [5] Sherh musned Ebi Hanife lil Karij, f. 3. [6] Fe`hul kadir, v.1 f.417. [7] El edhkar, f: 7-8. [8] Neshrul Bunud ala Merakij es-su`ad, v. 2, f. 63. [9] Sherh kevkebil munir, v.2, f. 573. [10] El Mehala li ibn Hazmi, v. 4, f. 148. [11] Fet`hul mugith li sehavij, v. 1, f. 80, 142. [12] El mexhm`u, v. 1, f.100.

# "Muveh-hidúnët" dhe pozita e tyre në besimin islam

**Mr. Orhan Bislimaj**

**Në vështrimin gjuhësor, nocioni muveh-hidún është participi aktiv dhe shumësi i "muveh-hid", ndërsa infinitivi i tij është "tevhid".**

Myslimani është i obliguar t'u përmbahet në përpikëri të gjitha normave besimore dhe dispozitave sheriatike që burojnë nga besimi islam. Fatmirësisht, një pjesë e konsiderueshme e Botës Islame, përfshirë edhe hapësirat tona mbarëkombëtare, parimisht u përmbahen udhëzimeve të besimit islam në jetën e tyre. Por ç'e do që ka prej besimtarëve islamë që nuk i respektojnë me përpikëri urdhëresat e ndalesat dhe mjaftohen vetëm me deklarimin e Njëshmërisë së Krijuesit Fuqiplotë (muveh-hidun).

### Domethënia e nocionit "muveh-hidún"

Në vështrimin gjuhësor, nocioni muveh-hidún është participi aktiv dhe shumësi i "muveh-hid", ndërsa infinitivi i tij është "tevhid" dhe rrjedh nga lloji II i foljeve të prejardhura, nga foljet e parregullta të grupit të tyre "el-mithalu'l vavij', në të cilat bashkëtingllorja e parë e rrënjës është 'vav', që konsiderohet bashkëtingullore e dobët. Koha e shkuar bën 'veh-hade', koha e tashme - 'juveh-hidu', kurse infinitivi 'tevhid', që do të thotë: njohja e një gjëje si të vetme, e kur përmendet për Allahun xh.sh., nocioni tevhid, respektivisht muveh-hid, konsiston personin që deklaron me gjuhë dhe beson me zemër se Allahu është Një i Vetëm.[1]

### "Muveh-hidun" si term akaidi

"Muveh-hidun" si term akaidi ka marrë identitet për ata besimtarë islamë, të cilët, ndonëse besojnë Allahun me zemër dhe këtë besim e deklarojnë me gjuhë e nuk e kundërshtojnë, në anën tjetër, në jetën praktike nuk tregojnë devotshmëri dhe as përpikëri në respektimin e urdhëresave dhe ndalesave të fesë Islame.[2] Kjo është një domethënie identifikuese e nocionit muveh-hidun, e ky nocion është përmbajtjesor dhe përdoret me kuptim të plotë edhe për besimtarë të devotshëm, që u përmbahen me përpikëri normave të besimit islam. Në momentin kur njeriu shpreh besimin në Njëshmërinë e Allahut, ai quhet muveh-hid, dhe në atë çast ka bërë hapin parimor dhe fillestar, pas të cilit obligohet të vazhdojë drejt përvetësimit më të përgjithshëm të normave besimore dhe dispozitave sheriatike që burojnë nga besim islam. Deklarimi i këtij akti kërkohet që në fillim të bisedës, nëse një individ (jomysliman) interesohet për t'u bërë mysliman. Kjo, sepse nuk kërkohet prej dikujt që të falë një kohë të namazit ende pa e pranuar Njëshmërinë e Allahut, pra pa qenë muveh-hid. Së pari kërkohet besimi e pastaj kërkohen obligimet e tjera me radhë një nga një. Ky është një standard procedural i fesë Islame, dhe kështu na ka mësuar Pejgamberi a.s. kur e dërgoi Muadh bin Xhebelin misionar në Jemen, në vitin 9 hixhrij, të cilit i pati thënë: "Ti do të shkosh te një popull i cili është ithtar i librit (ehlul kitab - tek hebrenjtë dhe të krishterët). Gjëja e parë për se do t'i thërrasësh ata, është që të shprehin (pranojnë) Njëshmërinë e Allahut xh.sh…".[3]
Në këtë hadith Pejgamberi a.s. përmend fjalën "juveh-hidu", që do të thotë: do t'i thërrasësh ata që të bëhen muveh-hidun të Allahut xh.sh.. E, në një hadith tjetër, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Jam urdhëruar të luftoj kundër njerëzve, derisa të thonë "la ilahe il-la'Llah" – 'nuk ka zot tjetër përveç Allahut'. E kush thotë "la ilahe il-la'Llah" – nuk ka zot tjetër përveç Allahut, ai i ka të

mbrojtura pasurinë e tij dhe jetën e tij prej meje, përveç detyrimeve (përgjegjësive) të tij juridike. Kurse llogaria e aspektit të brendshëm (për fjalën që e ka thënë) i përket Allahut.”.[4]

Secili njeri që ka pranuar besimin islam, është i obliguar t'u përmbahet urdhëresave dhe ndalesave që dalin nga doktrina e besimit islam. Çështja varet nga interesimi i besimtarit nëse mjaftohet vetëm me deklarimin e besimit apo do të vazhdojë përbrendësimin e përgjithshëm të besimit islam dhe të fesë islame në përgjithësi, për se ai është i obliguar nga Allahu. Nëse mjaftohet vetëm me deklarimin e besimit islam, dhe këtë nuk e kundërshton as me zemër, as me fjalë e as me vepër, ai ka ngelur në pozitën e të qenit muveh-hid. Edhe nëse vazhdon të respektojë urdhëresat e ndalesat, ai përsëri është muveh-hid, veçse tashti ka edhe një argument tjetër, atë të përmbushjes së obligimeve fetare, të cilat e renditin në radhën e besimtarëve të mirëfilltë (mu'minun). Domethënë, sipas një përcaktimi të lirë, kuptohet pa u vënë pikën e fundit alternativave të tjera, sepse çështja kërkon studim më të gjithanshëm, nocioni muveh-hidun është emërtim praktik për myslimanët që ngelin fillestarë në Islam, ndërsa nocioni mu'minun është tipar për besimtarët islamë të mirëfilltë. Me këtë kuptim e hasim në literaturën burimore dhe në përdorimin e ulemave. Ndërkaq, reflektimi i kësaj strukture (muveh-hidun/mu'minun) është i pranishëm në Botën Islame dhe tek ne.

**“Muveh-hidunët” janë besimtarë islamë nominalisht**

Është e vërtetë se në parim muveh-hidunët janë besimtarë islamë, sepse ata E kanë besuar Allahun dhe këtë nuk e kanë kundërshtuar. Po ashtu ata e kanë besuar pejgamberinë e Muhamedit a.s. dhe të gjithë atë që i është shpallur nga Allahu, dhe këtë nuk e kanë kundërshtuar, si dhe e kanë besuar Kur'anin, dhe këtë nuk e kanë kundërshtuar, e kështu me radhë. Por, ç'e do që, kundrejt këtij besimi të deklaruar, ata nuk preokupohen në mënyrë të vetëdijshme nga respektimi i urdhëresave dhe ndalesave të Allahut të Madhëruar. Problematika e çështjes është në këtë rrafsh. Në citatet kuranore dhe në hadithe të Pejgamberit a.s. është vërtetuar se veprimi më i rëndësishëm për njeriun dhe jetën e tij, është akti i të besuarit në Allahun e Madhëruar, akti të cilin e kanë muveh-hidunët. Ky akt, që në shikim të parë duket aq i thjeshtë, është veprimi më domethënës për jetën e njeriut dhe pozitën e tij në besimin islam. Sepse, në momentin kur njeriu nuk E pranon Allahun për Krijues, apo kur Allahun E beson gabimisht, siç veprojnë jomyslimanët, ky është ofendimi më i rëndë që I bëhet Krijuesit. Për këtë arsye themi se rëndësia e imanit është e pakrahasueshme me asnjë veprim tjetër, madje, sikur të gjitha veprat e mira të njeriut të vendosen në njërën anë të




peshores, kurse imani - i vetëm në anën tjetër, ky i fundit do të peshojë më rëndë. Kjo tregon vlerën e jashtëzakonshme të tij. Dhe, e kundërta, sado që njeriu mund të bëjë mirë dhe vepra të mira, nëse nuk e ka imanin, veprat e tij nuk do të mund ta shpëtojnë në Ditën e Gjykimit. Kjo është e vërtetë. Mbi këtë bazë, Pejgamberi a.s. e kishte lutur shumë xhaxhain e tij - Ebu Talibin, që ta thoshte një fjalë të vetme, e cila në Ditën e Gjykimit do të jetë shpëtimtare për të. Le ta sjellim hadithin në vazhdim. Transmeton Imam Muslimi me varg zinxhiror nga Se'id bin Musejjebi, ky nga babai i tij, i cili ka thënë:“Kur Ebu Talibit iu afrua vdekja, atij i erdhi Resulull – Llahu s.a.v.s. e tek ai gjeti Ebu Xhehlin dhe Abdullah bin Ebi Umejjete bin El-Mugirete dhe atij (Ebu Talibit) i tha: “O xhaxhai im, thuaj (dëshmo) ‘nuk ka zot tjetër përveç Allahut', fjalë kjo me të cilën do të dëshmoj për ty tek Allahu. Ebu Xhehli dhe Abdullah bin Ebi Umejjete thanë: O Ebu Talib, a po largohesh nga feja e Abdul Muttalibit? Resulull-Lahi s.a.v.s. vazhdoi t'ia paraqiste dhe përsëriste këtë thënie, derisa Ebu Talibi fjalën e tij të fundit dhe përfundimtare e tha se ai nuk largohet nga feja e Abdul Muttalibit dhe refuzoi të thoshte: ‘nuk ka zot tjetër përveç Allahut'. Atëherë Pejgamberi a .s . i tha atij: (dije se) Pasha Zotin, gjithsesi do të kërkoja falje për ty, po të mos pengohesha për të bërë një gjë të tillë”.[5]

E, pra, cila ishte ajo fjalë që Pejgamberi a.s. e luste xhaxhain e tij - ta thoshte me gojën e tij? Pa dyshim, ishte fjala “la ilahe il-lallah – Nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut”. Ndonëse xhaxhai i tij ndodhej në çastet e fundit të jetës, edhe atëherë Pejgamberi a.s. po kërkonte që ai



ta deklaronte këtë fjalë. Arsyeja ishte që Ebu Talibi të bëhej mysliman dhe që Pejgamberi a.s. të mund të bënte shefat (ndërmjetësim tek Allahu) në Ditën e Gjykimit për xhaxhain e tij, për hir të faktit që ai ishte kujdesur për rritjen e tij, po edhe, mbi të gjitha, e kishte përkrahur dhe mbrojtur aq shumë në kohën kur armiqtë e luftonin për shkak të besimit islam, të atij besimi e feje, që Ebu Talibi më në fund nuk e pati fatin ta përqafonte. Domethënë, maksima la ilahe ilall-llah, sado që duket e thjeshtë në perceptim të parë, ka rëndësi të veçantë dhe jetike për jetën e njeriut, në këtë botë dhe në Botën tjetër. Analoge me këtë është çështja e muveh-hidunëve, të cilët kanë deklaruar fjalën la ilahe ilall-lah dhe nuk kanë shkuar më shumë me veprat dhe veprimet. Ata, në parim, janë myslimanë nominalisht, nëse këtë nuk e kundërshtojnë me fjalë e vepër, dhe kanë arritur atë pragun e domosdoshëm, respektivisht të nevojshëm, që si akt fundamental kërkohet nga çdo njeri.

**Dallimi në mes "muveh-hidunëve"**

Le të themi se muveh-hidunët nuk janë të gjithë të barabartë. Duke pasur parasysh realitetin në terren, ka një dallim në mes tyre. Nuk është fjala për dallim nga aspekti i (mos)bërjes së veprave, sepse në këtë drejtim relativisht të gjithë janë njësoj, por dallimi është nga aspekti i mbajtjes dhe vërtetimit të përkatësisë së tyre fetare islame.

**Kategoritë e muveh-hidunëve**

1) Muveh-hidunët, të cilët qëndrojnë të paluhatur në përkatësinë e tyre fetare islame. Ky lloj i muveh-hidunëve nuk e kundërshtojnë përcaktimin e tyre fetar, dhe janë të vetëdijshëm për gabimin e tyre, ngaqë nuk i respektojnë detyrimet fetare islame. Ne kemi pasur rastin të dëgjojmë prej myslimanëve nga shoqëria jonë kosovare, të cilët, krenohen me përkatësinë e tyre islame dhe, njëkohësisht, e fajësojnë veten pse nuk u përmbahen mësimeve të Kur'anit dhe traditës së Pejgamberit a.s., të cilat, sipas tyre, janë udhëzime të pazëvendësueshme. Mirëpo, sikundër kësaje metë e tyre e pajustifikueshme është mospërmbushja e detyrimeve fetare. Prej tyre kërkohet që të fillojnë menjëherë të respektojnë urdhëresat dhe ndalesat e Allahut dhe këtë të mos e vonojnë as dhe një minutë. Paralelisht me këtë, ose madje paraprakisht, ata duhet të pendohen tek Allahu për të gjitha lëshimet që kanë bërë. Ata, për shkak të mospërmbushjes së urdhëresave dhe ndalesave të fesë islame, gjenden fajtorë dhe konsiderohen mëkatarë të mëdhenj, po jo edhe të dalë feje (nga feja islame) –tekfir , siç kanë vepruar disa fraksione islame. E ardhmja e tyre në Botën tjetër nuk është e mirë, nëse nuk pendohen tek Allahu dhe nuk përmirësohen e të respektojnë detyrimet fetare. Imam Ebu Hanife r.h., në lidhje me çështjen e muveh-hidunëve, thotë: "Për të tillët përmbahemi dhe nuk dëshmojmë se janë prej xhehennemlinjve apo xhennetlinjve, mirëpo shpresojmë (nerxhu) se Allahu do t'i falë, po edhe frikësohemi për të ardhmen e tyre në Botën tjetër. Në lidhje me ta e themi atë që ka thënë Allahu: (Shih:Et-Tevbe, 102). Po ashtu shpresojmë për ata, ngase Allahu ka thënë: (Shih:En-Nisa, 48), po edhe frikësohemi për mëkatet dhe të këqijat e tyre".[6]

Pra, ekziston shpresa se mëkatarët e mëdhenj, për shkak të mirësisë së besimit islam, një ditë do të përfundojnë në Xhennet, vetëm nëse jeta e tyre ka përfunduar me iman. Dijetari i ehlus-sunneti ve'l xhemaatit, imam Tahaviu thotë: "Mëkatarët e mëdhenj nga ymeti i Muhammedit a.s. nuk do të jenë në Xhehenem përgjithmonë, nëse ata kanë vdekur si besimtarë (muveh-hidunë), edhe nëse nuk pendohen para vdekjes. Ata janë nën dëshirën dhe gjykimin e Allahut. Nëse do t'ua falë (mëkatet), ua falë me mirësinë e Tij, siç thotë Ai në Kur'an: (Shih: En-Nisa, 48), e nëse dëshiron, i dënon me Xhehennem me drejtësinë e Tij, për të këqijat e tyre dhe aq sa meritojnë dënimin e Tij, dhe pastaj i nxjerr prej tij me mëshirën e Tij dhe me shefatin (ndërmjetësimin) e atyre që ndërmjetësojnë (te Zoti për faljen e tyre) prej njerëzve bamirës, e pastaj i dërgon në Xhennetin e Tij, sepse Allahu i Madhëruar i afron (i ndihmon) ata që E besojnë Atë, dhe nuk i barazon në këtë botë dhe në tjetrën me ata që nuk E besojnë Atë, që u distancuan nga udhëzimi i Tij dhe nuk bënë asgjë për të fituar ndihmën e Tij. O Allahu im, ndihmues i Islamit dhe i myslimanëve, na forco në Islam përgjithmonë

derisa të Të takojmë Ty".[7] Domethënë, përfundimi i muveh-hidunëve në Xhennetin e Allahut do të ndodhë, ngase ata në çështjen kryesore të fesë, që është besimi i palëkundur në Njëshmërinë e Allahut, dhe besimi në atë që i është shpallur Muhamedit a.s., nuk kanë dyshuar asnjëherë. Shpresojmë mëshirën e Allahut për mëkatet e tyre, pasi, përveç ajetit që u përmend më lart, edhe Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush vdes duke e ditur (besuar) se nuk ka zot tjetër përveç Allahut, do të hyjë në Xhennet".[8]

Mirëpo, është shumë me rëndësi të saktësojmë një gjë. Ne, në këtë rast, po flasim për atë lloj të muveh-hidunëve, të cilët janë gjetur në këtë gjendje çfarë janë, dhe kjo gjendje e tyre nuk lidhet me asnjë paramendim të tyre për t'u gjetur kësisoj. Me këtë dua të them se ka prej tipave të këtillë, që, duke e ditur se në Islam ekziston dera e pendimit, nuk brengosen për gjendjen e tyre momentale - që nuk janë duke i përmbushur detyrimet fetare, madje mbi këtë bazë mund të bëjnë edhe vepra të këqija, me arsyen se, kur t'i afrohen pleqërisë, do të pendohen tek Allahu, dhe e kaluara e tyre falet e me kaq mbaron puna. Është e vërtetë se dera e pendimit në Islam është e hapur, deri në çastet e fundit të jetës së njeriut, mirëpo ky veprim me paramendim është një veprim i gabuar dhe mashtrues, sepse në një gjendje të tillë, myslimani që ka këso mendime e qëndrime, rrezikohet të bëhet objekt i akuzës për dalje nga Islami në kuadër të akuzës "kufri i'radij – kufrit për shkak të indiferencës" (Shih: El Ahkaf, 3). Njeriu mund ta mashtrojë veten e tij me të tilla paramendime, por jo Allahun, sepse Allahu di çdo gjë në veten tonë nga e kaluara, e tashmja dhe ardhmja. Prandaj edhe çdo pendim i ardhshëm që shoqërohet me paramendime të tilla, vlerësohet tek Allahu në proporcion me qëllimet e vetë besimtarit.

2) Muveh-hidunët e luhatur në besimin islam. Ky lloj, ndonëse e pranojnë se i përkasin besimit islam, megjithatë nuk e konsiderojnë vetveten e tyre përgjegjës për mosrespektimin e urdhëresave dhe ndalesave të Allahut, po, përkundrazi, flasin fjalë që janë në kundërshtim të qartë me doktrinën e besimit islam. Ne kemi pasur rastin të dëgjojmë prej myslimanëve të hapësirave tona, që të sulmojnë Islamin dhe identitetin islam, ndërkohë që nuk heqin dorë nga përkatësia e tyre islame. Ata janë të prirur të nënvlerësojnë Islamin, madje, përveçqë nuk i zbatojnë detyrimet fetare, ata këtë e konsiderojnë të panevojshme për njeriun. Nuk kanë njohuri për Islamin në përgjithësi, ndërsa doktrinën e besimit islam e gjykojnë me diapazonin e arsyes së tyre. Atë që vlerëson arsyeja e tyre, e pranojnë, e atë që nuk e vlerëson, nuk e pranojnë. Lejojnë alkoolin, flasin fjalë injoruese për Pejgamberin a.s. dhe për Kur'anin. Pastaj nuk e pranojnë ringjalljen pas vdekjes, dhe pyetja më e shpeshtë që bëjnë, është: "A është ngritur dikush prej varrit e të na tregojë se ka Xhennet dhe Xhehennem?" etj. etj.. Tipat e këtillë, për shkak të këtyre qëndrimeve, tejkalojnë të qenët e tyre mëkatarë të mëdhenj, ngase fjalët e tyre që reflektojnë qëndrimet e tyre, janë aq kontradiktore, sa pamundësojnë ekzistimin e tyre në Islam. Si në rastin e parë edhe në këtë rast, kërkohet nga ata që të heqin dorë menjëherë nga bindjet kontradiktore lidhur me besimin islam, dhe të fillojnë të respektojnë urdhëresat dhe ndalesat e Allahut. Nëse ata nuk heqin dorë, atëherë, sipas procedurave të Sheriatit islam, ata duhet të përballen me akuzën për dezertim nga Islami. Së pari, atyre u sillet argumenti islam për secilën bindje dhe u tërhiqet vërejtja se bindja në fjalë konsiderohet largim nga rruga e Islamit. Nëse nuk heqin dorë nga ato bindje kontradiktore lidhur me besimin islam, pason aktakuza për apostazi - dalje nga Feja Islame. E kjo domethënë se ai privohet nga të drejtat islame, pasi paraprakisht të plotësohen kushtet sheriatike të aktakuzës (tekfirit) dhe të evitohen pengesat e saj, sikurse është ofrimi i mundësisë që ai të kthehet sërish në Fenë Islame (duke përfshirë procedurat adekuate për këtë), pastaj sqarimi i atyre çështjeve (bazë) me argumente për të cilat ka rënë në apostazi si shkak i qëndrimeve të deklaruara, etj.. Nëse pendohet për qëndrimet e tij, kthehet në shoqërinë islame me të gjitha të drejtat dhe detyrimet, në të kundërtën ekzekutohet. E, nëse ekzekutimi nuk mund të realizohet (zakonisht në vende ku nuk zbatohet Sheriati), atëherë atij as nuk i jepet selam e as nuk i kthehet; ai nuk ka mbrojtje për jetën e tij dhe pasurinë e tij; nuk mund të martohet me grua myslimane; dhe, nëse është i martuar, shkurorëzohet; nëse vdes në këtë gjendje, nuk i pastrohet xhenazja; nuk i falet namazi i xhenazes; nuk varroset në varrezat e myslimanëve; nuk zbatohen parimet e trashëgimisë ndërmjet tij dhe të afërmve dhe dispozita të tjera[9].

[1] Ibrahim Mustafa; Hamid Abdul Kadir; Ahmed Hasan Ez-Zijat; Muhamed Alij Nexhar, "El-Mu'xhemul vesit"- ½, boton Darud-da'veti, Stamboll, Turqi, 1989. f. 1016.[2] Nocioni muveh-hidun, në këtë punim e përmban këtë domethënie.[3] Transmeton Buhariu nga Ibni Abasi r.a.[4] Sahihu'l Muslim bi'sherhi'n – Nevevij", botimi i parë, Kajro, 1929 m, pjesa 1-2, 1/206.[5] "Sahihu'l Muslim" , botimi i Kajros, 1/ 214-215. Me këtë rast Allahu e ka zbritur në ajetin 113 të sures Et-Tevbe dhe ajetin 56 të sures , El Kasas.[6] Ebu Hanifete, El-Alim ve'l muteal-lim, cituar sipas: Mustafa Öz, Imam-i A'zamın beş eseri, El Alim ve'l muteal-lim; El Fikhu'l Ebsat; El Fikhu'l Ekber; Risaletu Ebi Hanifete; El Vesijjeh, Stamboll, 1992, f. 30-31.[7] El-Al-lametu Abdul Ganij El-Gunejmij El-Mejdanij El-Hanefij, Sherhu'l-akideti't-tahavijjeti, bot. 1, darul bejrutij, pa vend të botimit, 2005, f. 119-121; Ibnu Ebil Izz El-Hanefijj, "Sherhul akidetit-tahavije", botimi i nëntë, El-mektebetu'l Islamijj, Bejrut, 1988, f. 369-370.[8] "Sahihu'l Muslim", po aty, 1/218.[9] Alaud-din Ebi Bekr bin Mes'ud El-Kasanij El-Hanefij "Bedaiu's-sanai'i", bot.1, daru'l-fikri, Bejrut-Liban, 1996/1417, v. 4 f. 198-206.

# Rëndësia e fitimit hallall të pasurisë

**Sadat Islami**

**Duaja e të dëmtuarit pranohet, qoftë ky edhe i shthurur, (për shkak se) shthurja është problem i tij (pasojat e së cilës i bart ai vet)"**

Gjendja e rëndë ekonomike që mbretëron në vendin tonë, ka bërë që, përveç të tjerash, për të siguruar një mbijetesë solide, njerëzit ndonjëherë të mos zgjedhin mjete a mënyra. Janë përhapur forma të shumta, të ndaluara fetarisht, të fitimit dhe përvetësimit të pasurisë. Siç është vënë re nga studimet në terren, tek popujt e dalë nga luftëra dhe konflikte, këto dukuri janë më të theksuara se tek të tjerët, rrjedhimisht edhe me më shumë pasoja. Kur e them këtë, kam parasysh faktin se shumica absolute e këtij populli janë myslimanë, dhe, dukuri të këtilla, si: vjedhja, mashtrimi, kontrabanda, fajdeja, kamata, - janë vështirë të imagjinueshme në shoqëritë islame. Prandaj, sot, të nderuar vëllezër, do të ndajmë bashkërisht këtë kohë të rezervuar për këtë ritual javor tonin, për të mësuar diçka rreth konceptit islam për fitimin dhe për rreziqet që paraqet fitimi i ndaluar për besimtarin.

**Besimtarë të nderuar!**

Myslimanët, ndryshe nga të tjerët, besojnë në Caktimin e Allahut (Kada dhe Kader), se çdo gjë që ndodhë në këtë botë, ndodh me dijen e Allahut. Në kuadër të kësaj pjese të besimit, hyn gjithsesi edhe përcaktimi për pasurinë.

Allahu i Madhëruar ka thënë: "...Ne kemi përcaktuar ndër ta gjendjen e jetës në këtë botë..." (Ez-Zuhruf, 32)

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vërtet, Allahu ka ndarë mes jush – ka caktuar moralet tuaja, ashtu siç ka caktuar furnizimet tuaja"![1]

Një gjë të tillë, Pejgamberi a.s. na e mëson edhe në raste të tjera. Në hadithin që transmeton Imam Muslimi nga Ibn Mes'udi r.a., Pejgamberi a.s., thotë: "...pastaj (derisa foshnja është në barkun e nënës, në ditën e 120-të) i dërgohet meleku, i cili e frymëzon me shpirt dhe urdhërohet me katër gjëra: me shkrimin e furnizimit të tij, vdekjes, punës dhe se a do të jetë i pikëlluar apo i lumtur."...

Kjo gjë ka rëndësinë e vet, ngase njeriun do ta pengojë nga kërkimi i furnizimit tek gjëra të ndaluara, por kjo nuk do të duhej të merrej në mënyrë ekstreme, ngase kësisoj do të keqkuptohej dhe për pasojë do të kishte gjëra, si papunësia, prej të cilave feja është e pastër. Ky hadith nuk bën thirrje për ta braktisur punën. Përkundrazi, besimtari duhet të punojë, të angazhohet, të kërkojë furnizimin me çdo mjet dhe mënyrë të ligjshme dhe vetëm të ligjshme, ngase ai nuk do të vdesë pa realizuar atë që ka caktuar Allahu për të. "Vërtet, Shpirti i Shenjtë (Xhibrili) më frymëzoi në shpirtin tim se askush nuk do të vdesë pa plotësuar paraprakisht furnizimin e tij, andaj, t'ia keni frikën Allahut dhe kërkoni furnizimin me të mirë"![2]

Një element tjetër i konceptit islam për fitimin, i cili flet për përsosmërinë e Islamit si fe, është edhe vënia e kritereve për botëkuptimet e fitimit. Kamata, kjo sëmundje që po vret, nuk është sikur tregtia, ani pse, sipërfaqësisht, elementi i 'pëlqimit' demonstrohet në shitblerje – tregti dhe në kamatë. Kamata është padrejtësi, është shtypje e të varfërve, është armë e shkatërrimit në masë, të humanizmit dhe solidaritetit shoqëror. Prandaj, Allahu i kujton njerëzimit parimin e dallimit ndërmjet fitimit të lejuar dhe atij të ndaluar, e thotë: "Ata që e hanë kamatën,



ata nuk ngrihen ndryshe përveçse sikur ngrihet ai i çmenduri nga të prekurit e djallit. (Bëjnë) kështu, ngase thanë: "Edhe shitblerja nuk është tjetër, po njësoj sikurse edhe kamata"! E Allahu e ka lejuar shitblerjen, por e ka ndaluar kamatën…". (El Bekare, 275)

Jo vetëm kamata, por çdo formë tjetër e fitimit që bëhet duke shkelur kriteret e parapara, konsiderohet e pavlefshme. Pejgamberi a.s. kishte kaluar pranë një shitësi ushqimesh, i cili kishte fshehur të metat e artikujve të tij dhe kishte shfaqur vetëm elemente të mira. Pejgamberi [paqja dhe shpëtimi qofshin për të!] e futi dorën në ushqim dhe pa se ishte i lagur. Ç'është kjo? – e pyeti. E ka lagur shiu – iu përgjigj njeriu. Po atëherë, pse nuk e ke vënë këtë sipër – i tha e shtoi edhe këto fjalë, që janë si rregull fetar: "Ai që na mashtron ne, nuk është prej nesh!"[3]

Koncepti për fitimin ka dhe një karakteristikë tjetër. Fitimin, në raste të caktuara, edhe nëse është në përputhje me rregullat teknike, e sheh si të dështuar kur ai pushton njeriun aq sa e bën të harrojë edhe adhurimin. Ky nuk quhet fitim. Fitimi, në fakt, do të duhej të ishte motiv për të shumuar rrugët, në mënyrë që të arrihet fitimi më i madh, kënaqësia e Allahut, se, përndryshe, humbja e këtij ideali për besimtarin, është humbje që nuk kompensohet nga asgjë. Allahu ka thënë:

Po, kur ata shohin ndonjë tregti ose ndonjë aheng mësyjnë atje, kurse ty të lënë në këmbë. Thuaju: "Ajo që është tek Allahu është shumë më e mirë se dëfrimi dhe tregtia, e Allahu është furnizuesi më i mirë"! (El Xhuma, 11)

Ta humbasësh Xhennetin, është humbja më e madhe që mund ta pësosh. Por jo vetëm Xhennetin, mashtruesit do të humbasin edhe dynjanë. Edhe fitimi, për të cilin sakrifikojnë kaq shumë, pra edhe me Xhennet, do t'u humbë.

Allahu ka thënë: "Allahu e zhduk kamatën dhe e shton lëmoshën, Allahu nuk e do asnjë besëprerë dhe mëkatar". (El Bekare, 276)

Zhdukja e kamatës –kanë thënë dijetarët- ka kuptimin e humbjes së bereqetit të asaj që është fituar prej kamatës. Njerëzit e tillë, sado pasuri të mëdha që të kenë fituar, i sheh gjithnjë duke vrapuar pas saj, sikur i kanë shpirtrat të varfra. Ata, edhe më keq, do t'i humbasin lidhjet me Allahun. Ata do të privohen nga ajo për të cilën kanë nevojë më së shumti, - lutjet e tyre do të refuzohen nga Allahu. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Allahu është i mirë dhe nuk pranon tjetër përveç së mirës, dhe Allahu i ka urdhëruar besimtarët me se i ka urdhëruar edhe të Dërguarit (Pejgamberët). Thotë Allahu i Madhërishëm: "O ju të dërguar, hani atë që është e lejuar dhe e mirë, dhe bëni vepra të mira". (El Mu'minun, 51). Po ashtu thotë: "O ju që besuat, hani nga të mirat që ju kemi dhënë". (El Bekare, 172). Pastaj –vazhdon transmetuesi- (Pejgamberi) përmendi njeriun, i cili udhëton gjatë; flokëshprishur, i ngre duart drejt qiellit (e lutet): O Zoti im! O Zoti im!, po ushqimin e ka haram, pijen e ka haram, është ushqyer nga harami, prandaj nuk do t'i përgjigjet (plotësohet duaja) të tillit"?![4] Do t'i refuzohet lutja në këtë botë, kurse në Botën tjetër do të ndëshkohet. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Për çdo mish (shëndet) të fituar nga kamata, zjarri do të jetë më i merituari për të (djegien e tij).[5] E lusim Allahun të na mbrojë nga çdo gjë që shkakton hidhërimin e Tij!

(1) Hadithin e transmetojnë Imam Ahmedi në Musned dhe Imam Buhariu në Edebu-l-mufred ndërsa Shejh Albani në Es-silsiletu-s-sahihah, 2714, e vlerëson autentik. (2) Albani në Mushkiletu-l-fakr, nr. 15, thotë se është autentik. (3) Hadithin e transmeton Imam Muslimi në Sahihun e tij, nr. 102, Tirmidhiu në Sunen, nr. 2224 dhe Ibni Maxheh në Sunen, nr. 1315. (4) Hadithin e transmeton Imam Muslimi në Sahihun e tij. (5) Albani në Sahihu-l-xhami, 4395, e vlerëson autentik.



# Rritja dhe zhvillimi i trupit të njeriut

**Md. Phd. Agron M. Rexhepi**

**Auksologjia është shkencë që studion rritjen dhe zhvillimin e njeriut.**

Rritja dhe zhvillimi janë koncepte të përafërta që, në kushte normale, shkojnë, respektivisht manifestohen së bashku.

Rritja nënkupton shtimin e dimensioneve të indeve, organeve dhe organizmit në përgjithësi (shumëzimi i qelizave).

Zhvillimi nënkupton diferencimin morfologjik dhe funksional të qelizave, indeve dhe organeve.

Rritja dhe zhvillimi i njeriut kanë tri karakteristika:

1) Intensiteti i rritjes së organeve nuk është i njëjtë për të gjitha organet-si rezultat, tërë kohën ndryshon pamja e jashtme dhe proporcioni i trupit. P.sh., rritja e skeletit përfundon diku në moshën 23 – 25 vjeç, muskujt zhvillohen deri në moshën 40 vjeç, organet gjenitale deri në pubertet, ndërsa sistemi nervor, e përfundon zhvillimin e tij shumë herët (në moshën pesëvjeçare arrin peshën 1500 gr, për 15 vjetët e tjerë rritet vetëm për 100 – 200 gramë);

2) Rritja nuk shkon në mënyrë lineare, por ka fazat e rritjes së shpejtë dhe të ngadalshme – intensiteti më i madh i rritjes është gjatë jetës intrauterine, pas lindjes ky intensitet bie gradualisht;

3) Gjatë fazës së rritjes, nuk rritet vetëm masa muskulore e organeve, po ndryshon edhe ana strukturore dhe funksionale e tyre.

Pas lindjes, nevojiten rreth 20 vjet për zhvillimin përfundimtar të shpejtësisë, 30 vjet për zhvillimin e koordinimit, 35 vjet për zhvillimin e forcës dhe 40 vjet për zhvillimin e qëndrueshmërisë. Vlerësimi i rritjes bëhet duke bërë matjet morfometrike. Vlerat e përftuara krahasohen me vlerat nga tabelat biometrike. Vlerësimi i zhvillimit bëhet përmes testeve funksionale. Informacionet për vlerësimin e matjeve antropometrike (përmes matjeve morfometrike - vlerësimi i rritjes, ndërsa përmes testeve funksionale - vlerësimi i zhvillimit) mund të përftohen duke bërë matje dhe testime sipas metodës transversale dhe sipas metodës longitudinale. Vlerësimi i matjeve të bëra bëhet përmes metodës së standardeve dhe metodës së indeksit.Matjet morfometrike, në diagnostikimin e sportistëve, shfrytëzohen për përcaktimin e përbërjes trupore dhe konstitucionit trupor. Me përcaktimin e përbërjes trupore përftohet raporti i komponentit yndyror dhe komponentit joyndyror në masën e përgjithshme trupore. Masat morfometrike mundësojnë përcaktimin e konstitucionit trupor – somatotipit. Somatotipi i sportistëve kulmorë mund të na shërbejë edhe si model i transformimit në programimin e procesit të stërvitjes. Matjet morfometrike zënë vend të rëndësishëm në përzgjedhjen sportive. Psh. nëse bëhet përzgjedhja e djemve 9 vjeç, me dëshirën që në moshën e rritur të kenë lartësinë trupore mbi 180 cm, atëherë nga grupi i djemve duhet të merren vetëm ata që në moshën 9 vjeç kanë lartësinë e trupit mbi 135 cm.

Në tabelën e mëposhtme janë paraqitur të dhënat e mbledhura nga disa hulumtime të bëra nga Instituti i Antropologjisë Sportive në Prishtinë. Gjithsej janë matur 1838 entitete të viseve të ndryshme të Kosovës-prej tyre 1014 meshkuj (632 të moshës 7 – 10 vjeç, 320 të moshës 18 – 30 vjeç dhe 62 të moshës 70 vjeç) dhe 824 femra (594 të moshës 7 – 10 vjeç, 165 të moshës 18 – 25 vjeç dhe 65 të moshës 70 vjeç)

| | Mosha | 7 vj. | 8 vj. | 9 vj. | 10 vj. | 18-30 vj. | 70 vj. |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Pesha e trupit | meshkuj | 21.9 | 23.9 | 26.7 | 28 | 71.76 | 68 |
| | femra | 20.8 | 23 | 25 | 28 | 58 | 69.1 |
| Lartësia e trupit | meshkuj | 1227.9 | 1274.4 | 1336 | 1373 | 1766 | 1670.9 |
| | femra | 1213 | 1256 | 1310 | 1379 | 1635 | 1533.2 |
| Gjatësia e këmbës | meshkuj | 668.7 | 699 | 742 | 770.9 | 988.26 | 962 |
| | femra | 662 | 692 | 728 | 775 | 913 | 872.86 |
| Gjatësia e dorës | meshkuj | 524.4 | 544.2 | 572 | 587 | 765.28 | 748 |
| | femra | 512 | 532 | 554 | 586 | 706 | 678.88 |
| Pulsi | meshkuj | 100 | 98 | 96 | 96 | 71 | 81 |
| | femra | x | x | x | x | 87 | 87 |
| Tensioni arterial | meshkuj | 94/58 | 95/59 | 99/63 | 101/65 | 112/76 | 137/80 |
| | femra | x | x | x | x | x | 153/89 |
| Frymëkëmbimi | meshkuj | 26 | 26 | 27 | 26 | 21 | 24 |
| | Femra | x | x | x | x | x | 24 |

Tabela 1. Disa të dhëna antropometrike për mosha të ndryshme dhe për të dy gjinitë

Sipas të dhënave morfometrike, të paraqitura në tabelën e mësipërme, mund të vërejmë se intensiteti i rritjes së trupit dallon si për nga mosha, ashtu dhe për nga gjinia. Frekuenca e zemrës dhe e frymëkëmbimit, me kalimin e kohës (gjatë rritjes), zbret në mënyrë kontinuale (ashtu siç shihet edhe nga tabela e mësipërme), në dallim nga tensioni arterial, i cili, me kalimin e kohës, rritet.VO2 max vlerat më të larta te meshkujt i arrin në moshën 17 – 18 vjeç, ndërsa te femrat në moshën 14 – 15 vjeç.

Tabela 2. Ndryshimet antropometrike ndërmjet djemve dhe vajzave (mosha 13 vjeç)

| Ndryshoret: | Meshkuj | Femra |
|---|---|---|
| Lartësia trupore (cm) | 134– 181 | 141–170 |
| Masa e trupit (kg) | 29 – 84 | 28 – 79 |
| VO2 max. relative | 31 – 77 | 18 – 74 |

Faktorët që ndikojnë në rritje dhe në zhvillim

Rritja dhe zhvillimi normal i fëmijëve varet nga këta faktorë:

1. Faktorët ekzogjenë;
2. Faktorët endogjenë dhe
3. Faktorët patologjikë.

1. Faktorët ekzogjenë:

a. Ushqimi;
b. Kushtet e jetës;
c. Higjiena;
d. Klima dhe Stina (pranverë,vjeshtë);
e. Barnat (tetraciklinat, steroidet, izoniazidi etj.).

2. Faktorët endogjenë:

a. Hormonet e gjëndrave endokrine (Hipofiza, Tiroidja, Suprarenalet, Pankreasi):

i. Hormoni somatotrop;
ii. Androgjenet;
iii. Estrogjenet;
iv. Tiroksina dhe trijodtironina (ngacmojnë rritjen dhe zhvillimin sidomos gjatë viteve të para të jetës, ndihmojnë diferencimin e skeletit, shfaqjen e pikave të osifikimit, si dhe rrisin proceset metabolike);
v. Glukokortikoidet – pengojnë rritjen;
vi. Insulina ndihmon rritjen;

b. Faktorët nervorë marrin pjesë në rritje dhe në zhvillim përmes zonës hipotalamo-hipofiziare, që konsiderohet si qendër rregulluese neuro-hormonale;

c. Faktorët gjenetikë (ligji i regresionit, drejt normales – prindërit tepër të mëdhenj - fëmijët më të vegjël, dhe anasjelltas);

3. Faktorët patologjikë veprojnë gjatë

a. jetës intrauterine (sëmundjet e nënës – sëmundjet infektive akute dhe kronike, intoksikimet),

b. pas lindjes (deficitet në ushqim, sëmundjet me dekurs të zgjatur etj.).

Intensiteti i rritjes së fëmijëve ndryshon si nga gjinia, ashtu dhe nga mosha në moshë. Ndryshimi i intensitetit të rritjes në gjini dhe mosha të ndryshme varet kryesisht nga sistemi neuro-hormonal dhe faktorë të tjerë (endogjenë dhe ekzogjenë).

Fazat e rritjes së shpejtë të fëmijëve:

- Nga mosha një deri në moshën trevjeçare, fëmijët e të dy gjinive kanë një rritje të shpejtë trupore;
- Në moshën tetëvjeçare, te meshkujt haset një rritje e shpejtë trupore, e cila vjen si rezultat i sekretimit të shtuar të steroideve në fazën e parapubertetit (shih tabelën e mëposhtme);
- Mosha 10 deri 14 vjeç - te femrat, dhe 13 deri 16 vjeçare - te meshkujt, paraqet fazën e

pubertetit, e cila gjithashtu karakterizohet nga një rritje e shpejtë;

• Fazat e tjera (ndërmjetëse) tregojnë rritje të ngadalshme.

Te vajzat, tempi i rritjes së shpejtë fillon afro dy vjet më herët sesa te djemtë (faza e pubertetit – sekretimi i hormoneve femërore).Në tabelat e mëposhtme janë paraqitur të dhënat e rritjes vjetore të disa ndryshoreve trupore (metoda transversale), të matura tek 1228 fëmijë të moshës 7 – 10 vjeç nga komuna e Prishtinës, prej tyre 632 janë djem dhe 596 vajza.

Table 3. Rritja vjetore e djemve në disa ndryshore trupore

| Ndryshoret: | 7 – 8 vj. | 8 – 9 vj. | 9 – 10 vj. |
|---|---|---|---|
| Pesha e trupit | 2 kg | 2.5 kg | 3.1 kg |
| Lartësia e trupit | 48.8 mm | 57 mm | 46.1 mm |
| Gjatësia e këmbës | 33.4 mm | 36.7 mm | 34.1 mm |
| Gjatësia e dorës | 21.5 mm | 24 mm | 19.4 mm |

Table 4. Rritja vjetore e vajzave në disa ndryshore trupore

| Ndryshoret: | 7 – 8 vj. | 8 – 9 vj. | 9 – 10 vj. |
|---|---|---|---|
| Pesha e trupit | 2.2 kg | 2 kg | 3 kg |
| Lartësia e trupit | 43 mm | 54 mm | 69 mm |
| Gjatësia e këmbës | 30 mm | 36 mm | 47 mm |
| Gjatësia e dorës | 20 mm | 22 mm | 32 mm |

Nga tabelat e mësipërme vërejmë se, përderisa djemtë realizojnë një rritje relativisht të shpejtë disa vjet para fazës së pubertetit (nga mosha 8 – 9 vjeç), vajzat këtë rritje të shpejtë e realizojnë mu në hyrje të fazës së pubertetit (nga mosha 9 – 10 vjeç).

Intensiteti më i madh i rritjes së djemve të kësaj moshe është rezultat i rritjes së sekretimit të steroideve nga gjëndrat mbiveshkore, me qëllim të parapërgatitjes së organizmit për fazën e pubertetit (steroidet janë hormone që shpejtojnë rritjen, pilozitetin si dhe paraqitjen e pubertetit). Ndërkaq, intensiteti më i lartë i rritjes së femrave, në moshën e cekur më lart, është rezultat i fazës fillestare të pubertetit, që shfaqet në këtë moshë.



Forma e trupit karakterizohet nga simetricitetimi i pjesëve anësore të trupit. Ky simetricitet nuk është i plotë as në gjatësi e as në peshë.

Te djathtakët:

-Dora e djathtë është për 1-2 cm më e madhe sesa dora e majtë;

-Këmba e majtë është për 1 cm më e madhe sesa këmba e djathtë.

(*Autori është Ekspert i Mjekësisë Sportive & Nutricionis

(1) Anthropometry. www.itech.net.au (2) Bekteshi S. Pediatria. Tiranë, 1974 . (2) Medved R i sur. Sportska medicina. Jumena, Zagreb, 1987. (3) Rexhepi A. Vlerësimi i disa masave antropometrike dhe funksionale të nxënësve të moshës 7-10 vj. të komunës së Prishtinës. Temë e magjistraturës. Prrishtinë, 1998. (4) Rexhepi A. Mjekësia Sportive. Prishtinë, 2009. (5) Rexhepi A., Brestovci B., Krasniqi A. Physical characteristics at different ages. Int. J. Morphol., 29(1):105-111, 2011. (6) http://www.scielo.cl. (7) Velisavljev M., Korač D., Juretič M. Klinička pediatrija. Medicinska Knjiga, eb, 1985.

# Zekati për të rënduarit nga borxhet

**Mr. Ejup Haziri**

**Në vazhdën e këtij punimi do të trajtojmë grupin e gjashtë, i cili ka të bëjë me ata që janë të ngarkuar, gjegjësisht të zhytur në borxhe, dhe për shpëtimin e tyre nga kriza, është përcaktuar një pjesë nga zekati. Se kush konsiderohet i zhytur në borxhe dhe a vlen fondi i zekatit për secilin që është thelluar në borxhe, - do ta trajtojmë në këtë punim, sikundër edhe tematikat që ndërlidhen me këtë çështje.**

## Konfirmim përmes tekstit

Dhënia e zekatit edhe për këtë grup, sikurse edhe për grupet e tjera, gjen mbështetje në Kur'anin famëlartë, sepse pikërisht Kur'ani flet tekstualisht për këto grupe dhe konfirmon zekatin për personat që janë thelluar në borxhe. I Madhërishmi, në lidhje me këtë, thotë: "Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t'u takojnë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre që u duhen përfituar zemrat (të dobëtve në besim), e duhet dhënë edhe për lirimin nga robëria, të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve) në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së vet". (Et-Tevbe, 60).

## Çfarë nënkuptohet me të ngarkuarin me borxhe?

Juristët myslimanë kanë debatuar se kush konsiderohet i ngarkuar me borxhe, a hyn këtu vetëm i varfri apo edhe i pasuri, si dhe a hyn këtu kushdo që ngarkohet me çfarëdo lloj borxhi? Juristët e shkollës Hanefite konsiderojnë se i ngarkuar me borxhe është personi që ka borxhe dhe nuk posedon nisab sa vlera e borxheve të tij.[1] Sipas një përkufizimi tjetër të kësaj shkolle, thuhet se i ngarkuar me borxhe konsiderohet personi që ka aq borxhe, sa s'ka mundësi t'i kthejë dhe nuk e posedon vlerën e nisabit. Sipas shkollave të tjera - shafite, malikite dhe hanbelite, i ngarkuari me borxhe është dy llojesh: i ngarkuar me borxhe për interes personal dhe i ngarkuar me borxhe për interes shoqëror. Këto dy lloje do t'i sqarojmë në vijim.

## 1. I ngarkuari me borxh për interes personal

Ky është lloji i parë i këtij grupi, që nënkupton se borxhi është marrë për përfitim personal, si për shembull, ndokush ka marrë borxh për ndërtimin e shtëpisë, për martesë, për shërim nga ndonjë sëmundje, ose për arsye të ngjashme. Mund të ndodhë të prishet diçka, qoftë gabimisht ose nga harresa. Në këso rastesh, personi përgjegjës nga udhëheqësi i shtetit, pasi të hulumtojë rastin, bën kërkesë që atij t'i paguhen borxhet nga pasuria e shtetit. Në këtë grup hyjnë edhe ata persona, pasuritë e të cilëve kanë pësuar dëmtime për shkak të fatkeqësive të ndryshme të jetës, si për shembull nga vërshimi, nga zjarri e të ngjashme. Muxhahidi ka thënë: "Tre persona konsiderohen nga të ngarkuarit me borxhe: njeriu të cilit ia ka marrë vërshimi pasurinë, njeriut, pasurinë e të cilit ia ka zhdukur zjarri, dhe njeriu që është përgjegjës për familje, po që nuk ka pasuri".[2]

Sipas Dr. Jusuf Kardavit, zekati i këtij lloji është një prej llojeve të sigurimit shoqëror kundër fatkeqësive dhe të papriturave të jetës, kështu që ky lloj i zekatit i parapriu çdo lloj sigurimi që do të njihte bota më vonë. Ky lloj sigurimi, që e ka realizuar Islami nën ombrellën e zekatit, është më i përgjithshëm e më i plotë sesa sigurimi të cilin e njohu Perëndimi në kohën moderne, ngase sigurimi sipas mënyrës perëndimore, nuk mund të arrihet ndryshe përveç nëse kontribuon me këste të caktuara ndaj kompanisë së sigurimit, e kompensimi zakonisht bëhet në bazë të kësteve të paguara, dhe jo në bazë të dëmit të shkaktuar apo

në bazë të nevojës së tij. Atij që ka paguar më shumë, i jepet kompensim më shumë, e atij që ka paguar më pak, i jepet më pak, pa marrë parasysh sa është fatkeqësia e tij ose sa janë kërkesat dhe nevojat e tij. Kjo na jep të kuptojmë se esenca e sigurimit perëndimor është tregtia dhe përfitimi nga personat që ata u besojnë. Ndërkaq, sigurimi islam, në asnjë mënyrë nuk ngrihet mbi bazën e kushtëzimit të pagesave apo kësteve të mëhershme dhe të prekurit nga ndonjë fatkeqësi nuk i jepet veçse sipas nevojave të tij, gjegjësisht i jepet aq sa t'i kompensohet dëmi dhe humbja e tij dhe sa e liron nga vështirësitë e tij.[3] Kur jemi tek lloji i parë, duhet theksuar se Islami, edhe kur parasheh që personave për interesa të tyre t'u jepet zekat, nuk parasheh që t'i jepet secilit, po ka parashikuar kushte se kush meriton një gjë të tillë., prandaj Kushtet a konditat që duhet të plotësohen, do t'i paraqesim më poshtë në pika të shkurtra:

Kushti i parë: Që individi të jetë në nevojë për shlyerjen e borxhit, ngase, nëse ai është i pasur dhe ka mundësi për të shlyer borxhin në mënyra të ndryshme, atëherë sigurisht se një personi të tillë nuk i jepet asgjë nga zekati. E, nëse ai ka mundësi të shlyejë një pjesë të borxhit, po jo të tërin, atëherë atij i jepet sipas nevojës.

Kushti i dytë: Që ai të ketë marrë borxh për diçka që është e lejuar,[4] e nëse ka marrë borxh për të kryer diçka të ndaluar, si për alkool, për amoralitet dhe gjëra të tilla, që janë të ndaluara në Islam, atëherë sigurisht se personit të tillë nuk i jepet asgjë nga zekati. Atij nuk i jepet asgjë nga zekati për faktin se ndihma ndaj tij do të ishte ndihmë edhe ndaj mëkatit, mirëpo nëse ndodh që ai të jetë penduar për veprimet e tij, atëherë mund t'i jepet nga zekati, ngase pendimi shlyen gjynahet dhe pendestari për mëkatin është sikurse të mos ketë mëkat fare.

Po ashtu edhe nëse ka bërë harxhime të mëdha jashtë normave, qoftë për vetveten ose për familjen e tij, atij nuk i jepet nga zekati, madje edhe kur bën harxhime të lejuara, po me shpenzime enorme. Këtu shihet edhe urtësia e Islamit, sepse myslimanët i mëson të shpenzojnë drejtë e me maturi, pa shpenzime të tepërta, e kur ata shpenzojnë me maturi dhe u ndodh të zhyten në borxhe, atëherë Islami kujdeset për ta dhe i shpëton nga brengat e tyre[5], ngase, siç ka ardhur në hadith: "Borxhi është brengë e natës dhe nënçmim i ditës". Transmetohet se një njeri në kohën e të Dërguarit të Allahut u zhyt në borxhe për shkak të pemëve të shumta që kishte blerë, dhe borxhet vetëm i shtoheshin. I Dërguari i Allahut u tha: "Jepini sadaka atij". Njerëzit i dhanë atij sadaka, por kjo nuk ia shleu tërësisht borxhet e tij..". (Muslimi, 1191).

Disa studiues të rinj janë të mendimit se borxhlinjve u jepet nga fondacioni për borxhlinjtë e ngarkuar me borxhe, me qëllim që ata të mos bankrotojnë, ashtu siç veprohet sot në shumë shtete laike.[6] Kur jemi tek ky grup, duhet theksuar edhe fakti që personat që janë të ngarkuar me borxhe, nuk obligohen ta shesin shtëpinë-nëse kan shtëpi-, dhe as gjëra të tjera elementare të jetës, për të paguar borxhin, ngase shtëpia dhe gjërat e tjera konsiderohen gjëra elementare për jetë, po personave të tillë u jepet zekat. Edhe shitja e shtëpisë dhe gjërave të tjera elementare nuk është zgjidhje, për shkak se ai mund të shlyejë borxhin, po të mbetet pa shtëpi dhe pa gjëra të domosdoshme të jetës.

**2-I ngarkuari me borxh për interes shoqëror**

Ky është grupi i dytë, që është i kundërt me të parin, që nënkupton borxhlinjtë e ngarkuar për ideale të larta, me qëllime e synime të ndershme. Në të kaluarën, kur familjet dhe fiset e ndryshme ngatërroheshin dhe shpeshherë krijonin edhe konflikte lufte, të cilave nganjëherë nuk u shihej as fundi, disa njerëz të mirë, me ideale të larta, ndërhynin në mes tyre, me qëllim që të pushonte gjakderdhja dhe të arrihej një pajtim në mes tyre. Kjo zakonisht ndodhte kur ata linin diçka si formë kompensimi për shuarjen e ngatërresave, që nënkuptonte një lëmoshë të caktuar. Kjo formë, megjithëse ekzistonte para Islamit, u bë legjitime edhe në Islam. Islami për borxhliun e rënduar me qëllim që t'i pajtojë dy familje apo t'i shuajë dy ngatërresa, e jo për qëllime përfitimi material, caktoi që t'i jepet atij nga zekati për shlyerjen e borxhit të tij, madje edhe atëherë kur pajtimi bëhej në mes dy grupeve (familjeve) jomyslimane që jetojnë në territorin islam. Sot, meqenëse një formë e tillë ndoshta nuk është e aplikueshme, ose ndodh në raste të rralla, ka forma të tilla që Islami përkrah individët që synojnë ta ndihmojnë shoqërinë, si për shembull dikë që hap një punë kolektive si shoqatë për jetimë, spital për shërimin e të varfërve, xhami për namaz ose shkollë për mësimin dhe edukimin e myslimanëve, ose diçka tjetër të ngjashme me këto, që konsiderohen si punë mirësie dhe në dobi e interes të shoqërisë. Këta futen në këtë lloj në bazë të analogjisë dhe marrin dispozitë si të llojeve të tjera. Madje, disa juristë kanë theksuar që atyre, për veprimet e tyre bamirëse dhe të dobishme, u jepet edhe nëse janë të pasur. Sido qoftë, nëse grupit të parë për interesa personale u ndihmohet dhe u jepet zekati për shlyerjen e borxhit të tyre, ndaj grupit të dytë për interesa shoqërore, ndihma është edhe më parësore.

**A lejohet shlyerja e borxhit të të vdekurit nga zekati?**

Në parim, shlyerja e borxhit, si ndaj të gjallit ashtu edhe ndaj të vdekurit, konsiderohet vepër

bamirësie. I Dërguari i Allahut nuk ua falte namazin e xhenazes atyre që kishin vdekur e që kishin borxhe, derisa ndokush të mos merrte përsipër shlyerjen e borxhit. Çështja këtu ka të bëjë me pagesën nga zekati, se a lejohet të shlyhet një borxh i një njeriu të vdekur nga fondi i zekatit? Kjo çështje ka ngjallur diskutime tek juristët e shkollave juridike, disa prej të cilëve e lejojnë një gjë të tillë, kurse të tjerë nuk e lejojnë. Ebu Hanife është i mendimit se një veprim i tillë është i ndaluar. Ky mendim përkrahet edhe nga Ahmedi dhe nga njëri mendim i Shafiut. Ndërkaq, grupi tjetër, veprimin e tillë e sheh si plotësisht të lejuar, për shkak se ajeti që flet për grupin e borxhlinjve të ngarkuar me borxhe, është i përgjithshëm dhe nuk bën ndarjen në mes të gjallëve dhe të vdekurve. Këtë mendim e përfaqësojnë Maliku dhe ebu Thevr.[7] Ibn Tejmije kishte dhënë fetva se lejohet shlyerja e borxhit të të vdekurit nga pasuria e zekatit.[8] Shumë studiues përkrahin mendimin e dytë, e në mesin e tyre është edhe Kardavi, i cili është i mendimit se tekstet sheriatike nuk ndalojnë shlyerjen e borxhit të të vdekurit nga pasuria e zekatit.[9]

**Përkujdesja islame për të ngarkuarit me borxhe**

Duke pasur parasysh tërë atë që thamë këtu sipër, konstatojmë se Islami përkujdeset maksimalisht për njerëzit në të gjitha fushat e jetës; edhe në raste vështirësish Islami ka ofruar alternativa dhe zgjidhje të duhura. Këtu shihet edhe përkujdesja e madhe që bën feja Islame në raport me njerëzit që në raste të caktuara, kur ata janë të ngarkuar me borxhe, nuk bën fundosjen e tyre, por, përmes alternativave të ndryshme, i shpëton ata. Islami ka nxitur njerëzit që atyre që janë në nevojë, t'u ofrohet një hua e mirë, jo kamatë që do t'i fundoste edhe më shumë. Për këtë qëllim, Islami ka informuar se atyre që japin borxh të mirë, do t'ua shumëfishojë pasurinë e tyre dhe do t'i shpërblejë ata: "Kush është ai që I huazon Allahut një hua të mirë e që Ai t'ia shumëfishojë atë dhe ai ka një shpërblim të mirë". (El Hadid, 11). Borxhdhënia është mënyrë afrimi tek Allahu i Lartësuar, sepse në të shprehet dhembshuria për njerëzit dhe mëshira për ta, si dhe lehtësimi i punëve dhe i vështirësive që kanë ata. Duke qenë se Islami ka pëlqyer dhënien e borxhit, ai, gjithashtu, ia ka lejuar nevojtarit të kërkojë borxh dhe nuk e ka konsideruar atë pjesë të kërkesës së papëlqyer, pasi ai e merr këtë pasuri për të përfituar prej saj, për të kryer nevojat e veta, e për t'ia kthyer më pastaj kujt i takon.[10] Islami bën thirrje që myslimanët të jenë të dobishëm për njëri-tjetrin dhe t'u dalin në ndihmë atyre, kurdo që kanë mundësi. Ka premtuar se atij që i largon dikujt një brengë të dynjasë, Allahu do t'i largojë një brengë të Botës tjetër, dhe kush ia lehtëson barrën një nevojtari në këtë jetë, Allahu do t'ia lehtësojë atij në dynja e Ahiret. Në lidhje me këtë, i Dërguari ka thënë: "Kush i lehtëson një myslimani një brengë nga brengat e kësaj jete, Allahu do t'ia lehtësojë atij një brengë prej brengave të Ditës së Kiametit. Kush ia lehtëson barrën një nevojtari në këtë botë, Allahu do t'ia lehtësojë atij në Dynja dhe Ahiret, e kush i fsheh një të metë një myslimani në këtë botë, Allahu do t'ia fshehë atij në Dynja dhe Ahiret. Allahu është çdoherë në ndihmën e robit, gjersa robi të jetë në ndihmën e vëllait të tij". (Tirmidhiu, 1853; Ibn Maxheh, 221, hadithi është autentik.)

Islami u bën thirrje njerëzve që të ngarkuarit me borxhe të afatësohen dhe të priten derisa të kalojnë periudhën e vështirë të tyre. Për këtë arsye, Allahu i Madhërishëm thotë: "Po, në qoftë se ai (borxhliu) është në gjendje të vështirë, atëherë bëni një pritje derisa të vijë në një çlirim. E t'ia falni (borxhin) në emër të lëmoshës, ajo, nëse e dini, është shumë më e mirë për ju". (El Bekare, 280) Kurse i Dërguari i Allahut thotë: "Kush dëshiron që Allahu t'i bëjë hije me Hijen e Tij, le ta presë (afatësojë) borxhliun në gjendje të vështirë". (Ibn Maxheh, 2410).

Andaj, Islami ka ofruar modalitete të ndryshme për ndihmë ndaj borxhlinjve, në mënyrë që ata të tejkalojnë sfidën e tyre me ndihmën e besimtarëve që u ofrojnë borxh të mirë, pa afatësim e pa kamatë, që i lirojnë nga një brengë ose që marrin përsipër shlyerjen e borxheve të tyre. Të tillët pa dyshim që do të kenë mirësi të mëdha në jetën e kësaj bote dhe shpërblim në Botën tjetër, ku do të jenë nën Hijen e Krijuesit të gjithësisë.

**Përfundim**

Ky është grupi i gjashtë, në renditje, që përfiton nga zekati, për të cilin u përpoqa të jap shpjegime dhe problemet t'i shtroj në formë të ekuilibruar, gjithnjë duke pasur parasysh argumentet dhe shpjegimet e juristëve myslimanë. Kam shpjeguar dy llojet e ndryshme të borxhlinjve të ngarkuar me borxhe dhe alternativat e shumta e të ndryshme, që parasheh Islami karshi tyre.

Shpresoj që kam arritur qëllimin me shpjegimin e dispozitave që ndërlidhen me këtë grup. Në disa shkjrime në vijim, do të diskutojmë edhe grupet e mbetura përfituese nga zekati.

[1] El-Bahru Rraik, v.2 f. 260. [2] Tefsirut-Taberij, me recenzurë të Ahmed Shakirit, v.14 f. 338 [3] Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, v.2. f. 623-624. [4] Refik el-Misrij, el-Mahsulu fi ulumi-z Zekat, bot.1, Siri, 2006, f. 94. [5] Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, v.2.f. 625-626. [6] Refik el-Misrij, el-Mahsulu fi ulumi-z Zekat, f. 94. [7] Ibn Kudameh, el-Mugni, v.2 f. 667. [8] Fetava Ibn Tejmijeh, v.1. f. 299. [9] Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, v.2 f. 633. [10] Sabik, Sejid, Legjislacioni i traditës së Profetit, v. 3. f. 249.

# Rëndësia dhe disa kritere të therjes së shtazëve/shpezëve

**Dr. Islam Hasani**

**"Ushqehuni me gjërat e lejuara dhe të mira që jua ka dhënë Allahu dhe falënderoni për mirësitë e Allahut, nëse vërtet E adhuroni Atë". (En-Nahl, 114) (1)**

Nuk ka dyshim se nga dhuratat më të shtrenjta me të cilat na ka begatuar Allahu, është ushqimi (ushqimi dhe pija). Këto dy elemente janë shumë të rëndësishme për jetën e njeriut, prandaj duhet pasur kujdes që të fitohen në mënyrë të lejuar dhe të mos jenë në grupin e ushqimeve të ndaluara. Ushqimi i ndaluar (haram), i fituar në mënyrë të ndaluar apo që gjendet ne grupin e ushqimeve të ndaluara, përveç të tjerash, dëmton edhe ibadetin (adhurimin) dhe imazhin e njeriut të mirë dhe të drejtë.

Sipas parimit universal të gjitha ushqimet janë të lejuara dhe lejohen të konsumohen, përveç atyre që janë të ndaluara drejtpërdrejt me ajet kuranor ose me hadith autentik. Islami u rekomandon njerëzve të hanë atë që është e lejuar dhe e mirë.

"Ushqehuni me gjërat e lejuara dhe të mira që jua ka dhënë Allahu dhe falënderoni për mirësitë e Allahut, nëse vërtet E adhuroni Atë". (En-Nahl, 114)[1]

Të ushqyerit vetëm me gjëra të lejuara (hallall) e të mira dhe heqja dorë nga gjërat e ndaluara, është falënderim ndaj Allahut xh.sh. për të mirat që ka dhuruar. Zgjedhja e ushqimit të lejuar ndihmon në pastrimin e anës shpirtërore dhe asaj materiale.

Allahu u ka lejuar njerëzve të konsumojnë ushqimin që është i lejuar dhe i mirë. Që të jetë ushqimi i lejuar (Hallall) për konsumim, duhet t'i plotësojë këto kritere:

1. Ushqimi duhet të fitohet në mënyrë të lejuar,
2. Ushqimi duhet të jetë konform me Ligjin Islam mbi ushqimet.

Që të jetë ushqimi "i mirë", siç është përmendur në ajetin kuranor, duhet t'i plotësojë këto kritere:

3. Ushqimi duhet të jetë i shëndetshëm dhe kalorik
4. Ushqimi duhet të jetë i sigurt për konsumim.[2]

Ushqim hallall janë ushqimi dhe pijet, komponentet e të cilave janë të lejuara sipas ligjeve të Sheriatit dhe që plotësojnë këto kushte:[3]

a) Që, sipas ligjit të Sheriatit, nuk përmbajnë asnjë pjesë a produkt të shtazëve që janë të ndaluara – haram, dhe nuk përmbajnë asnjë pjesë a produkt të shtazëve që nuk janë therur sipas rregullave të Sheriatit;

b) Që, sipas ligjit të Sheriatit, nuk përmbajnë asgjë nga ajo që konsiderohet e papastër-nexhes;

c) Që janë të sigurta për konsumim, johelmuese, jointoksikuese dhe të parrezikshme për shëndetin;

d) Që, sipas ligjit të Sheriatit, nuk janë përgatitur, proceduar apo ambalazhuar, duke përdorur pajisje të kontaminuara e të ndyra-nexhes;

e) Që nuk përmbajnë asnjë pjesë të trupit të njerëzve apo sosh që dalin nga njerëzit, të cilat janë të ndaluara/haram, e nuk janë të lejuara sipas ligjeve të Sheriatit dhe

f) Që, sipas ligjit të Sheriatit, gjatë përgatitjes, procedimit, bartjes, paketimit, deponizitimit dhe shpërndarjes, ushqimi është fizikisht i ndarë nga ushqime të tjera, të cilat nuk i përmbushin kriteret e cekura tek a), b), c), d) dhe e) ose nga gjëra që janë të njohura si të ndyra- nexhes.

**E Ndyrë /Nexhes/Haram**

2.4.1 Të ndyra- nexhes, sipas ligjeve të Sheriatit, konsiderohen:

a) Derri dhe pasardhësit e tij;

b) Ushqimi hallall, që është kontaminuar me gjëra të ndaluara – haram;

c) Ushqimi hallall, që është në kontakt drejpërdrejt me gjëra që janë të ndaluara –haram;

d) Çdo lëng a materie që del nga kanalet e njerëzve a të shtazëve, siç janë: urina, gjaku, të vjellët, qelbi, placenta, jashtëqitja, sperma dhe vezoret e derrave e të qenve, përveç spermës dhe vezoreve të shtazëve të tjera që janë hallall;

e)Ngordhësirat apo shtazët që janë hallall, por nuk janë therur sipas rregullave të Sheriatit; dhe

f) alkooli apo ushqimi dhe pijet, të cilat përmbajnë ose janë të përziera me alkool.

**Therja/Prerja**

Këshilli i Akademisë Islame të Fikhut ka mbajtur sesionin e 10 në Xhedë (Xhidde, Arabia Saudite) më 28 qershor 1997.

Pasi u dëgjuan hulumtimet e përgatitura rreth 'sakrifikimit (therjes) të shtazëve dhe rregullat e Sheriatit rreth therjes së tyre dhe pas diskutimeve rreth kësaj teme të përgatitur nga studiuesit e fikhut, mjekëve dhe nutricisteve,

Ka vendosur si më poshtë:



I: Therja, për t'u konsideruar e ligjshme, duhet të bëhet në një prej mënyrave në vijim:

1. Prerja e qafës së shtazës (Dhabh) është prerja që ndërpret kanalin e frymëmarrjes, kanalin në të cilin kalon ushqimi, arteriet kryesore dhe venat, të cilat bartin oksigjenin në kokë, për të shkaktuar gjakderdhjen dhe vdekjen e shtazës. Kjo mënyrë preferohet për therjen/prerjen e lopëve, deleve, dhive dhe shpezëve.

2. Therja (Nahr) bëhet duke e therur kafshën me thikë në qafë. Kjo mënyrë preferohet për therjen e deveve dhe shtazëve të ngjashme.

3. Dëmtimi/lëndimi ('akr) bëhet duke lënduar shtazën, kur nuk ka zgjidhje tjetër, në cilëndo pjesë të trupit. Kjo mënyrë praktikohet për shtazët e egra në gjueti, të cilat janë të lejuara për t'u ngrënë, ose për shtazët shtëpiake që janë bërë shumë të rrezikshme dhe është e pamundshme therja normale e tyre. Mjeti i lëndimit duhet të shkaktojë patjetër gjakderdhje dhe gjakderdhja të jetë shkak i vdekjes së shtazës ose shpezës. Nëse shtaza kapet derisa të jetë ende gjallë, duhet të theret ne qafë sipas rregullave të përmendura.

II: Prerja Hallall e shtazës duhet të plotësojë edhe këto kushte:

1. Personi që e ther/pret kafshën, duhet të jetë i rritur dhe mendërisht i shëndoshë, duhet të jetë mysliman ose t'i takojë njërës prej feve të shpallura (ehlul kitab).

2. Prerja/therja duhet të bëhet me një mjet të mprehtë, prej hekuri apo ndonjë metali tjetër, i cili është në gjendje të shkaktojë gjakderdhje të madhe. Dhëmbët, fildishi dhe thonjtë nuk mund të përdoren për prerje.

3. Është e ndaluar ngrënia e mishit të një shtaze që mbytet nga ngulfatja, apo që është qëlluar me ndonjë objekt (gur, dru etj.) ose është mbytur prej rrëzuarjes nga lart apo është therur nga brirët e ndonjë shtaze tjetër. Por, nëse shtaza kapet ende e gjallë dhe theret sipas rregullave të përmendura më lart, edhe pse lëndimi është bërë nga ndonjë prej kategorive të përmendura, lejohet për t'u ngrënë.

4. Personi që bën therjen, duhet të përmendë emrin e Allahut, Bismillah – Allahu Ekber, në fillim të këtij akti. Por, nëse personi harron të përmendë emrin e Allahut po këtë nuk e bën me qëllim, mishi është i lejuar për t'u ngrënë.

III: prerja e shtazës duhet të bëhet në mënyrë korrekte sipas rregullave të Sheriatit, si p.sh. të tregohet mëshirë dhe të sillen mirë me shtazën para, gjatë dhe pas prerjes. Mprehja e thikës nuk duhet të bëhet ndër sy të shtazës dhe shtaza nuk duhet të pritet në prani të shtazëve të tjera. Është e ndaluar mbytja e shtazës me ndonjë mjet jo të mprehtë. Shtaza që do të theret, nuk duhet të torturohet, nuk lejohet t'i këputet ndonjë pjesë e trupit, t'i hiqet lëkura ose të futet në ujë të valë, para se të vërtetohet se tashmë nuk është e gjallë.

IV. shtaza që do të theret, duhet të mos jetë e prekur nga ndonjë sëmundje e cila depërton në mishin e saj, dhe dëmton shëndetin e konsumatorit. Plotësimi i kritereve sanitare është domosdoshëm në lidhje me mishin.

Për mënyrat e tjera të therjes së shtazëve dhe shpezëve do të diskutohet në një shkrim në numrin e ardhshëm. (vijon)

(1) Citatet e Kur'anit janë marrë nga përkthimi i Hasani I. Nahit, botimi i 3-të, i rishikuar dhe i korrigjuar nga Instituti Shqiptar i Mendimit dhe Qytetërimit Islam, 2006. (2) Mohammad Mazhar Hussaini, Islamic Dietary Concepts and Practices (Bedford Park: The Islamic Food and Nutrition Council of America, 1993) f. 21. (3) Islam Hasani, Ushqimi Hallall: Prodhimi, Përgatitja, Menaxhimi dhe Deponimi, (Prishtinë: Dituria Islame, 2012), f. 5.

# NIGERIA

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Pozita gjeografike**

Republika Federale e Nigerisë është një nga shtetet afrikane, që zë këndin lindor të Afrikës Perëndimore, përkatësisht bregun e Gjirit të Guinesë, i cili lidhet me oqeanin Atlantik. Kjo është një zonë, të cilën arabët në të kaluarën e quanin Sudani Perëndimor. Sipërfaqja e vendit përfshin 3% të sipërfaqes së kontinentit afrikan. Vendi posedon dy lumenj - Niger dhe Binui, si dhe degët e tyre të shumta. Në vitin 1899 u miratua nga qeveria britaneze që vendi të merrte emrin Nigeria, kurse më 1 janar 1914 u realizua bashkimi në mes Veriut dhe Jugut të vendit, për t'u formuar Nigeria aktuale. Republika e Nigerisë kufizohet me katër shtete fqinje. Pra, nga veriu dhe veriperëndimi - kufizohet me Nigerin me një gjatësi 1497 km, nga verilindja - me Çadin në një gjatësi deri në 87 km, nga lindja - me Kamerunin në një gjatësi deri në 1690 km dhe nga perëndimi - me Beninin me një gjatësi 773 km, ndërsa përmes brigjeve jugore shtrihet në gjirin e Guinesë në një gjatësi deri 853 km[2].

**Abuja:** Si kryeqytet i Republikës Federale të Nigerisë shtrihet në pjesën qendrore të vendit, e cila njihet si zonë me rrethinë të afirmuar për vendin. Konsiderohet prej qyteteve të planifikuara, që nënkupton se ishte planifikuar të bëhej kryeqyteti i shtetit si dhe llogaritet një nga qytetet relativisht moderne. Ndërtimi i tij pati filluar në vitet tetëdhjetë, për t'u bërë, më 12 dhjetor 1991, kryeqyteti zyrtar i Nigerisë në vend të kryeqytetit të vjetër Lagos. Numri i banorëve të këtij qyteti arrin deri në 405.000 banorë (2005). Abuja ka qenë kryeqytet i një principate, e cila quhej Abuja dhe konsiderohej nga rajone të afirmuar afrikane, në të cilat ishte shfaqur civilizimi i Neolitit (apokës e re e gurit). Po ashtu aty ishte njohur edhe industria e gurit dhe përdorimi i tij në mijëvjeçarin e parë të erës sonë[5].

**Të dhëna statistikore*:**
• Emri ndërkombëtar në anglisht: Federal Republic of Nigeria.
• Emri zyrtar: Republika Federale e Nigerisë.
• Sistemi i qeverisjes: Republikan, federal.
• Sipërfaqja: 923,768 km².
• Numri i banorëve: 170.123.740 (2012).
• Dendësia: 184,2 (banorë në 1 km²).
• Feja: Myslimanë 68% (prej tyre 99% sunitë të drejtimit maliki dhe një pjesë e vogël shia), të krishterë 22% (prej tyre protestantë, katolikë dhe grupe të tjera të krishterësh) dhe 10% përkatësi të tjera fetare.
• Kryeqyteti: Abuja.
• Qytete të tjera:Lagos (llogaritet qyteti më i madh i vendit), Kano, Ibadan, Kaduna, etj..
• Grupet etnike: Hausa dhe Fulani 29%, Yoruba 21%, Igbo 18%, Ijaw 10%, Kanuri 4%, Ibibio 3.5% dhe Tiv 2.5%.
• Gjuhët kryesore: Angleze (gjuhë zyrtare), Hausa, Yoruba, Igbo dhe Fulani.
• Njësia monetare: Naira nigeriane NGN (1.00 NGN = 0.0047 EUR).
• Data e pavarësisë: 1 tetor 1960 (nga Britania e Madhe).
• Festë kombëtare: 1 tetor 1960 (Dita e Pavarësisë).

**Përhapja e fesë Islame në Nigeri**

Duke patur parasysh se Islami është feja e vetme e pranuar tek Allahu xh.sh., dhe çdo mysliman është pedagog dhe predikues i mesazhit të Islamit, që dëshmohet me ajetin kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "E kush është në rrugë më të mirë se ai që thërret në rrugën e Allahut, që bën vepra të mira dhe që thotë: "Unë jam prej muslimanëve?" (Fussile, 33), mandej se Islami lejon tregti të ndërsjelltë dhe kërkim të furnizimit për jetesë në çdo vend dhe në çdo kohë, - tregtarët myslimanë patën shfrytëzuar këtë mundësi, që, përmes zhvillimit të aktiviteteve të tregtisë, të përhapin Islamin edhe në Afrikën Perëndimore, përkatësisht te bashkëpuntorët e tyre tregtarë të këtyre zonave, tek të cilët ndalonin dhe qëndronin për disa ditë, si dhe me sjelljet e tyre islame, si sinqeriteti, besueshmëria, korrektësia, mbajtja e premtimit dhe kryerja e obligimeve fetare si namazi, reflektonin pasqyrën e drejtë të Islamit. Të gjitha këto cilësi u lanë përshtypje të mira në zemër banorëve të këtyre rajoneve, dhe kjo ndikoi në përqafimin e Islamit nga ana e anasve të këtyre rajoneve dhe në publikimin e tij në mesin e bashkëvendësve të tyre. Sipas burimeve historike theksohet se Feja Islame që nga shekulli VII h- XIII m filloi të çante



rrugën e vet drejt zonave të njohura që sot quhen Nigeria, dhe kjo përmes tregtarëve arabë myslimanë, të cilët vinin drejt këtyre zonave të Afrikës Veriore, dhe përmes Shkretëtirës së Madhe. Pastaj, rritja e përhapjes së Islamit dhe ngritja e vlerës së myslimanëve në vend, u realizuan shumë shpejtë, që nga shekulli i sipërpërmendur, të ndikuar nga Murabitët (1056 h – 1147 m dhe Muvehidinët (1121 – 1269 m), të cilët kishin ngritur shtetet e tyre në Magreb – Afrika Veriore . Përhapja e Islamit në Veriun e Nigerisë kishte ndikim në jetën sociale dhe kulturore të popullsisë së vendit, duke i bërë ata një figurë të veçantë me sjelljet dhe zakonet e tyre të përditshme me karakter fetar islam, ndonëse më herët kishin qenë robër të besimeve pagane. Islami nuk arriti të shtrihej në fillim në pjesët jugore të Nigerisë, për shkak të dendësisë së pyjeve, që ndajnë Veriun dhe Jugun e vendit. Para pushtimit kolonial Nigeria gëzonte një sistem arsimor islamik, shkollat kuranore shtriheshin në të gjitha rajonet e vendit dhe në to nxënës dhe studentë studionin Kur'anin, shkencat e tij dhe e mësonin përmendsh atë. Më 1914, në rajone të ndryshme të vendit kishte 25 mijë shkolla kuranore, dhe studentët që përparonin, kalonin nga një shkollë në tjetrën, që ishte më e ngritur, për të përfunduar me marrjen e diplomave në teologji, filozofi dhe në degë të tjera. Mësimet që ata studionin, në tërësinë e tyre, kryesisht pasqyronin natyrën e vërtetë të Islamit dhe ndikimin e tij në fushat e shkencës dhe jetës[6].

**Historia e Nigerisë**

Sipas vlerësime historike, konstatohet se kulturat e hershme në Nigeri datojnë që nga viti 700 p.e.s., ose edhe më herët, dhe kjo dëshmon lashtësinë e banimit të rajoneve të Nigerisë. Ndërkaq, në shekujt e mëvonshëm, në periudhat kohore në mes shekujve XII e XIV, në zonat si Yuruba dhe Eyf në Veri të vendit u zhvilluan qytetërimet më të përparuar në rajon, pikërisht në kohën kur ndikimi i Islamit u bë mbizotërues në vend. Madje në shekullin XV Perandoria e Beninit kishte arritur kulmin e lavdisë në Jug të Nigerisë, ku ishte realizuar edhe kontakti i parë me tregtarët evropianë. Më pastaj, gjatë shekujve XV e XVI u paraqitën edhe tregtarët e skllevërve, siç ishin portugezët dhe britanikët. Në periudhën nga viti 1804 deri në vitin 1817 në Veri të vendit u themelua Perandoria Islame Fulan. Në vitin 1861 tregtarët britanikë arritën të nënshtronin qytetin Lagos, ku aktivitetet misionare krishtere atëherë më kishin filluar në jug të vendit, si dhe britanikët arritën të shtrinin mbizotërimin e tyre mbi zonat e brendshme të vendit dhe, që nga viti 1904 ata kishin pushtuar shumicën e zonave të Nigerisë. Mandej, në vitin 1960, Nigeria arriti pavarësinë nga Britania, po brenda Federatës Britanike, për t'u bërë republikë në vitin 1963[7].

**Klima**

Klima tropikale në Nigeri mbulon pjesën më të madhe të vendit, kurse temperaturat më të ulëta shënohen në zonat kodrinore, sidomos në zonat qendrore dhe në ato lindore të vendit. Kjo për shkak të lartësisë së madhe të këtyre zonave[8].

**Gjendja ekonomike**

Ekonomia e Nigerisë konsiderohet një ekonomi në zhvillim, që mbështetet në bujqësi. Edhe pse afërsisht dy të tretat e punëtorëve në Nigeri merren me bujqësi, prodhimet bujqësore nuk arrijnë të përbëjnë më shumë se një të pestën e vlerës së përgjithshme të të ardhurave kombëtare të vendit. Në Nigeri ka shumë fabrika të cilat prodhojnë sasi të shumta mallrash të ndryshme, por numri i punëtorëve në sektorin e prodhimit nuk tejkalon 10% të fuqisë punëtore të vendit, kështu që industria mbulon më pak se 10% të vlerës së të ardhurave kombëtare në Nigeri[9].

(1) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 556, 566. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f. 104, 105. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 174. Dasara, 2007, Tiranë. (2) www.islamicnews.net. (4) www.almosafr.com. (5) www. islamicnews.net (6) Muhammed Atris;Ibid f. 566.(7) azizah-education.blogspot.com (8)www.marefa.org

* Përqindja e përkatësisë islame në Nigeri dallon shumë nga një burim në tjetrin, si 65%, 75% apo edhe më shumë.



# Invazioni i arabishtes mbi gjuhën hebraike

**Mr. Qemajl Morina**

**Ndikimet ndërgjuhësore**

Fjalët arabe çdo ditë e më shumë po depërtojnë në gjuhën e folur hebraike, madje dhe në të shkruar. Ky infiltrim i arabishtes nuk është vetëm për shkak të afërsisë që këto dy gjuhë kanë në mes tyre, sepse të dy gjuhët i përkasin grupit të gjuhëve semite dhe konsiderohen gjuhë simotra, por më tepër për shkak të varfërisë së hebraishtes për terma të rinj, pasi, siç dihet, ajo ishte një gjuhë e vdekur për afro dy mijë vjet, për të filluar ringjallja e saj në vitin 1948, me themelimin e shtetit izraelit në Palestinë.

Për ta mbuluar këtë zbrazëti, gjuhëtarët hebrenj kërkuan ndihmë në fjalorët e arabishtes për të ringjallur një pjesë të madhe të leksikut të gjuhës së tyre të vdekur. Me bashkëjetesën me fqinjët e tyre palestinezë brenda shtetit izraelit, ata zgjidhën shumë dilema për sa i përket leksikut, që kërkon jeta e përditshme. Për këto arsye, hebraishtja e sotme paraqet një konglomerat termash dhe rregullash gjuhësore, që meriton një vëmendje të veçantë nga studiuesit e gjuhësisë, sidomos të atyre që merren me studimin e gjuhëve semite...

Banorët e Izraelit (rreth shtatë milionë), sot flasin 85 gjuhë të ndryshme. Ky është rezultat i emigrimeve të vazhdueshme të hebrenjve nga të katër anët e botës në Palestinë, që nga fundi i shekullit nëntëmbëdhjetë e deri më sot. Sot në Izrael, gjuha hebraike është gjuhë zyrtare dhe gjuha numër një, e pas saj vjen arabishtja, pasuar nga rusishtja e kështu me radhë...

Kur gjuhëtari i njohur hebre Elizer ben Jahuda (1858-1922), hartoi fjalorin e parë hebraisht, që u botua në vitin 1908 në Berlin, vërejti se hebraishtes i mungonin fjalët elementare, për shkak se ajo ishte jashtë përdorimit për afro dy mijë vjet. Për ta mbuluar këtë mungesë, Ben Jahuda u mbështet në fjalorët e gjuhës arabe, prej nga mori foljet, të cilat ia përshtati natyrës së hebraishtes dhe i futi në fjalorin e vet. Prandaj, sot çdo studiues i hebraishtes vëren se ajo është përplot fjalë dhe shprehje të huaja të huazuara jo vetëm nga gjuhët simotra semite, po dhe nga latinishtja dhe gjuhët e tjera evropiane.

**Instituti i Gjuhës Hebraike**

Instituti i Gjuhës Hebraike bën përpjekje të vazhdueshme për të pasuruar hebraishten me fjalë të reja nga thesari i saj i vjetër dhe për përhapjen e tyre në popull. Megjithatë, fjalët e huaja (neologjizmat) mbizotërojnë në librat shkencorë, deri edhe në ata letrarë.

Me gjithë konfliktin e përgjakshëm arabo-izraelit, që zgjat afro njëqind vjet, si dhe armiqësinë e hapur ndaj arabëve dhe myslimanëve në shoqërinë çifute të Izraelit, kjo nuk ka penguar që me qindra e mijëra fjalë dhe shprehje arabe të infiltrohen në hebraishten e folur. Ato kanë një përdorim të gjerë në jetën e përditshme, në medie – radio e televizion, në fjalime deri edhe në tregime dhe novela. Kjo dukuri bëri që disa shkrimtarë dhe gjuhëtarë të hartonin fjalorë të veçantë për fjalët arabe të hebraizuara.

Fjalori i shkrimtarit izraelit, Dan ben Amots, i botuar në vitet tetëdhjetë të shekullit të kaluar, është një fjalor ku janë përfshirë fjalët dhe shprehjet më vulgare të gjuhës arabe. Më vonë u botuan edhe fjalorë të tjerë të ngjashëm. Me këtë



rast vlen të theksohet se vitet e fundit, u mbajtën konferenca e tryeza shkencore në universitetet izraelite, siç janë Universiteti i Tel-Avivit dhe universiteti Bar Ilan në vitin 2005. Temë bosht e shqyrtimeve ishin fjalët dhe shprehjet arabe në hebraishten e folur, të cilat shtrihen dhe kanë përfshirë të gjitha aspektet e jetës, duke u përdorur nga të gjitha shtresat e shoqërisë izraelite, që nga pastruesi e punëtori e deri tek gazetari, shkrimtari, politikani, kryeministri etj.. Këto fjalë mund të ndahen në grupet vijuese:

1. Fjalë që kanë të bëjnë me ushqimin, si:"felafil" (speca), "hum-mus" (çikore), "ful" (kokërr fasuleje), "za'tar" (trumzë), "kub-ba", (torkë), "maxhdara", "shakshuka", "suhuk" , të gjitha këto fjalë që përdoren në hebraishten e përditshme. Po hebrenjtë nuk u mjaftuan vetëm me kaq, ata patën sukses në derivimin edhe të formave të tjera prej këtyre fjalëve arabe. Kështu, ata restorantin e vogël ku servohet "hum-mus" (çikore), e quajtën "hum-musije", kurse restorantin e vogël ku servohet "ful" - "fulije". Ndërkohë që fjala "sih-hatejn" (me shëndet) e arabishtes, të cilën ata e shqiptojnë me "s" të butë, ka hyrë në përdorim të gjerë. Kjo vlen edhe për fjalën arabe "ahla" (sa ëmbël), e cila ka një përdorim të gjerë, përdoret për të shprehur habinë për çdo ushqim, për rroba apo gjëra të tjera të bukura. Prej mjeteve të përgatitjes së ushqimit, huazuan fjalën "al-mankal" (mangall), për pjekjen e mishit dhe nxehje, kurse në hebraishte e quajtën "mangjal". Kështu shohim se "kaf" u kthye në "gj" të dialektit egjiptian, nën ndikimin e disa banorëve të fshatrave apo beduinëve;

2. Fjalë që kanë të bëjnë me marrëdhëniet ndërnjerëzore, si: " 'ala kejfeke", "kejfe haluke?" (si je?), "ehlen ve sehlen" (mirë se vini), "jalla" (eja), "Allah" (Allah!), "ja habibi" (o i dashuri im), "sabaja" (të rinj), "mabsut" ( i kënaqur), "sulhatun" (mirë, në rregull, saktë);

3. Fjalë që kanë të bëjnë me jetën politike, si: "fidaijun" (fedai), "intifada" (intifada, kryengritje), "hudna" (armëpushim), "tahdiatun" (qetësim), "shehid" (shehid, dëshmor, martir), "xhihad" (xhihad), "tandhim" (organizim), "hamasnak" (prej grupit të Hamasit) etj.;

4. Fjalë që fillojnë me fjalët "abun" (baba) si "Abu Ali" (trimëri arrogancë), "Abu xhilde", Abu kamune" (koprrac);

5. Fjalë a atribute që kanë të bëjnë me mirësjellje: "maxhnun" (i marrë), "ahbal" (idiot, budalla);

6. Fjalë që në përbërjen e tyre kanë tingullin/shkronjën "d" e rëndë, shkronjë që ka të bëjë me arabishten e nuk ekziston në hebraishten, e cila kthehet në "d" të lehtë si: "fediha" nga "fadiha" (skandal), "kelam fadi" nga arabishtja "kelam fadi- farig" (fjalë e kotë);

7. Fjalë që përfundojnë me shkronjat "jaun" dhe "raun", si: "miljuner" (milioner), "milarder" (miliarder), në këtë formë bëjnë përpjekje ta derivojnë edhe "maifijoner" (mafioz apo njeri i mafias);

8. Metonimi si: "taht al-balata" (pllakë guri), "devavin" (fjalë e kotë), "kasaha" (thyerje, shkatërrim). Po ashtu përdorin fjalën "harta barta" (anarki).

Hebrenjtë përdorin të gjitha sharjet dhe ofendimet arabe më vulgaret, që kanë të bëjnë me babën, nënën, motrën, gruan etj.. Është për çdo keqardhje që ata këto fjalë i përdorin në radio, televizion, shtyp, si dhe në biseda rasti.

Pra, me gjithë urrejtjen dhe armiqësinë e madhe në mes hebrenjve dhe arabëve, shohim se arabishtja ka pushtuar një hapësirë të gjerë të hebraishtes së folur. Këtë e ka bërë në kulmin e armiqësisë dhe pas katër luftërave të mëdha në mes arabëve dhe izraelitëve.

Vallë, si do të ishte situata sikur dy popujt të kishin marrëdhënie normale dhe të fqinjësisë së mirë?!

# Fermani i njohur i Sulltan Sylejman Kanunit

**Prof. Dr. Mustafa Armagan**

**Sulltan Sylejman Kanuni e mbron veten dhe thotë: 'Unë jam ky'. Apo " Unë nuk jam ai njeri që paraqitet në serial".**

Jemi dëshmitarë të asaj që diskutohet kohët e fundit rreth Sulltan Sylejman Kanunit, po këto diskutime janë vetëm epshore. Nuk shkruajnë skenarë të saktë, nuk mund të bëjnë kërkime të vërteta. Me këtë veprim tregojnë injorancën e tyre, sillen e mbështillen rreth raporteve intime, për t'u kapur rreth çështjes së haremit. E kanë futur Sulltan Sylejmanin në një kallëp që nuk mund të njihet fare. As që shqetësohen se fëmijët e njohin këtë, sikur ai nuk paska pasur asnjë qëllim e as punë përveç grave dhe epshit. Ata nuk mund ta kenë këtë shqetësim, kurse ne po... Ejani e të bëjmë diçka më tjetër sot, të shohim nga vetë letra origjinale e Sylejmanit se kush ishte ai vërtet. Thënë ndryshe, seriali që përshkruan këtë periudhë, nuk ka të bëjë me realitetin.

**Sulltan Sylejman Kanuni**

Ka lindur në qytetin Trabzon të Turqisë më 27 prill 1495. Ishte i biri i Javuz Sulltan Selimit. U shkollua në Stamboll. Kur i vdiq i ati, kaloi në krye të Shtetit Osman, më 30 shtator 1520 kur ishte në moshën 25 vjeç. Me një sukses të madh qeverisi Shtetin Osman dhe ndërroi jetë derisa ndiqte rrethimin e Zigetvarit, më 7 shtator 1566, në moshën 71 vjeç. Ndryshe njihet si "Kânûnî", jo pse ky ka vendosur ndonjë ligj a kanun të ri, por sepse ligjet i zbatonte me një përpikëri të madhe. Periudha kur ai ishte në krye të Shtetit Osman, ishte një kohë kur shteti ishte më i pasuri ndër të gjitha kohërat. Thënë ndryshe, ky padishah kaq i madh ishte njëkohësisht edhe bujar dhe i devotshëm në zbatimin e fesë islame.





**Bali Beu**

Gazi Bali Beu ishte nga komandantët. Ai i përkiste familjes së njohur Malkoç. Kishte lindur më 1495, pra ishte moshatar i Sulltan Sylejmanit. Ishte si udhëheqës bejlerbe në Bosnjë dhe Rumeli. Kishte bashkëshorte të bijën e Sulltan Bejazitit II, Ajnishah Sulltanin. Njihet edhe si Koxha Bali Pasha. Më 1521 kishte marrë pjesë në çlirimin e Beogradit, sa ishte ende i ri. Më vonë, më 30 gusht 1521, pas çlirimit të Beogradit, ishte caktuar si përgjegjës për mbrojtjen dhe kontrollimin e kështjellave. Ka bërë shumë vepra me vlera të posaçme: medrese, shkolla, xhami e shumë e shumë gjëra të tjera në shërbim të popullit. Më 1543 ishte caktuar përgjegjës i Budinit (Budapest). Pas shumë sukseseve që kishte korrur, përmes një shkrese, Sulltan Sylejmanit i kishte paraqitur një kërkesë. Si përgjigje të asaj kërkese, Sulltan Sylejmani i kishte shkruar këtë letër me këto këshilla të arta. Ndërroi jetë në vitin 1458. Këtë letër, në botën e shkencës së pari e ka paraqitur Yusuf Këllëç, që e kishte botuar në vitin 1989. Më pas, letrën e ka paraqitur në një simpozium mbajtur nga CIÉPO (Ankara, 1994). Një kopje të kësaj e kishte Toros Uluçay, i biri i Çağtay Uluçay-t; mendonim që origjinali gjendej në Depon e Budimit. Në veprën "Telhîsu'l-Bejân" të Hezzarfen Husejn Efendiut, gjendet edhe një letër tjetër, për nga kuptimi e ngjashme, që çuditërisht i ishte shkruar nga Muradi I Evrenos Beut. Metoda i takon shekullit të 16. Kjo do të thotë që Padishahët Osmanë u dërgonin bejlerëve nga një tekst që lexohej - "paralajmërim". Kjo gjë nuk tregon se kjo letër nuk i përket Sylejmanit, po tregon se ne jemi para një forme që kishte përdorur"ai".

Kur të lexohet ajo, do të shihet se si Sulltan Sylejmani i kishte dhënë një rëndësi të madhe filozofisë shtetërore, moralit të punës, kuptimit të administrimit, reales dhe drejtësisë, dhe mbi të gjitha, se si ai paraqet pikën kryesore që kishte arritur saktësia e Islamit. Për shembull, në një ekspeditë, Bali Beu kishte çliruar disa kala dhe nuk kishte lejuar që ushtarët të shijonin prenë e luftës. Për këtë gjë Sulltan Sylejmani i kishte tërhequr vërejtjen menjëherë duke i thënë: "Praktikoje atë që kërkon Islami, unë nuk dua të hyjë në depon time asnjë grosh pa të drejtë".

Sulltan Sylejman Kanuni e mbron veten dhe thotë: 'Unë jam ky'. Apo " Unë nuk jam ai njeri që paraqitet në serial". Kjo letër, kaq e rëndësishme, është punuar nga ne, dhe ja, po e paraqesim:

Burimi i tekstit: www.zaman.com.tr
përktheu Mr. Zymer Ramadani



### *Teksti i Fermanit për Bali Beun*

*Falënderimet qofshin për Allahun, ne morëm 18 kala dhe 30.000 rrëshqitëse i keni dërguar në Tersâne-i Âmire. Keni dhënë lajmin se keni hequr kokat e 60 mijë qafirëve. Ji fatbardhë dhe qofsh faqebardhë në dynja e Ahiret, të qoftë hallall buka! Por, si shpërblim për këto shërbime, keni kërkuar një post. O Gazi Bâli Bej, posti nuk jepet për shkak të nderit. Nëse ti na zë për të madhe këtë shërbim dhe këtë mirësi, ne të kemi bërë tri mirësi para kësaj, dhe po i themi: E para: Të kemi quajtur "Emir – udhëheqës i Besimtarëve"; E dyta: Si shpërblim të të arriturave, të kemi dërguar "Hil'at-i Fâhire" (Një pallto që u vishej padishahëve si lloj shpërblimi për diçka); E treta: Të kemi dhënë brigadën e plotë për të arritur fitime e çlirime sikurse ajo e Pejgamberit s.a.s.. Ne të kemi shpërblyer me këto tri gjëra dhe të kemi ngritur. Nuk ka begati më të madhe se këto. E tani ti, do të falënderosh këto të mira dhe falënderimin e çon në vend.*

*Dhe, ta dinë mirë këtë gjë: Zotëria i ngjan një peshoje me dy shkallë. Njëra prej tyre është Xheneti-parajsa, e tjetra është Xhehenemi-ferri. Shërbimi prej një ore me drejtësi në këtë botë kalimtare, është më i vlefshëm sesa ibadeti nafile prej 70 vjetësh. Na mundësoftë që Krijuesi ynë i Madhërishëm, të na ringjallë me të drejtët atë ditë. E të mos e nxirrni nga kujtesa atë ditë përfundimtare. Të jeni në një shqetësim se ashtu sikur zjarri i djeg drutë e thata, të mos i djegë edhe ajo ditë veprat tona. Nëse ne nënçmohemi dhe zhvlerësohemi në ditën e llogarisë për shkak të pa drejtësive në ato vende ku fjala jonë dhe urdhri ynë ka ndikim për ministrinë e mbrojtjes dhe bejllëkun, do të kapemi për ty, e ti atë ditë nuk do të shpëtosh aq lehtë nga dora ime. Jini shumë të kujdesshëm, mos u mburrni për arritjet tuaja dhe të mos thoni unë çlirova me shpatë një vend, me forcën time. Shteti – vendi, është së pari dhe i përket Krijuesit Bujar, e më pastaj i është gostitur halifes – udhëheqësit të myslimanëve. Të gjitha punët t'i dini se janë nga Allahu.*

*Dhe kam dëgjuar që: Pasurinë dhe prenë e kështjellave që keni çliruar, e keni ndarë për bejtu'lmâl (arkën shtetërore) dhe atë nuk ua keni ndarë ushtarëve. Një të pestën e saj ndajeni për arkën shtetërore, kurse pjesën tjetër shpërndajuni ushtarëve islamë. Sepse ajo pre-pasuri lufte është e ushtarëve të Islamit. Të moshuarit nga ushtarët t'i konsiderosh si prindër, më të mëdhenjtë se ti konsideroji vëllezër dhe ata më të vegjël - si fëmijët e tu. Qëndro i denjë ndaj prindit dhe gostite atë, kujdesu për vëllezërit e tu dhe respektoji, ndërsa fëmijët ledhatoji e mëshiroji. Të mos u shkaktosh vështirësi ushtarëve të Islamit, të mos e mbash larg tyre pasurinë dhe begatinë që e ke në pronë, t'ua shpërndash atyre. E nëse nuk të mjafton pasuria për ushtarët dhe ke vështirësi, informoje anën tanë. Me ndihmën e Allahut të Lartësuar, unë nuk jam i ngratë të mos i dërgoj një mijë-dy mijë qese pasuri.*

*Dhe të mos i obligosh klasën punëtore fshatare me ndonjë tarifë tatimesh, që nuk mundë ta përballojnë. Duhet të qëndrosh larg kësaj gjëje, në mënyr që atëherë, kur kjo klasë jona të jetë e qetë në këtë drejtim dhe kur klasa punëtore fshatare jomyslimane ta vërejë këtë, - të anojnë nga ne dhe të bëhen fqinjë tanë. Të hulumtosh dhe të shikosh në ato vende, kasaba, e qytete, nëse ka ndonjë të varfër mysliman nga Ymeti Muhammed, dhe është i nevojshëm për sadaka-lëmoshë, t'u japësh (atyre) ushqime nga arka shtetërore. Ngase të varfrit janë robërit e pranuar të Allahut të Madhëruar, kurse depoja dhe arka shtetërore (bejtu'l-mâl) është e drejtë e robërve të Allahut. Dhe, nëse nga ajo zonë ka anëtarë me prejardhje nga fëmijët e Pejgamberit tonë të dashur, t'i caktosh nga një flori në ditë çdonjërit nga depoja dhe pasuria shtetërore, kështu që ata të mos i lini kurrsesi në vështirësi.*

*Kryeavokatin dhe gjykatësin, njëherësh margaritari i begative dhe shprehjes Mevlana Mustafanë (Allahu ia shtoftë begatinë e tij), e kemi caktuar dhe dërguar si gjykatës tek ushtria jonë. Mos bëni ndonjë kusur dhe mos shprehni ndonjë të metë në pritjen dhe përshëndetjen e tij të paskajshme, kur të arrijë atje. Veproni sipas hadithi sherifit, duke mos treguar paaftësi ndaj tij, sa mohë që thuhet: "Dijetarët janë trashëgimtarët e Pejgamberëve". Mos gabo t'ia besosh gjendjen e mëhershme të dikujt, nëse dëshiron ta futësh në një shërbim. Ka plot nga njerëzit që duken se janë futur në rrugët e devotshmërisë dhe largimit nga dëshirat, kjo, ngaqë nuk u ka rënë në dorë ndonjë mundësi. Por, kur u krijohet ndonjë rast, ata tejkalojnë Faraonin dhe Nemrudin. Të tillët mos i merr në shërbim pa i parë përvojat e tyre në punë herë pas here. Atë merre në punë, nëse gjendja e tij më përpara është e njëjtë me gjendjen e mëvonshme. Dhe ka prej disave që ditën e kalojnë me agjërim, kurse natën me namaz, por ata janë të tillë që anojnë dhe e lakmojnë shumë dynjanë. Të ikni dhe largohuni shumë prej njerëzish të tillë. E as ti mos e lidh shpirtin për një gjë që është kalimtare. Kishe vendosur t'i lësh vakëf disa fshatra dhe vende. Betohem në Allahun e Lartësuar që, nëse do, lëri vakëf të gjitha vilajetet që ke çliruar, dhe kjo për mua është e pranuar. Dhe, nëse zbehin hatrin e fëmijëve dhe gjirit tënd familjar padishahët që vijnë pas meje, atëherë mallkimi i Allahut, melaikeve dhe i gjithë besimtarëve i kaploftë ata. Por edhe do të dëshmoj dhe do t'i akuzoj ata edhe në Ditën e mahsherit – ringjalljes.*

*Tani: O Gâzi Bâli Bej! Edhe ti je një kalorës, ke një shpatë të mprehur, të njeh dhe kupton mirë trimërinë dhe bashkëpunimin. Dhe kudo që të ecësh, ecja jote të jetë prej kalorësi, e shpata e mprehur, që dëshira dhe gjëja për të cilën anon, të jetë e hapur, që Allahu i Vërtetë të të ndihmojë në punët e dobishme të Fesë Islame, të jetë përkrahësi yt dhe mbrojtësi ynë në çdo hap. Âmîn, për hak të Sejjidu'l-murselinit – Zotërisë tonë Muhamed Mustafasë.*

# Mesatarja dhe dimensioni qytetërues

**Prof. Dr. Ali Laga**

**Feja Islame dhe myslimanët në realitet nuk e njohin veprimtarinë "terroriste" dhe realisht ata të cilët janë duke e luftuar atë janë prodhuesit e tij.**

*(vijon nga numri i kaluar)*

**Largimi nga hegjemonia dhe shfaqja e tolerancës dhe pafajësisë nga akuza e dhunës**

Sa herë që ftohet njeriu për ta pastruar reputacionin e tij nga ajo që nuk i njihet inkubatori, as zanafilla e as veprimtaria në qytetërimin, historinë dhe aktualitetin e tij, e gjen veten e tij të tërhequr që ta rilexoj atë çfarë ka shkruar (La Fontaine) rreth kafshëve të sëmura me murtajë, dhe se të gjitha krimet të cilat i kanë pranuar kafshët grabitqare të bjeshkës nuk përbëjnë shkak për atë çfarë ka ndodhur në mesin e tyre, derisa erdhi gomari dhe e pranoi se ai kishte ngrënë një tufë bari në anë të rrugës dhe me këtë rast e gjithë masa brohoriti: ja krimineli, ja krimineli. Dhe të gjithë iu vërsulën derisa e asgjësuan atë. Ose ta rikujtoj tregimin e ujkut dhe qengjit, ujku jetonte në pjesën e largët të bjeshkës ku edhe buronte uji, ndërsa qengji kulloste në luginë, ujku e akuzoi qengjin se ia kishte turbulluar ujin, kur qengji iu përgjigj se ai ishte duke kullotur në luginë ndërsa uji vinte nga lartë nga vendi i ujkut dhe se ai ishte i ri dhe kishte vetëm disa muaj, me këtë rast ujku iu përgjigj qengjit se gjyshi i tij ia kishte turbulluar ujin dhe iu vërsul qengjit derisa e ngrëni.

Rezymeja e asaj që ka arritur deri aty "La Fontaine" se argumenti i të fortit është më i fortë, është ajo që i vjen ndërmend në fillim çdo myslimani kur i kërkohet atij që të distancohet nga terrorizmi, agresiviteti intoleranca dhe gjërat e ngjashme me to. Shekulli i njëzetë është njollosur me njëqind e pesëdhjetë milion të vrarë, duke përjashtuar këtu të plagosurit, të gjymtët, shkatërrimet dhe shkatërrimin e ekonomisë. Ata të cilët sot janë duke udhëhequr me botën, janë ata të cilët kërkojnë nga myslimanët që të distancohen nga terrorizmi, e cili terrorizëm? Ato janë disa operacione (sikur rasti i gomarit) të cilat kanë ndodhur dhe për të cilat ende nuk është deklaruar gjykata e pavarur se kush qëndron pas tyre, plus kësaj, ata të cilët emrat e tyre janë publikuar në lista si të akuzuar nuk e përfaqësojnë vullnetin e botës islame. Ata kanë jetuar dhe kanë studiuar në ato vende prej nga ka buruar akuza ndaj tyre, dhe siç është e ditur nuk ekziston ndonjë udhëheqje islame e cila i merr përsipër veprimet e myslimanit të cilat ndodhin aty këtu, duke pasur në konsideratë edhe autoritetin të cilin e ka përdorur atë. Kjo çështje nuk ka zgjidhje as zmbrapsje, po as pasojat e tyre përveç nëpërmjet një metode që nuk ka tjetër e ajo është: që myslimanët të bëhen të zotët e vet, e kjo nuk arrihet përveç se duke eliminuar grumbullin e pluhurit i cili e ka mbuluar metodën kuranore dhe atë të traditës profetike në të përdorurit e mendjes, dhe më pastaj rikthimin e saj aty për çka është krijuar, në horizont, në mënyrë që të vepron në te për ta ndërtuar qytetërimin dhe për ta rikthyer krenarinë e vjetër i cili ka humbur për shkak të defekteve të cilat i kanë ndodhur mendjes së myslimanëve dhe i kanë zhytur ato në një moçal të ideve sterile, dhe në trashëgimi të popujve të zhdukur.

Është e kotë që të mohohet, sepse për çdo ditë fuqitë ndërkombëtare mbizotëruese prodhojnë një film (skenar) të ri, ndërsa mjetet e informimit fillojnë të bisedojnë rreth tij dhe të sqarojnë rreziqet të cilat e kanosin botën derisa u erdhi shpirti në fyt, jo nga frika, mirëpo ajo është një shpresë e cila u jepet shpirtrave të myslimanëve

të thjeshtë (të lig) të cilët konsiderojnë se erdhi shpëtimtari, ndërsa në momentin e zbrazjes së "tullumbaces" nga ajri dhe zhdukjes së ëndrrave, në vend që të bëhet një auditim dhe një përkushtim në studimin e shkaqeve të dobësisë, shfaqet në ajër një "tullumbace" tjetër, dhe myslimanët rikthehen në ëndrrat me sy hapur, e tëra kjo pikturë mund të rishikohet për një periudhë kohore jo të gjatë: duke filluar nga Al-Kaida-kjo magji të cilës nuk iu janë njohur komponentët as shtyllat e saj, pastaj Talebanët në Afganistan e të ngjashmet me këto. Dhe para se të përfundojë kjo ndodhi, filloi të krijohet një ndodhi tjetër në Egjipt nën sloganin e reformës, dhe në këtë formë rrotullohet topi i borës, derisa të zmadhohet gjë e cila e lehtëson copëtimin e Egjiptit ashtu siç ishte copëtuar Sudani, dhe kështu përmbushet plani i luginës së Nilit nga burimi deri në derdhje.

Të gjitha këto janë ngjarje të cilat fabrikohen, ndërsa myslimanët janë pjesëmarrës të tyre, ndërsa rezultati është i tmerrshëm për ta dhe prapë nuk gjen atë i cili merr mësim nga këto ngjarje.

S'ka dyshim se emërtimi i drejtpërdrejtë është më shumë tregues se sa aluzioni, edhe pse e dyta është më e përshtatshme për reformën. P.sh. në Liban myslimanët janë akuzuar për sektarizëm sipas botëkuptimit fetar, d.m.th. se ata i urrejnë të krishterët e shtetit të tyre dhe kështu mjetet e informimit vazhdojnë pa reshtur akuzat e tyre dhe ngritën zërat për mbrojtjen e të krishterëve nga agresioni i myslimanëve. Ndërsa analistët heshtin kur të pyeten se si ka mundësi të akuzohen myslimanët me agresivitet ndaj të tjerëve, kur ata janë bijtë e shtetit i cili e ka udhëhequr shumicën e sipërfaqes së botës më shumë se njëmijë vjet dhe jomyslimanët kanë qëndruar në atë shtet të cilin e kanë udhëhequr myslimanët, dhe kanë kaluar disa shekuj dhe myslimanët kanë pasur mundësi që t'i zhdukin në tërësi jomyslimanët pa ndonjë kontroll apo llogaridhënie, duke mos harruar se shtetet mbizotëruese sot nuk kanë ndonjë histori të gjatë të sundimit, nuk i tejkalon tre shekuj.

Më pastaj të gjitha librat të cilat botohen në Liban nga shtëpi botuese krishtere thonë se konflikti sektar ka filluar para një shekulli e gjysmë, dhe nëse analizohet kjo periudhë vërejmë se kjo është periudha e vërshimit nga ushtritë perëndimore duke filluar nga thjeshtëri i francezëve Ibrahim Pasha në kohën e të cilit kanë ndodhur disa çrregullime në Liban dhe shumë vrasje deri në kohën e sodit ku ka arritur Libani.

Ata të cilët i akuzojnë myslimanët me klasifikim sektar heshtin kur të ballafaqohen me historinë. Klasifikimi sektar ndodhë vetëm në fund të shekullit njëzetë, që d.m.th. se gjatë sundimit Osman njerëzit kanë jetuar në paqe dhe harmoni me njëri-tjetrin pa marr parasysh përkatësinë e tyre fetare, dhe gjatë asaj periudhe myslimanët ishin mbizotërues dhe posedues të fuqisë dhe udhëheqjes. Andaj si është e mundur që gjatë asaj periudhe kur myslimanët kanë qenë dominues nuk ka pasur ndasi sektare kurse në kohën e sodit kur myslimanët janë të dobët t'i dëmtojnë të tjerët!!??.

Edhe përkundër të gjitha këtyre të vërtetave prapë: Argumenti i të fortit është më i fortë.

Nëse myslimanët gjatë historisë kanë sunduar botën më shumë se njëmijë vjet, dhe ekzistenca e pakicave dëshmon për drejtësinë e legjislacionit të tij i cili e ka pranuar pluralizmin dhe nuk ka detyruar askënd që t'i ndryshoj bindjet e tij fetare, kurse sot i forti vjen dhe thotë: myslimanët duhet të distancohen nga terrorizmi, kjo realisht është akuzë e kafshëve të egra ndaj më të dobëtëve, dhe akuzë e ujkut ndaj qengjit dhe çfarëdo orvatje për të iu kundërvu këtij akuze është e padobishme.

Topi tani gjendet në anën e shteteve mbizotëruese, dhe myslimanët aspak nuk kanë nevojë t'u kundërpërgjigjen akuzave të pabaza, sepse në legjislacionin e tyre e as përgjatë historisë së sundimit të tyre nuk ekziston ndonjë fenomen i quajtur me emrin terrorizëm.. dhe se llojllojshmëria e popujve, jetesa e përbashkët dhe angazhimi në çështjet shtetërore pa shikuar në përkatësinë fetare të atij personi është në veti e pandashme e institucioneve shtetërore islame, dhe sikur gjendja aktuale e myslimanëve sot nën hijen e udhëheqjes së shteteve të fuqishme dhe e pakicave myslimane në vendet jo Islame ju thotë atyre: ju duhet të vepronit ashtu siç kanë vepruar myslimanët në shtetin e tyre duke i bërë pjesëmarrës edhe të tjerët në udhëheqje, ka pasur ministra nga të krishterët dhe çifutët.. ndërsa jo myslimanët kanë gëzuar autonomi të plotë në udhëheqjen e çështjeve të jetës së tyre private në bazë të parimeve të fesë së tyre. A e gëzojnë sot pakicat islame këtë të drejtë??

Feja Islame dhe myslimanët në realitet nuk e njohin veprimtarinë "terroriste" dhe realisht ata të cilët janë duke e luftuar atë janë prodhuesit e tij..

**Mbështetja e mirëkuptimit mes qytetërimit islam dhe qytetërimeve e kulturave tjera:**

Para se të përgjigjemi për atë që u cek më lartë duhet të pyesim për këtë:

A janë myslimanët duke e bartur Islamin dhe frytin e tij qytetërimin islam, dhe a janë duke jetuar një kulturë si rezultat i praktikumit të kësaj feje në mënyrë që të shohin se ku janë vendet e përplasjes në mënyrë që të kenë mundësi t'i mënjanojnë ato me të tjerët. Apo ata realisht bartin një hibrid kulturash, ku ngjyra islame është më e dobëta, ky mozaik është ai i cili bartë në kraharorin e tij këto divergjenca, përçarje dhe ndasi, gjithashtu shpejtësinë e shpërndarjes së defektit nëpër lagje dhe provinca gjë që bënë të bien pre shumë lehtë para çdo lakmitari i cili ka ambicie për të depërtuar në shoqërinë islame, ku më pastaj rrjedhin britmat e përleshjes së qytetërimeve dhe konfliktit të kulturave.



Kësaj i përgjigjet Malik ibn Nebij, Zoti e mëshiroftë, i cili kulturën e definon se është: "një grumbull-grup vetish morale, dhe parimesh shoqërore të cilat njeriu i pranon që nga lindja e tij si kapital të parë nga mesi i asaj shoqërie që ka lindur, prandaj kultura sipas kësaj është rrethi-ambienti nga i cili njeriu e formon personalitetin dhe karakterin e tij". Për këtë arsye meqenëse kultura është e ndërlidhur me rrethin-ambientin ku jetojmë dhe prodhim i saj, Malik Ibn Nebij mendon se patjetër ne duhet që: "Fillimisht t'i spastrojmë adetet dhe traditat tona, në strukturën e saj morale dhe shoqërore, nga çdo element shkatërrues në mënyrë që tu lejohet rruga elementeve të shëndosha dhe dobiprurëse. Ky spastrim nuk arrihet përveçse përmes ideve të reja të cilat do ta shkatërronin atë gjendje të trashëguar nga periudha e rënies së një shoqërie e cila kërkon një gjendje të re, ajo është gjendja e rilindjes".

Ai thotë se gjithsesi duhet të arrijmë deri te përcaktimi i domosdoshëm i rrethanave përmes dy mënyrave:

E para: negative e cila na ndan nga dështimet e së kaluarës. E dyta: pozitive e cila na lidh me kërkesat e së ardhmes.

Ashtu siç thamë në fillim të këtij shkrimi, nuk ka nevojë që të thellohemi në definicionet e kulturës, këto çështje janë në dispozicion për të gjithë ata që dëshirojnë të kenë njohuri rreth tyre. Mirëpo sot është e nevojshme që të formohet një repart i hulumtuesve seriozë nëpër qendra hulumtuese të cilëve duhet t'u plotësohen të gjitha kushtet për këtë shkencë me vlerë në mënyrë që të prodhojnë veprën më të madhe rreth kritikës dhe modifikimit të mendimit dhe kulturës islame, të terminologjive të reja te myslimanët, dhe botëkuptimeve esenciale të çdo termi në shoqërinë islame sot. Dhe pas arritjes deri te definicioni më i përafërt me burimin e fesë islame dhe origjinën e saj, si dhe dimensionet e çdo terminologjie, termi, tradite apo zakoni, ose botëkuptim i cili ka hyrë në jetën e myslimanëve, librat dhe letërsinë e tyre, atëherë me këtë rast hulumtuesit myslimanë do të punojnë për të gjetur zgjidhje për problemet e mbetura mes qytetërimit dhe kulturës islame dhe qytetërimeve tjera.

Nuk është e mundur më që të bartet e gjithë kjo barrë e trashëguar dhe e përzier me lloj-lloj traditash, zakonesh, botëkuptimesh, lëvizjesh, kuvendesh dhe grupesh të cilave nuk iu dihet as babai e as nëna, ndërsa biri i saj i vetëm i njohur është përgjigjja ndaj çdo urdhri edhe sikur ai të vinte nga ndonjë burim i fshehtë për të krijuar ndonjë ngjarje që ka të bëjë me akuzë ndaj myslimanëve.

Kjo trashëgimi është e rënduar me njolla dhe rruga për të arritur deri te shërimi i saj është përmes përkushtimit dhe besnikërisë së brendshme e jo përmes hedhjes së fajit ndonjë komploti të jashtëm. Çdo përgjegjës në një shtet apo sistem është i obliguar që t'i shërbej shoqërisë së tij e cila e ka sjell deri te ajo përgjegjësi, sepse është ligj i Zotit se njerëzit ose janë triumfues ose humbës, dhe nëse hedhim një vështrim të shpejtë rreth fenomenit të ndërrimit të pozicioneve vërejmë se triumfuesi i së djeshmes sot është humbësi, dhe se çdo valë deti e cila arrin në breg të detit ajo shkatërrohet dhe pas saj vjen një valë tjetër e cila orvatet që të arrijë në breg të detit, dhe kështu valët pasojnë njëra tjetrën pa ndalje, me këtë rast mund të themi se humbësi është vet shkaktar i asaj çfarë i ka ndodhur, dhe çdo grup duhet të veproj atë çfarë i kërkohet, andaj myslimanët duhet të ndalen së akuzuari të tjerët dhe tu hedhin fajin atyre për gjendjen në të cilën gjenden ata.Këto janë karakteristikat-tiparet e rrugës për të arritur deri të pafajësia.. rikthimi i intelektit mysliman nga bota qiellore, në të cilën lundron së koti duke u orvatur që të njihet me të, kurse ai është i krijuar për këtë botë, këtu në këtë botë ai është i obliguar dhe këtu është roli i tij të cilin duhet ta jap, ndërsa më pas rikthimi i tij është në botën tjetër ku do ta korr rezultatin e asaj që ka vepruar në këtë botë, aty do të pajiset me një libër i cili nuk braktisë as çështjet e vogla e as të mëdhatë pa i evidentuar, dhe kur të rikthehet ky intelekt mund të hiqet-eliminohet legjenda apo miti se Qytetërimi Islam i ka rrënjët nga Qytetërimi i grekëve të vjetër, gjithashtu të eliminohet çdo ide dhe çdo traditë e huaj.. dhe kështu të nxirret një mendim i shëndosh islam dhe të ndërtohet një mostër-model për të cilin do të lexojnë në trashëgimin e çmuar, atëherë kur të unifikohet vepra me fjalë, dhe kur të ngritet godina e qytetërimit e cila e ka për obligim shërbimin ndaj njerëzimit, me këtë rast do të ndalen akuzat dhe do të zmbrapsen akuzuesit.. dhe do të lind dielli dhe myslimanët do ta rikujtojnë fjalën e Zotit xh.sh. "Me të vërtetë, Perëndia nuk ua ndryshon atë që kanë nga të mira në të keqe"(Er'rad, 11) gjithashtu:"kjo është për arsye se Perëndia nuk ia prish popullit mirësitë që ia ka dhuruar – përderisa ata të mos i prishin sjelljet e veta" (El Enfalë, 53), gjithashtu: (Shih: En-Nurë, 55).

Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe Vedat Shabani, Burimi: http://cms.islam.gov.kv, 7.07.2005



# Kontributi i grave të gjeneratës së parë në Islam

**Dr. Fahrush Rexhepi**

**Nuk ka shtëpi dhe çift bashkëshortor që të kenë dashuri dhe respekt për njëri – tjetrin, siç kishte në mes të Dërguarit të Zotit dhe Hatixhes r.a..Nëse dëshiron që lumturinë bashkëshortore ta bësh të mëshiruar dhe si diçka që mund të bëhet realitet, mësoje jetën e Muhamedit a.s.**

Lindja e vajzave shton shpresën tek Allahu xh.sh. dhe ambicien për të fituar shpërblimin e Tij të pakufishëm. Shpresat e tilla duhet të jenë motivim për prindërit, që të gëzohen kur u lind vajzë. Prindërit duhet ta konsiderojnë fatmirësi dhe sihariq, duke triumfuar ndaj zakoneve të prapambetura, të cilat akoma ushtrojnë ndikim për injorimin e femrës, duke e konsideruar atë si barrë dhe ndonjëherë edhe si burim turpi. Lindja e vajzave mund të themi se është rriskë dhe bereqet i Allahut xh.sh.. Vlerësimet pozitive për femrën e kanë burimin në Kur'anin famëlartë dhe në hadithet e Pejgamberit a.s., i cili i dha asaj të drejtat e barabarta dhe e vlerësoi si nënë, vajzë dhe bashkëshorte. Muhamedi a.s. ka thënë dhe ka premtuar: "Kushdo që ka tri vajza, i edukon dhe sillet mirë me to, ka merituar Xhenetin". Në një transmetim tjetër thuhet "dy vajza", kurse në transmetimin e tretë thuhet "një vajzë".[1] Muhamedi a.s. ishte ai që riformatizoi mentalitetin arab, po edhe atë grek e mbarënjerëzor karshi femrës, duke e lartësuar mbi zakonet dhe traditat e vjetra, mbi perceptimet e pabaza e të padrejta dhe mbi natyrën perverse. Ai deklaroi haptazi se femra (gruaja) është motër e burrit, binjake dhe e barabartë me të që në ditët e para të krijimit dhe obligimit të përgjegjësisë. Muhamedi a.s. ka thënë: " Gratë janë motrat e burrave".[2] Në burimet koleksionuese të thënieve të Pejgamberit a.s. gjejmë kapitullin "Kapitulli i prindërve që janë nderuar me vajza". Ndërkaq, një tekst tjetër pejgamberik na orienton se ç`duhet thënë para kontaktit që shënon zanafillën e lindjes së fëmijëve djem apo vajza. Ky tekst thotë: "O Zot! Na largo nga shejtani dhe largoje shejtanin nga ajo që ka bërë risk për ne"![3] Pra ,ato janë motrat e djemve, janë risk prej Zotit, i cili meriton mirënjohje.

Është bërë e natyrshme kohët e fundit që nëpër xhami, nëpër tribuna dhe nëpër sesione e konferenca të ndryshme shkencore, të trajtohen apo të flitet kryesisht për figura dhe personalitete burra. E po, ku janë gratë? A kanë dhënë edhe ato kontribut në jetë e në shoqëri, në familje, në arsimim, në edukim...? A kanë edhe ato merita dhe kontribut së paku gjatë jetës së Pejgamberit a.s.. Këto janë motive që më shtynë të trajtoj këtë temë, në mënyrë që t`u përgjigjem disa prej këtyre pyetjeve të parashtruara.

**Nënat besimtare shembull dhe model i mirë për të gjithë**

Studimet dhe hulumtimet rreth femrës, rreth fëmijës, të riut dhe të resë në historinë islame, duke filluar nga biografia profetike si dhe hulumtimet dhe analizat e përmbledhura rreth tyre, na japin përgjigjet e përshtatshme si dhe na ofrojnë zgjidhjet e përshtatshme të shumë problemeve me të cilat ballafaqohen sot shumë edukatorë. Ato gjithashtu prezantojnë shembullin dhe pasqyrën më ideale për gjeneratat e reja.

Është fakt i pakontestueshëm se gjeneratat e reja sot janë më se të nevojshme për një shembull të vyer e të mirë, sidomos në këtë kohë kur Ymeti islam e ka humbur identitetin e tij në kohën kur shumica e djemve dhe e femrave myslimane kanë hyrë në gara të zjarrta rreth epsheve dhe kënaqësive, ndërsa shembulli dhe ilustrimi i tyre ideal kufizohet me gjeneratën e artit të shfrenuar, muzikës së çmendur apo me gjeneratën e sportit dhe të zbavitjeve marramendëse.



Kundërshtarët e fesë islame e dinë shumë mirë çështjen e rëndësisë që i jep Islami pozitës së femrës në shoqëri, prandaj edhe shpejtuan të bënin zhurmë mbi ngritjen e pozitës së saj në shoqërinë kinse moderne. Aty- këtu ngritën zërin e tyre duke kërkuar emancipimin e saj, emancipim që shkon me sytë e zhveshjes, daljes së gruas për të punuar jashtë dhe përzierjen e saj me burra të tjerë, madje edhe të ecë drejtë rrugës së keqe dhe fatzezë. Nga ata që ngritën zërin për mbrojtjen e të drejtave të gruas, ka të tillë që, nga mentaliteti primitiv, shpeshherë e fajësojnë gruan për faktin se lind vajza, ndërkohë që, sipas Sheriatit islam, vajza është mburojë nga zjarri për prindërit e saj, po edhe burim risku. Sipas Sheriatit, por edhe sipas shkencës, embrioni është një përzierje e spermatozoidit të burrit dhe vezores së gruas. Allahu xh.sh. në Kur'anin famëlartë thotë: "Ai krijon çiftet, mashkull e femër, prej një pike fare kur derdhet".(En-Nexhm, 45-46). Sipas interpretuesve të Kur'anit, përgjegjësia e gjinisë së embrionit është e burrit. "Është krijuar prej një lëngu që hidhet".(Et-Tarik, 6). Ajo që nuk ka kurrfarë dyshimi, është se burri dhe gruaja marrin pjesë në formimin e këtij embrioni. Në një hadith të saktë thuhet se, nëse sperma e burrit qëndron mbi atë të gruas, embrioni është mashkull, në të kundërt është femër.[4]

Jo vetëm në këtë aspekt, por edhe në shumë aspekte të tjera, Islami mbron personalitetin dhe dinjitetin e gruas. Shpeshherë, kur Allahu xh.sh. sjell shembull dhe model për besimtarët në Kur'an, nuk përmend emrin e ndonjë burri, po të disa grave: (Shih:Tahrim, 11-12).

Mbështetur në këtë ajet kuranor, shembull dhe model për besimtarët, nuk qenkan burrat, po gratë. Kjo, sepse gratë janë edhe nëna, edhe bashkëshorte, edhe edukuese të fëmijëve, edhe edukuese të brezave të ardhshëm. Nga barku i nënave shpresohet të dalin burra si Salahudin Ejubi e të tjerë.Kushdo që studion historinë e myslimanëve dhe të Islamit, do të kuptojë se shpresa për triumfin e myslimanëve lidhet drejtpërdrejt edhe me kontributin e grave. Kushdo që studion historinë e Ymetit islam, do të gjejë një rol dhe kontribut shumë të madh të grave. Prandaj ne duhet të ndërgjegjësohemi për faktin se Islami e ka nderuar dhe fisnikëruar gruan. Ne duhet të kemi parasysh faktin që personi i parë që ra në sexhde pas Muhamedit a.s., ishte një grua. E para që besoi pas të dërguarit të Zotit, ishte një grua. E para që filloi kryerjen e obligimeve pas të Dërguarit të Zotit, ishte një grua. E para që u përgëzua me Xhenet nga Ymeti i Muhamedit a.s., ishte një grua. Dëshmorja e parë nga ashabët që vdiq në kontributin islam, ishte një grua.

**Meritat dhe respekti ndaj nënave besimtare**

Nëse duam që grave dhe myslimaneve të sotme t`u ofrojmë modelin dhe shembullin më të mirë për të ndjekur, këtë model e kanë tek gratë e Pejgamberit a.s. dhe tek gratë e ashabëve. Arsyeja se pse do t`i marrim si model gratë e Pejgamberit a.s., është se kështu do të mund të depërtojmë thellë në jetën familjare të Pejgamberit a.s.. Nëse dëshirojmë të studiojmë në detaje jetën e Pejgamberit a.s., duhet ta studiojmë edhe jetën e grave të tij. Kjo, sepse në jetën e Pejgamberit a.s. nuk kishte sekrete. Mund të themi se të gjitha personalitetet e njohura në histori, madje secili prej nesh, çështjet familjare përpiqet t`i mbajë të mbyllura dhe larg syve të botës.

Kjo nuk kishte ndodhur me të Dërguarin e Allahut. Besimtarët, pothuajse dinë gjithçka rreth jetës së tij familjare. Vetëm kështu ai mund të ishte dhe të jetë modeli më i mirë për t`u ndjekur dhe për t`u pasuar. Lidhur me këtë, Allahu xh.sh. në Kur'an ka thënë(Shih: El Ahzab, 21).

Ne dimë për Pejgamberin a.s. se si lahej, si i trajtonte gratë kur dilte bashkë me to, si i trajtonte brenda në shtëpi, si ulej me to, si diskutonte, çfarë

u thoshte, si flinte etj.. Duke qenë se Ymeti Islam është ymeti përmbyllës i mesazheve të Zotit mbi Tokë, ata duhej të dinin gjithçka mbi Profetin a.s., me qëllim që të pasonin rrugën dhe traditën e tij. Nëse dëshiron që lumturinë bashkëshortore ta bësh të mëshiruar dhe si diçka që mund të bëhet realitet, mësoje jetën e Muhamedit a.s. me bashkëshortet e tij. Nuk ka shtëpi dhe çift bashkëshortor që të kenë dashuri dhe respekt për njëri – tjetrin, siç kishte në mes të Dërguarit të Zotit dhe Hatixhes r.a..

Jo rastësisht gratë e Pejgamberit a.s. janë quajtur "nënat e besimtarëve", sepse ato meritojnë një epitet të tillë. Këtë epitet atyre ua ka dhënë Vetë Allahu xh.sh. në Kur'an, kur ka thënë: (Shih: El Ahzabë, 6).Xhuvejria, gruaja e Pejgamberit a.s., tregon se Pejgamberi a.s. kishte hyrë tek ajo dhe i kishte thënë: "A ka ushqim"?- Xhuvejria i qe përgjigjur: "Jo, pasha Allahun, o i Dërguar i Allahut, nuk kemi aspak ushqim, përveçse një copë ashti të deles". Allahu xh.sh. e kishte këshilluar Muhamedin a.s. që bashkëshortet e tij të bënin zgjedhje në mes qëndrimit tek ai dhe bukurive të kësaj bote, sepse misioni profetik kërkon durimin e barrës dhe vështirësive, të cilat nuk mund t'i bartnin të gjithë njerëzit, kurse ato që kishin mbetur të kënaqur dhe kishin zgjedhur shtëpinë e Pejgamberit a.s., për jetën e tyre, ato e kishin të qartë plotësisht se një nder i tillë nuk u takon atyre që kërkojnë lavdinë, krenarinë e kësaj bote dhe shkëlqimin e bukurisë së kësaj bote. Lidhur me këtë, Allahu xh.sh. në Kur'an ka thënë: (Shih:El Ahzabë, 28). Për gratë e Pejgamberit a.s. nuk kishte mbetur përveçse të zgjidhnin të Dërguarin dhe jetën e Botës tjetër, e t'u thoshin lamtumirë kënaqësive të kësaj bote. Rukija, vajza e Pejgamberit a.s., nuk është vajzë e panjohur. Ajo ishte vajza e njeriut më të mirë në sipërfaqen e Tokës, sepse ishte vajzë e shtëpisë së Pejgamberit a.s.. Ajo nuk ishte bashkëshorte që lakmonte dëfrimin dhe jetën luksoze, përkundrazi ajo zgjodhi barrën e rëndë, që do të thoshte largimin nga shtëpia. Rukija zgjodhi largimin nga vendlindja së bashku me bashkëshortin e saj, duke dashur të ruante fenë e Allahut. Ajo, duke sakrifikuar për Islamin, do të shpërngulej në Abisini, në vendin që nuk e njihte fare, nuk njihte as gjuhën e as vendin, në vendin ku nuk do të kishte as shoqe e as ndihmës përveç Allahut xh.sh..[5]

**Interesimin dhe përgatitjen fetare**

Sipas burimeve dhe literaturës islame, Uthmani r.a. nuk mori pjesë në luftën e Bedrit për shkak të bashkëshortes Rukije, e cila ishte e sëmurë. Halifi i tretë, Uthmani r.a., tregon përse nuk kishte marrë pjesë në luftën e Bedrit: " Nuk mora pjesë, sepse isha duke u kujdesur për shërimin e Rukijes, bijës së Pejgamberit a.s., e cila edhe vdiq nga sëmundja e saj. I Dërguari i Allahut ma bëri me shenjë me shigjetën e tij, e atij që ai i binte me shigjetë, kjo dëshmonte se ka dëshmuar luftën e Bedrit".[6] Kujdesi ndaj Rukijes e ngriti Uthmanin në këtë gradë, e bëri nga ata që kanë dëshmuar Bedrin. E tërë kjo u bë vetëm për hir të meritës që kishte ajo grua e ndershme, dhe pozitës së lartë që kishte ajo.

Aishja r.a. ishte një grua që u dallua më shumë për shpenzimet dhe dhënien e sadakasë. Abdullah ibn Zubejri krahason mirësinë e Aishes dhe të Esmës dhe thotë: "Nuk kam parë gra më dorëdhënëse se Aishja dhe Esma, bujaria e tyre ishte e ndryshme. Aishja ishte që i mblidhte gjërat një mbi një, e pastaj, kur i tubonte, i vinte në vendin e tyre (i jepte sadaka), ndërsa Esma nuk linte asgjë të mblidhej në duart e saj e të mbetej për nesër".[7] Edhe Zejnebe Bint Xhahshi, nëna e besimtarëve, ishte e shquar për nga bujaria dhe shpenzimi i madh. Këtë e dëshmon Pejgamberi a.s. që Zejneben e quante "nëna e të mjerëve".[8]

Se sa të respektuara ishin gratë në kohën e Pejgamberit a.s. dhe të ashabëve dhe sa të arsimuara ishin ato, tregon edhe rasti i një gruaje, e cila ia kishte ndërprerë fjalën Umerit r.a. derisa ai po fliste në mimber. Umeri r.a. ishte duke trajtuar temën e dhuratës martesore (mehrin)- vlerën dhe sasinë e tij. Kjo grua ndërhyri dhe e korrigjoi Umerin r.a. për sasinë e mehrit. Umeri r.a. reflektoi pozitivisht duke thënë: "Po, ia qëlloi kjo grua dhe gaboi Umeri".[9]

Edhe pse Sujutiu e kishte renditur tek tregimet e sakta, ky rast nuk është shumë i njohur. Qëllimi i këtij tregimi është më tepër për të treguar guximin që kishte kjo grua për t'i ndërhyrë prijësit të besimtarëve. Po ky rast tregon edhe interesimin dhe përgatitjen fetare që kishin në këtë periudhë gratë besimtare. Mund të themi se edhe në mexhliset tona, shpeshherë flitet për filan gruan, e cila ka thënë ka bërë këtë e atë, në kontekstin e shprehjes së çudisë se si një grua mund të veprojë gjëra të tilla. Vetë gratë nuk i kanë shpëtuar një opinioni të tillë, pasi ato janë pjellë dhe produkt i kulturës shoqërore dhe ndikohen nga mjedisi që i rrethon.

Zërat kundërshtues rreth kësaj çështjeje janë pothuaj të pakta, duke përjashtuar thirrjet dhe zërat për barazinë absolute në mes dy gjinive si dhe teoricienët e OKB-së për të drejtat e gruas. Traktati i OKB-së për të drejtat e gruas, është një traktat i mbështetur mbi një filozofi specifike për shoqërinë perëndimore. Këtu duhet të themi se nuk merren në konsideratë kulturat, besimet dhe traditat e popujve të tjerë, shumë prej të cilëve, sidomos prej shteteve islame, kanë shfaqur rezerva lidhur me të, siç janë Arabia Saudite, Egjipti, Malajzia etj..

(1) Ahmedi 11384, Muslimi, 2631. (2) Ebu Davud, 236. (3) Buhariu, 141. (4) Buhariu, 3938. (5) Muhamed Ed-Duvejsh, Motrat Sahabije, Shtëpia Botuese "Nun", Shkup, 2012, f.23. (6) Po aty, f.39. (7) Po aty, f. 33. (8) Po aty. (9) Selman Aude, Bijat e Mija, Shkup, 2012, f.12.

# Barazia gjinore sipas këndvështrimit Islam

**Sadat Rrustemi**

**Koncepti gjithëpërfshirës, definon se Islami është për mbarë njerëzimin, pa dallim gjinie, race, vendi etj., përfshirë pra edhe femrat.**

Nocioni ''Barazi gjinore'' është imperativ i kohës në shekujt e fundit. Nëse u qasemi studimeve islame, me theks të veçantë çështjeve të femrës në mënyrë kronologjike, mund të konkludojmë se këtë terminologji nuk e hasim në referenca të hershme islame, për faktin se pozita e femrës në Islam ka qenë fare mirë e njohur në të gjitha shoqëritë. Mirëpo, kur filluan shoqëritë perëndimor të nëpërkëmbnin dhe nënvlerësonin gruan, në veçanti shoqëria franceze, nën petkun e dogmës religjioze krishtere, duke kontestuar qenien njerëzore të saj e më pas etiketimin e saj si mollë sherri, burim i të gjitha të këqijave, e ndytë dhe ndytësirë.... etj., nga vetë perëndimorët në shekullin e tetëmbëdhjetë lindi ideja po ashtu lidhur me barazinë gjinore. Prandaj themi se vërshimi i të tjerëve mbi këtë temë, me pretendimin për t'i kthye asaj dinjitetin, ka imponuar që studiues të Islamit të thonë doemos mendimin e tyre lidhur me këtë çështje.Islami barazinë gjinore e ka mbështetur mbi parime të shëndosha e të qëndrueshme, në çdo aspekt të jetës së njerëzve, emocional e social, pa marrë parasysh racën, fisin, pozitën etj.[1]. Prandaj feja islame konsideron që këto dy krijesa kanë elemente të përbashkëta në disa pikëpamje, dhe i trajton njësoj-duke iu referuar thënies profetike: "Gratë janë motra të burrave"[2] sa kohë që, në anën tjetër, dallojnë n ga tjera aspekte dhe segmente të jetës, prandaj nuk mund të jenë njësoj-duke iu referuar citatit kuranor:"E mashkulli nuk është si femra".(Ali Imran, 36) Nga kjo mund të themi që kjo afërsi që e përshkruan Islami në mes këtyre dy gjinive, në esencë i ka mundësuar secilit prej tyre atë që i ka mundësuar edhe çiftit tjetër, me përjashtim të çështjeve që specifikojnë argumentet për palët nga të dy gjinitë.[3] Po ashtu legjislacioni islam konstaton se, në thelb, ekziston barazia gjinore në mes mashkullit e femrës duke u mbështetur në dy koncepte esenciale: Një: Ngase femra, sikurse edhe mashkulli, është e denjë për t'u ngarkuar me obligime legjislative nga Ligjvënësi, derisa ajo është në moshën madhore dhe mentalisht e shëndoshë (ndryshe nga religjionet e tjera që e përjashtojnë nga çdo ritual). Duke iu referuar thënies së Muhamedit (a.s): "Është ngritur llogaria ndaj tre personave:atij që është në gjumë derisa të zgjohet, fëmijës derisa të arrijë fazën e pubertetit, dhe të çmendurit derisa t'i kthehet vetëdija". [4] Nga sa u theksua më sipër, përfundojmë që njeriu, qoftë mashkull apo femër, kur arrin pubertitetin dhe fjalët e veprat e tij janë sipas standardeve të natyrshme njerëzore, që dëshmojnë logjikën e shëndoshë të tij, - gjykojmë se personi i tillë ngarkohet me vendime juridike sipas normave islame. Kështu, në fenë islame, edhe femra sikurse mashkulli kur i plotëson këto standarde, konsiderohet e ngarkuar me të njëjtat norma dhe obligime si dhe partneri i saj. Në vijim do të sjell disa referenca kuranore, ku Ligjvënësi u drejtohet grave sikurse burrave:

1. Thotë Allahu i Madhërishëm: "Vjedhësit dhe vjedhëses pritni duart".(El Maide, 38)
2. Po ashtu Allahu thotë: "(dispozitë obliguese është që) Laviren dhe lavirin t'i rrihni, secilin prej tyre me nga njëqind të rëna". (En-Nur,2)
3. Duke i ngarkuar me dispozita meshkujt dhe femrat, Allahu thotë: "Kur Allahu ka

vendosur për një çështje, ose i dërguari i Tij, nuk i takon (nuk i lejohet)asnjë besimtari dhe asnjë besimtareje që në atë çështje të tyre personale të bëjnë ndonjë zgjidhje tjetërfare...”.’(El Ahzabë, 36)

4. Kurse, gjatë premtimit për shpërblim të tyre, në Kur’an thuhet: “Nuk ka dyshim se për myslimanët e myslimanet, besimtarët e besimtaret, adhuruesit e adhurueset, të sinqertët e të sinqertat, durimtarët e durimtaret, të përvuajturit e të përvuajturat, sadakadhënësit e sadakadhënëset, agjëruesit e agjërueset, ruajtësit e nderit e ruajtëset e nderit, shumëpërmendësit e Allahut e shumëpërmendëset e Allahut, - Allahu ka përgatitur falje (mëkatesh) dhe shpërblim të madh”.(El Ahzabë, 35)

**Islami siguron dhe mundëson të drejta të barabarta**

Citati i fundit e fut gjininë femërore nën ombrellën e Islamit dhe të imanit, që aludon se ato janë të ngarkuara me dispozitat fetare me të drejta të barabarta sikurse meshkujt, dhe, në rast se ato përmbushin detyrimet legjislative, cilësohen si myslimane dhe besimtare. Sikur sqaron citati në fjalë, femrat myslimane dhe besimtare janë pjesëmarrëse, si dhe meshkujt myslimanë dhe besimtarë, në shpërblime që ka përgatitur Allahu për ta, për hir të Islamit dhe besimit të tyre, e shpërblimi është: falja e mëkateve dhe shpërblime ekskluzive.[5] Gjithashtu, derisa femra është e ngarkuar me të njëjtat dispozita ligjore fetare, asaj i janë premtuar e garantuar lumturi, harmoni, qetësi në jetën e kësaj bote si dhe pranim i veprave, kurse në Botën tjetër - shpërblime të mëdha, siç thotë Allahu i Lartësuar: “Zoti i tyre i përgjigj lutjes së tyre (e tha): Unë nuk ia humb mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër...”. (Ali Imran, 195). Ndërkaq, për t’u shpërblyer mundin e tyre dyve në Botën tjetër, Allahu i përgëzon, si mashkullin ashtu edhe femrën, me këto sihariqe: “Kush bën ndonjë nga punët e mira, qoftë mashkull a femër, duke qenë besimtar, të tillët hyjnë në Xhenet dhe nuk u bëhet farë padrejtësie”.(En-Nisa’ë, 124.) Dy: Koncepti gjithëpërfshirës, definon se Islami është për mbarë njerëzimin, pa dallim gjinie, race, vendi etj., përfshirë pra edhe femrat. Në këtë formë janë paraqitur mesazhet hyjnore duke iu drejtuar të gjithë njerëzve, siç thotë Allahu në Kur’an: “Thuaj (Muhamed): O ju njerëz! Unë jam i dërguari i Allahut te të gjithë ju”.(El A’arafë,158.). Po ashtu thotë Allahu: “Ne nuk të dërguam ndryshe përveçse për të gjithë njerëzit, myzhdedhënës dhe tërheqës të vërejtjes, po shumica e njerëzve nuk e dinë”. (Sebe’ë,28).Nga citatet e përmendura, del se në nocionin ’’njerëz’’, sipas pëlqimit të të gjithë dijetarëve islamë, bëjnë pjesë edhe femrat[6], si dhe dërgimi i Muhamedit (a.s.) përfshin edhe femrat sikurse meshkujt. Bazuar në referencat



e deritashme, themi që feja islame u ka siguruar dhe mundësuar të drejta të barabarta të dy partnerëve/meshkuj e femra, në sfera të ndryshme... –

[1] Dr. Fuad b Abdulkerim elabdulkerim,Kadaja elmere’tu fi elmu’temerati ed-devlijeti, Bahithat, bot 1, 2009. v1. f. 248. [2] Transmeton Ebu Davudi në sunenin e tij,me numër 326,Albani konstaton se hadithi është i saktë. Sunen Ebi Davud,Ebi Davud Sulejman b el Eshath es-sexhistani, ka vërtetuar hadithet Muhamed Nasrudin Albani, mektebet elmearif lin-neshri ve terzi’a-Rijad. f.45 [3] Dr.Muhamed Beltagji, mekanetu elmer’ti fil Kur’nil kerimi ve es-sunneti es-sahihati, Daru es-selam, bot. 1. 2000,f.61. [4] Transmeton Darimiu në Sunen ed-Darimi,Muhamed b Abdullah b Abdurrahmen b el Fadl b Behram et-Temimi es-Samerkandi ed-Darimi. darul fikër el Kahire 1398 h. v2, f. 141 [5] Dr. Abdulkerim Zidan, Hukuk ve vagjinat elmer’tu fi el-Islam, f. 38-40. Muesesetu err-Rrisale, Bejrut-Liban, boti. 1. 2004. [6] Dr. Abdulkerim Zidan, elvegjiz fi sul elfikh, mueseset err-rrisale, bot. i 5. 1996, f. 308.

# Mbulesa dhe urtësia e saj

**Mustafë Ahmeti**

**“O pejgamber, thuaju grave të tua, bijave të tua dhe grave të besimtarëve, le t’i vënë shamitë e veta mbi trupin e tyre”. (El Ahzabë, 59).”**

Një nga parimet themelore të Islamit është se feja është dialog, të folurit me gjuhë, fe e zemrës, e cila manifestohet me pjesët e trupit. Mbulesa është një akt i bindjes ndaj Allahut xh.sh.. Kur All-llahu ka vendosur për një çështje, ose i Dërguari i Tij, nuk i takon (nuk i lejohet) asnjë besimtari dhe asnjë besimtareje që në atë çështje të bëjë ndonjë zgjedhje tjetër “E kush e kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij, ai është larguar shumë larg së vërtetës”.(El Ahzabë, 36).

All-llahu xh.sh. na ka urdhëruar për çdo vepër të mirë dhe na ka ndaluar nga çdo vepër që është e dëmshme për ne. Po ashtu, Krijuesi i ka obliguar femrat, gratë myslimane, që të mbajnë mbulesë kur të dalin nga shtëpitë ose kur ka burra të huaj në prani të tyre. Pa dyshim që në këtë urdhëresë ka urtësi, të cilat do t’i përmendim më poshtë.Sa i përket mbulesës si urdhër ndaj femrës, Allahu xh.sh. thotë: “O pejgamber, thuaju grave të tua, bijave të tua dhe grave të besimtarëve, le t’i vënë shamitë e veta mbi trupin e tyre”. (El Ahzabë, 59).

Kur ka zbritur ky ajet, ky verset i Kur’anit, gratë e Muhamedit a.s., gratë dhe bijat e myslimanëve e patën respektuar aq shumë, saqë qenë mbuluar menjëherë. Në atë kohë nuk kishte këso lloj shamish sikur ka sot, por ato shqyenin rrobat e tjera dhe mbuloheshin për të praktikuar urdhrin e Allahut xh.sh.. Kjo ishte dashuria e brezave të parë të Islamit për mbulesën. Ndërsa sot, siç duket, kjo dashuri është dobësuar në zemrat e grave, në zemrat e bijave myslimane. Vazhdimisht punohet për ta zbehur këtë urdhër të Allahut xh.sh., duke bërë reklama të llojllojshme, kinse janë modë e kohës kur po jetojmë, janë veshje civilizimi etj. dhe, fatkeqësisht, bijat tona po bëhen viktima të këtyre reklamave. Mbulesa është në pajtim me natyrshmërinë e njeriut dhe ndjenjat e tij, si tek meshkujt ashtu edhe tek femrat. Mbulesa përmban ndjenjën e turpit dhe përbën edhe tërheqje ose përmbajtje. E shfaqja e turpit është pjesë e fesë së njeriut, gjithashtu. Transmetohet se i Dërguari i Allahut ka thënë: “Turpi është pjesë e besimit”. (Buhariu), ndërsa në një hadith tjetër, Muhamedi a.s. thotë: “Turpi dhe besimi (imani) janë të pandarë. Nëse njëri ngrihet, ngrihet edhe tjetri”. Për sa i përket mbulesës dhe turpit, transmetohet një tregim nga Aishja r.a., Nëna e besimtarëve, e cila thotë: “Në shtëpinë në të cilën ishin varrosur Pejgamberi a.s. dhe babai im, Ebu Bekri r.a., hyja pa mbulesë, ngase aty ishte varrosur burri im, Pejgamberi a.s., dhe babai im, Ebu Bekri r.a.. Mirëpo, kur u varros edhe Umeri r.a., për Zotin, nuk kam hyrë më asnjëherë përveçse me mbulesë, ngase më vinte turp prej Umerit r.a.”.

**Mbulesa islame siguri për femrën**

Subhanallah, çfarë morali kishin gratë e brezit të parë të Islamit, e po ku janë myslimanet sot? Sa shfaqet turpi në veshjet e nënave, grave, motrave, bijave tona? Moda e sotme dhe mënyra e veshjes, kanë për qëllim vetëm një gjë, sa më shumë të shfaqet bukuria e gruas, të përshfaqet statusi financiar dhe shoqëror. Vështirë që mënyra e sotme e veshjes mund të merret si mbrojtje e turpit të femrës, apo të pretendohet se mund të ketë ndonjë element për mbrojtjen



e saj me një veshje të tillë. Megjithatë, për të gjithë besimtarët është e qartë se roli i veshjes për gratë dhe bijat myslimane është të sigurojë mbrojtjen e turpit të tyre. Përmes mbulesës, Allahu xh.sh. mbron nderin e femrës. Përmes mbulesës, Allahu xh.sh. e definon rolin e gruas, rolin e femrës myslimane. Ti je dikush me detyra të rëndësishme. Përmes mbulesës tregon synimin e orientimit dhe tregon se ke një qëllim. Ti je dikush me të cilën njerëzit, shoqëria merret seriozisht, sepse ajo që mban ti, "mbulesa" ka urtësitë e veta.

**Urtësia e mbulesës**

Mbulesa në Islam ngërthen shumë urtësi, nga të cilat do të përmendim këto:

1. Mbrojtja e nderit: Mbulesa është mburojë për ruajtjen e nderit, pengesë e sprovave dhe lajthitjeve.

2. Pastrim i zemrave. Thotë Zoti në Kur'an: "Kjo është më e pastër për zemrat tuaja dhe të tyret". (El Ahzabë, 53). Edhe zemra ka nevojë për t'u pastruar ashtu siç ka nevojë trupi. Falënderojmë Zotin që nuk la të ndihet aroma e zemrave të papastra, se kush e di a do të kishim mundur të rrimë në mesin e shoqërisë sonë prej aromës së pakëndshme që do të dilte nga zemrat e papastra.

3. Moral i lartë: Mbulesa ofron mundësinë për moralin e lartë, nderin, turpin, xhelozinë, largimin nga fyerja dhe zbulimin.

4. Shenjë e ndershmërisë: Mbulesa është shenjë e dispozitave islame për të ndershmet, që aludojnë ndershmërinë e tyre dhe largimin e tyre nga çdo e keqe dhe dyshim. Vërtet që nderi është kurora e femrës dhe gruas. Çdo shtëpie që ka nder, veçse i shtohet lumturia.

5. Ndërprerës i shpresave dhe mendimeve të djallit të mallkuar: Mbulesa është parandaluese nga çdo e keqe dhe amoralitet. Është ndërprerës i shpresave të këqija dhe shikimeve të tradhtarëve.

6. Mbulesa ndalon shfaqjen e bukurisë, lakuriqësisë etj..

7. Mbulesa është mburojë kundër amoralitetit dhe dukurive të ndyta.

8. Ruajtje e xhelozisë: Ngase xhelozia ndalon shfaqjen e bukurisë dhe lakuriqësisë.

9. Është mbulim i vendeve të turpit: Ngase mbulesa i mbulon ato, e kjo është shenjë e devotshmërisë.

E kjo e fundit mbështetet edhe nga verseti i Kur'anit: "O bijtë e Ademit, Ne zbritëm për ju petk, që ju mbulon vendet e turpshme, dhe petk zbukurues, por petku i devotshmërisë është më i mirë". (El A'rafë,26).

Mbulesa është një kujdesje për gratë dhe bijat e Islamit. Muhamedi a.s. ka thënë: "Ju këshilloj që të përkujdeseni mirë për gratë". (Mutefekun alejhi).

Gjithashtu në një hadith tjetër Muhamedi a.s. thotë: "O Zoti im, me të vërtetë unë ngushtohem për të drejtat e dy të dobëtve: Jetimit dhe Gruas". (Nesaiu dhe Ibn Maxhe).

Me keqardhje po them se dikush, me të vërtetë, po shkel nderin e gruas; dikush po ua ndalon mbulesën grave e bijave të Islamit; dikush po ua ndalon edhe shkollimin për shkak të mbulesës së tyre! A nuk është kjo shkelje e të drejtave?

Vërtet jeta e njerëzve që janë lidhur pas iluzioneve, digjet si një cigare.

# Mbresa nga Haxhi 2012

**Haxhi Nazmi Talla**

Që në rini, imagjinoja shkuarjen në Haxh, jo pse atëbotë ia dija rëndësinë, peshën a vlerën, po në bazë të përshkrimeve që bënin haxhinjtë që kishin qenë atje, dhe sidomos të shpjegimeve përplot emocione, dashuri e respekt, që tregonte për ato vende të bekuara Haxhi Hilmi Blakçori. Gjithë këto më kishin shtuar kureshtjen dhe dëshirën për t'u bërë edhe unë një ditë haxhi. Dhe mendoja a do të vinte, vallë, ajo ditë që edhe unë të vizitoja ato vende të shenjta, ku Allahu i Madhërishëm i fton myslimanët. Njeriu mund të ëndërrojë dhe mund të shpresoj, por nuk mund ta marrë atë rrugë pa e ftuar dhe pa ia bërë nasib i Lartmadhërishmi. Por, më në fund edhe mua më buzëqeshi fati, dhe Allahu më ftoi t'i falem e t'i lutem Atij në atë vend, në Qabenë e bekuar dhe në Medinën e ndritshme... Bijtë e mi, Naimi dhe Halimi, jo vetëm që më dhanë kurajë dhe më përkrahën edhe më shumë, por edhe u gëzuan që po më plotësohej një dëshirë e kamotshme për të cilën sa e sa herë u kisha folur.

Menjëherë fillova të përgatitesha për udhëtimin tim të shumëdëshiruar dhe të shumëpritur. Familjarët, farefisi, miqtë dhe dashamirët filluan të më vinin për të më uruar dhe për të më dëshiruar rrugë të mbarë dhe haxhillëk të pranueshëm. Ishte kjo një ndjenjë e papërshkrueshme, një kënaqësi e veçantë. Allahu i shpërbleftë ashtu siç di vetëm Ai, të gjithë ata që më vizituan dhe ua mundësoftë edhe atyre ta kryejnë Haxhin...

Dhe, erdhi dita e nisjes në atë rrugë të lume... Më 09.10.2012, pasi falëm namazin e sabahut dhe pasi u përshëndeta me anëtarët e familjes, së bashku me bijtë e mi - Naimin dhe Halimin, ia mësymë Aeroportit të Prishtinës. Pas kryerjes së formaliteteve të nevojshme, në orën 10.20, aeroplani lëshoi tokën dhe çau drejt qiellit të pafund...

Ishte hera e parë që udhëtoja me aeroplan. Më thoshin se ndodh që të të mundojë fluturimi, por jo, kjo, shyqyr prej Zotit, nuk më ndodhi. Bëmë një fluturim të rehatshëm. Pas 3 orë e 40 minutash u bëmë gati të aterronim në tokën e bekuar të Medinës, e cila priste haxhinjtë që vinin radhë-radhë, priste "mysafirët e Allahut", ashtu siç di t'i presë vetëm toka e Medinës, ashtu siç e kishte pritur dikur të Dërguarin e Allahut, Muhamedin a.s..

Kur dolëm nga aeroplani, akrepat e orës shënonin 14.00. Me të dalë nga aeroplani, na përfshiu një temperaturë jo shumë e rëndomtë për ne, prandaj iu luta Zotit që të më ndihmonte ta përballoja atë afsh të nxehtë. E për Allahun e Mëshirshëm, asgjë nuk është e vështirë dhe e pamundur; ia dola shumë mirë me temperaturën gjatë gjithë kohës sa qëndruam në Haxh.

Në hotelin internacional "Eljas" arritëm në orën o3:35. Në katin e 6., dhoma 610, u vendosëm: Mulla Sallah Feta, Mulla Bahri Rexha, Shaban Mehija, Hajrullah Ramadani dhe unë. Sapo lamë valixhet, falëm namazin e drekës dhe të ikindisë. Haxhilenjtë e tjerë dalëngadalë po vendoseshin nëpër dhomat e parapara për ta. Edhe ata vepronin njësoj si ne.

Në orën 6 shkuam në Xhaminë e Pejgamberit a.s., ku falëm namazin e akshamit dhe pastaj

edhe të jacisë, për t' u kthyer pastaj në hotel...

Më 10. 10. 2012 u zgjuam për të falur namazin e sabahut, e më pastaj u shpërndamë, dikush për të pirë kafe, dikush për të parë qytetin e bekuar të Medinës....

Më 11.10.2012 pas faljes së sabahut vizituam varrin e Pejgamberit a.s.. Isha i mbushur i tëri me emocione, mallëngjim e respekt, njëkohësisht. Ishte një ndjenjë që nuk mund ta përshkruaj. Thuajse nuk isha vetvetja. Qava, e si të mos qaja! Bisedova me të Dërguarin a.s.. E falënderova Allahun që më kishte dhënë këtë mundësi, ta takoja të Dërguarin e Tij qoftë edhe në këtë mënyrë. E luta Allahun që të ma mundësojë që Resulull-llahin ta takoj edhe në Botën tjetër. E falënderova Allahun për të gjitha ato që m'i ka dhuruar...

Më 12.10.2012, ditë e xhuma. Gjithë ajo hapësirë e madhe e Xhamisë së Pejgamberit a.s., madje edhe përreth saj, nuk mjaftonte për gjithë atë lumë njerëzish që kishin mësyrë aty për të falur namazin e xhumasë. Çfarë mrekullie e paparë, çfarë ndjenje e papërshkrueshme, njerëz të të gjitha racave, të të gjitha vendeve, drejt një qëllimi, një Kibleje e Një Zoti.

Mulla Sallahu i ftoi dy studentë që ishin në studime, të vinin me vetura për të na shoqëruar. Së pari shkuam për të vizituar Mesxhidi Kuba-n, Xhaminë e parë që kishte ndërtuar Pejgamberi a.s. gjatë rrugës së hixhretit nga Meka në Medinë. Aty falëm dy rekate namaz nafile për Allahun, pastaj shkuam në Mesxhidi Kibletejni ose në Xhaminë me dy Kible, një xhami shumë interesante, me një hyrje dhe dy kible, prej nga kishte marrë emrin "Xhamia me dy Kible". Më pastaj vazhduam drejt kodrës së Uhudit, aty ku u zhvillua një nga betejat më të rënda midis myslimanëve dhe mushrikëve kurejshitë. Kodra e Uhudit është shumë interesante, karakteristike dhe historike, për të cilën edhe Pejgamberi a.s. ka folur shumë. Këtu gjendet varri i xhaxhait të Pejgamberit a.s.- hazreti Hamzës r.a..

Më 13.10.2012, pasi e falëm namazin e sabahut, së bashku me Haxhi Shabanin, filluam të lexonim Kur'an, ndërkohë që falnim edhe namaze nafile. Të nesërmen, më 14 tetor, ashtu si edhe ditët e tjera, falëm namazin e sabahut në Xhaminë e Pejgamberit a.s., pastaj shkuam në një ëmbëltore për të pirë çaj ose kafe. Pasi pushuam, erdhi edhe koha e drekës. Hëngrëm drekë dhe filluam të lexonim Kur'an deri në në kohën e ikindisë. Falëm nafile namaz e pastaj dolëm në qytet për të blerë dhurata për familjarë, miqësi dhe shoqëri. Pas namazit të jacisë, Mulla Sallahu na dërgoi për darkë në qytet,. Qemë nëntë veta: Kryetari i këshillit të BI-së të Prishtinës, mulla Bahri Sejdiu, mulla Sallah Feta, mulla Bahri Rexha-referent për shërbime fetare në KBI-së të Prishtinës, mulla Fahredin Hashani- imam në Xhaminë tek rruga e Bledit në Prishtinë. Në shoqëri me ne ishte Mr. Besnik Llumnica nga fshati Barilevë, i cili ishte në studime të doktoraturës në Medinë, dhe njëkohësisht na shoqëroi edhe studenti Enes Berisha, i cili na çoi me makinën e tij. Pas darkës na mori Besnik Llumnica, i cili na shpuri në banesën e tij dhe na qerasi me çaj. Aty u kënaqëm duke biseduar deri pas mesnate, kur do të ktheheshim në hotel.

Më 15.10.2012, pasi e kishim falë namazin e drekës në Xhaminë e Pejgamberit a.s., nuk lëvizëm, ndenjëm aty, lexuam Kur'an, falëm namaze nafile, pastaj hymë tek vendi ku është i varrosur i Dërguari a.s. në Rauda, falëm namaz nafile e pastaj lexuam Kur'an. Unë lexova 13 faqe... Ishim në sajfin e dytë, shumë afër vendit ku rri imami. Kur erdhi imami, haxhinjtë filluan të shtyheshin dhe u krijua njëfarë zhurme. Nuk e dija përse ndodhte ajo. U habita shumë kur shokët që kisha afër, më thanë, po vinte imami i Xhamisë së Pejgamberit a.s., lexuesi i njohur i Kuranit el-Hudhejfi. Atëherë, të them të drejtën, ndjeva një kënaqësi dhe, e quaj privilegj këtë, isha shumë afër imamit kryesor të Xhamisë së Pejgamberit a.s., isha edhe pranë varrit të Pejgamberit a.s., në mesin e miliona haxhinjve. Ishte ky një nga çastet më të mira që më ndodhën sa isha në Haxh. Allahu ia bëftë nasib çdo myslimani besimtar të përjetojë këtë kënaqësi. Pas namazit të ikindisë, vajtëm sërish në qytet për të blerë ndonjë dhuratë. Unë kësaj here bleva dy orë dore për dy nipat e mi më të dashur: Erionin dhe Gentritin...

Më 16.10, si zakonisht, falëm sabahun edhe drekën e pastaj filluam të lexonim Kur'an deri në ikindi. Ndërkohë falëm namaz nafile. Pas faljes së namazit të akshamit dhe jacisë, haxhi Shabani na dërgoi për darkë në qytet, ku u kënaqëm duke shijuar bukuritë e atij vendi të shenjtë. Në hotel u kthyem në orën o1:15. pas mesnate. Gjatë kohës së Haxhit, në Medinë dhe në Mekë nuk ka natë, e gjithë koha është ditë...

Më datën 17.10.2012, meqë ditët kalonin shumë shpejt, vazhduam të bënim ibadete. Po shënoj edhe dy gjëra: e para, ezani thirrej 20 minuta para çdo namazi, për shkak të numrit të madh të hanxhinjve (xhematlinjve) që ia mësynin xhamisë si lumë, pra për të arritur ata me kohë në namaz dhe, e dyta, të gjitha dyqanet, në kohën e namazit mbylleshin.

Unë me haxhi Shabanin hipëm në katin e dytë të Xhamisë, aty ku ishin disa kupola të mëdha, por bënte shumë vapë. Pak para fillimit të namazit përnjëherë dëgjova një zhurmë të lehtë që më befasoi, sepse aty nuk kishte kurrfarë makinash që do të bënin zhurmë, po, kur shikova lart, ç'të shihja: kupolat që ishin mbi ne, filluan të lëviznin. Ishin 4 sosh dhe që të katrat lëviznin me një komandë e na bënin hije dhe na lehtësonin faljen e namazit. Më pastaj, posa u krye namazi, ato u tërhoqën përsëri aty ku ishin



më parë. Kupola nga brenda ishte e punuar prej druri me një mjeshtëri shumë karakteristike, sa njeriu mund të thotë se është shumë vështirë ta ketë punuar dora e njeriut, me tërë ato dekorime... Pas namazit të drekës, zbritëm poshtë dhe mezi hymë në "Bahçen e Xhenetit" – në vendin në mes Minberit të Xhamisë së Pejgamberit a.s. dhe varrit të tij të bekuar. Për të arritur deri aty bëmë 1 orë e 20 min. I falëm dy rekate namaz nafile dhe iu lutem Allahut Xheleshanuhu për nënën, babanë, për bashkëshortet e fëmijët, për vëllezërit e motrat, farefisin, ylemanë e mësuesit tanë, për fqinjët, miqtë, shoqëri e për dashamirët tanë. Me një fjalë, për krejt Ymetin e Muhamedit – për krejt besimtarët, që Allahu të na i falë gabimet dhe gjynahet e të na i shtojë sevapet me rahmetin e Tij, ja Rabbi. Edhe duke dalë nga xhamia vazhdonim të bënim dua e, kur dolëm në oborr, falëm namaz nafile, pastaj lexuam Kur'an dhe, pas Ikindisë, dolëm në qytet.

Më 18.10.2012, si çdo ditë falëm sabahun, drekën dhe lexuam Kur'an, falëm edhe namaz nafile. Në mbrëmje vizituam disa lagje të Medinës, këtij qyteti me pastërti të jashtëzakonshme, ka fare pak vende me bukuri të tilla. Mua personalisht më la mbresa të jashtëzakonshme pastërtia e qytetit, ndonëse ato ditë ishte i mbipopulluar.

Me 19.10.2012 shkuam për ta falur namazin e sabahut, u kthyem herët në hotel dhe filluam të përgatiteshim e t'i bënim gati valixhet, sepse, pas xhumasë, në dhashtë Zoti xh.sh., do niseshim për Mekë.

Në Medinë, na rastisi t'i falnim dy xhuma, sepse ashtu kishte paraparë organizatori, që është për çdo lëvdatë. Duhet të përmendet se për xhumanë e dytë kishte shumë njerëz, aq sa oborri i Xhamisë u mbush i tëri. Një pjesë e madhe e oborrit ishte e mbuluar me çadra shumë të bukura, të larta dhe të mëdha. Dua të theksoj se një e katërta e haxhinjve mbetën nën qiellin e hapur në atë nxehtësi. Duhet thënë edhe se tërë ajo sipërfaqe e oborrit të Xhamisë ishte e shtruar me pllaka graniti, që, pas çdo namazi, pastroheshin me makina speciale, një punë që nuk e besoj të mund të ndodhë tjetërkund përveç në Medinë, në vendin e shenjtë dhe të bekuar nga Allahu xh.sh.

Për Mekë u nisëm në ora 14:40. Fillimisht u ndalëm në vendin e quajtur Dhul-hulejfe dhe aty falëm namazin e ikindisë dhe dy rekate dhe bëmë nijetin për Umre. Të mos harroj të them se, para se të niseshim, të gjithë haxhinjtë veshëm ihramet. Gjatë rrugës për Mekë, në orën 19.00 u ndalëm për të falur namazin e akshamit e të jacisë dhe pushuam pak. Rruga nga Medina në Mekë kapte 470 km. Ne udhëtonim me autobus. Rruga ka 3 korsi dhe dy anësore në drejtim të djathtë dhe në të majtë. Më ranë në sy vijat e bardha që ndanin korsitë: të katër vijat ishin të pajisura me shenja metalike reflektuese... Një tjetër befasi ishte një dritë e madhe në mes, ku ndaheshin kahet e rrugës. Kur iu afruam më interesoi të shihja se ç'mund të ishte ajo dritë e vetme në mes të rrugës, ndonëse nuk kishte shtylla rryme afër, shtyllë me hidraulik që mund të ngrihej më lart ose të ulej. Kjo dritë ishte e ndezur, sepse aty kishin punuar dhe nuk e kishin kryer punën... E kuptova sa të kujdesshëm që janë ata për të shmangur aksidentet a fatkeqësitë që mund të ndodhnin nga pakujdesia. Gjithashtu gjatë këtij udhëtimi të bie në sy gjithandej një tokë shkretinore: nga Medina në Mekë nuk pamë ndonjë gjelbërim a tokë pjellore, përveç rrallë afër autostradës, dukeshin tek-tuk ndonjë dru i gjelbër ose ndonjë palmë, dhe pak më larg ndonjë katund me ca shtëpi. Më ranë në sy disa serra për të mbjella; pranë tyre kishte tubacione dhe një kamion (cisternë) me ujë.

Pas këtij udhëtimi, në Mekë arritëm në orën o1:45 pas mesnate. U vendosëm në hotelin "Manafea-edhehebije", në katin e dymbëdhjetë, dhoma 914. I lamë rrobat dhe u përgatitëm që të niseshim për të bërë Umren: tavafin rreth Qabesë dhe sajin (që do të thotë ecjen pak të përshpejtuar midis Safasë dhe Mervas). Pasi i kryem këto, e falëm namazin e sabahut. Më pastaj u kthyem në hotel...

Më 21.10.2012, pasi kishim falur namazin e sabahut dhe kishim pushuar në hotel, në orën 11.00, së bashku me haxhi Shabanin u nisëm për Qabe. Falëm namaz nafile dhe, kur thirri ezani, e falëm drekën. Bukuria mahnitëse e ambienteve të Qabesë të impresiononte, e kjo na shtyri të shëtisnim gjithandej. Aty vërejtëm se bëheshin punime në zgjerimin e ambienteve rreth Qabesë. Unë arrita t'i numëroja mbi 45 vinça nga më të llojllojshmit. Duke shëtitur as që e vumë re se sa shpejt erdhi koha e namazit, prandaj e falëm namazin e ikindisë dhe u kthyem në hotel me autobus. -vijon-

# Ne jemi Thirrës e nuk jemi Kadij

**Intervistë me Hajredin Hoxhën**

Doc. Dr. Hfz. Hajredin Hoxha u lind më 01.10.1968 ne Prizren- Kosovë. Rrjedh nga një familje me kulturë e traditë fetare. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, kurse shkollimin e mesëm e vazhdoi në Damask- Siri (1983-1989), ku arriti të bëhej hafiz i Kur'anit. Studimet universitare i përfundoi në Universitetin Islamik të Medinës në Fakultetin e Kur'anit dhe të Studimeve Islame (1990-1994). Studimet pasuniversitare (të magjistraturës) i vazhdoi në shkencën e Tefsirit në Departamentin e Studimeve të Kur'anit dhe Synetit në Universitetin Ndërkombëtar Islamik në Kuala-Lumpur (Malajzi) (1997-2000), për të doktoruar më pastaj aty (Ph.D.) në Tefsir dhe Studime Kuranore (2000-2003).

Ka qenë ligjërues i Tefsirit dhe Shkencave Kuranore në Fakultetin e Shkencave Islame dhe Shkencave Humane në të njëjtin universitet, (1998-2002), pastaj ligjërues i Tefsirit dhe Shkencave Islame pranë universitetit "Taibah" në Medinë -Arabia Saudite, (2004-2009). Ndërsa aktualisht është profesor i Tefsirit dhe i Shkencave Kuranore pranë Fakultetit të Studimeve Islame, në Universitetin Shtetëror të Katarit.

Dr. Hafiz Hajredini, në mes të tjerash, veçohet edhe nga fakti se ka Diplomën për specializim në leximin e Kur'anit (Tilavet) sipas versionit të Imam Hafs nga Imam Asimi, me Senedin – Zinxhirin e Artë, që simbolizon vargun e lexuesve të besueshëm dhe profesionistë të hafizëve, linja e të cilëve shkon deri tek Pejgamberi a.s.. Kjo diplomë e radhit hafizin tonë të nderuar si të parin të këtij lloji në trojet shqiptare dhe të dytin në Ballkan, menjëherë pas hfz. Muhamed Porqës nga Bosnja.

Është pjesëmarrës aktiv në shumë seminare, simpoziume dhe konferenca ndërkombëtare në Bahrejn, Malajzi, KSA, EBA, Marok, Jordani, Kosovë, Tajlandë, Japoni etj., gjithnjë në sferën e studimit në Tefsir dhe Shkenca Kuranore.

Ka botuar disa vepra autoriale, artikuj dhe përkthime, si në gjuhën shqipe, ashtu edhe në arabisht dhe anglisht. Para lexuesve shqiptarë është paraqitur edhe me veprën "Doktrinat e Tefsirit në trojet shqiptare, shek. 19 dhe 20", e cila flet mbi jetën dhe veprat e dijetarëve dhe teologëve më eminentë shqiptarë bashkëkohorë në fushën e interpretimit dhe komentimit të Kur'anit, respektivisht Tefsirit.

Është anëtar i Shoqatës Shkencore për Kur'an me seli në Medinë të Arabisë Saudite, dhe anëtar i Unionit Ndërkombëtar të Dijetarëve Islamë me seli në Doha të Katarit etj..

Hfz. Hajredini ështe baba i katër fëmijëve (dy vajza e dy djem). Tashti jeton dhe punon në Doha të Katarit.

*Dituria Islame: Meqë njohuritë tona për shtetin e Katarit janë të pakta, a mund të na thoni disa fjalë rreth karakteristikave kryesore të shtetit të Katarit.*

Dr. Hajredin Hoxha: Shteti i Katarit është një nga shtetet e Gjirit Arabik me një sipërfaqe tokësore dhe me numër të banorëve përafërsisht sa Kosova. Populli i Katarit (vendësit përbëjnë një përqindje të vogël në krahasim me të huajt, afër 22-25 %). Shteti i Katarit në dekadat e fundit ka përjetuar një zhvillim të paparë në shumë rrafshe, si në atë politik, po ashtu edhe në atë

ekonomik, kulturor e fetar. Shquhet si një shtet me demokraci të shumanshme, në krahasim më shtetet e tjera të Gjirit Arabik. Katari ka sistemin politik të Mbretërisë (Emirit-Princit), bazuar në Kushtetutën e tij demokratike, ndërsa kodi civil për popullatën në tërësi bazohet në Sheriatin Islam. Gjykatat Islame funksionojnë dhe janë shumë aktive dhe objektive në zgjidhjen e problemeve familjare, sociale etj.. Populli i Katarit është i dashur, fisnik, bujar, modest, i respektueshëm, tolerant dhe punëtor. Këtu në Katar, të gjithë qytetarët janë të barabartë para ligjit. Në Katar ekzistojnë sisteme të ndryshme edukativo-arsimore, ai perëndimor-amerikan (ku studentët meshkuj mësojnë së bashku me femrat), sistemi arab-islam (ku meshkujt janë të ndarë nga femrat) etj.. Po ashtu edhe universitetet ndërkombëtare e kanë të njëjtin sistem. Universiteti i Katarit, ku ligjëroj unë, e ka sistemin arab-islam, d.t.th. nuk ka përzierje të meshkujve dhe femrave në një klasë. Katari ka mbi 1000 xhami, të mbikëqyrura nga Ministria e Fesë (Vakëfit), ndërkohë që imamët dhe hatibët janë nga shtete të ndryshme islame, kryesisht nga Jemeni dhe Egjipti.

*Dituria Islame: Çfarë ju shtyri të bashkëpunoni me Kryesinë e BIK-së për organizimin e seminarit me temën "Fikhu i pakicave, rregullat e fetvasë dhe dialogu fetar"?*

Dr. Hajredin Hoxha: Jam edukuar në universitete të ndryshme të Botës Islame, dhe kudo që kam shkuar e studiuar, kam vërejtur se sa rëndësi dhe prioritet kanë institucionet fetare nëpër ato vende. Edhe BIK-ja për ne paraqet Institucionin e vetëm dhe më të lartin shpirtëror, të cilin duhet ta respektojmë të gjithë. Fatmirësisht, në BIK kam gjetur gjithnjë përkrahjen morale dhe vëllazërore për të çuar përpara proceset e ndryshme që kanë të bëjnë me shumë fusha e segmente, qofshin fetare, kulturore apo humanitare. Qysh kur kam qenë në Malajzi, kam bashkëpunuar ngushtë me institucionet e BIK-së, madje një kontribut të rëndësishëm kam dhënë edhe për dërgimin e ndihmave gjatë viteve të luftës në Kosovë, po edhe pas luftës, në ndërtimin e xhamive dhe dërgimin e disa haxhinjve në Haxh, gjithnjë të organizuara nga BIK.

Ndërkohë që organizimi i këtij Seminari trajnues me imamë ka qenë një dëshirë imja që prej ditës kur kam arritur në Katar. Duke parë organizimet e shkëlqyera trajnuese për imamë nga vise të ndryshme të botës, sidomos në Qendrën e Kardavit për ripërtëritje dhe mendim mesatar, tash e sa muaj i qeshë rrekur këtij projekti ambicioz, gjithnjë duke bashkëpunuar ngushtë me Myftiun tonë të nderuar, shkëlqesinë e tij Mr. Naim ef. Tërnava, në përzgjedhjen e atyre imamëve që do ta përfaqësonin denjësisht Kosovën në këto trajnime. Fatmirësisht, kësaj ia



arritëm, dhe shpresoj që shpërblimin për këtë kontribut tonin modest ta marrim vetëm prej Allahut xh.sh..

*Dituria Islame: Meqë tash jeni edhe zyrtarisht përfaqësues i Kryesisë së Bashkësië Islame të Republikës së Kosovës për Katar, cilat janë fushat në të cilat do të mund të kontribuonit për Kosovën?*

Dr. Hajredin Hoxha: Ky emërim zyrtar nga ana e Kryesisë së BIK-së për mua, si përfaqësues zyrtar i saj në Katar, është një nder dhe privilegj i madh. Unë do të përpiqem, tash e tutje edhe më shumë, duke intensifikuar përpjekjet e mia që të kemi një kooperim edhe më të madh në mes Institucioneve të Vakëfit dhe Institucioneve të tjera arsimore-edukative në Katar, me BIK-në.

Mendoj se bashkëpunimi në nivel akademik, pastaj trajnimet e vazhdueshme të imamëve nga Kosova këtu në Katar, do të jenë prioritete tona në të ardhmen. Ne jemi të vetëdijshëm se, pa fuqizimin e BIK-aë si Institucioni i vetëm legjitim i fesë islame në Kosovë, nuk do të arrijmë suksesin e dëshiruar.




Jam shumë optimist, sepse udhëheqja aktuale e BIK-së, është duke bërë një punë të shkëlqyer në avancimin e jetës fetare në Kosovë, dhe, me një angazhim të përbashkët, do të arrijmë që aktivitetet e përbashkëta në shumë fusha e segmente të jetës fetare e kulturore, t'i realizojmë në tërësi, natyrisht me Lejen dhe Vullnetin e Allahut Fuqiplotë.

*Dituria Islame: Në përfundim të seminarit trajnues me Kryeimamët e Këshillave të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, a jeni të kënaqur me nivelin e pjesëmarrësve të seminarit?*

Dr. Hajredin Hoxha: Pa dyshim që jemi shumë të kënaqur, sepse niveli i pjesëmarrjes ka qenë më i larti i mundshëm. Jam i vetëdijshëm që një javë trajnimi, për këto tema kaq të ndjeshme e të rëndësishme, nuk është e mjaftueshme. Këto tema është mirë të diskutohen edhe një herë në mes atyre kryeimamëve që kanë marrë pjesë në këtë trajnim dhe pastaj ata, me imamët gjithandej Këshillave të BIK-së, të zhvillojnë seminare, në mënyrë që të përvetësohen këto çështje sa më mirë dhe të kuptohen sa më qartë.

*Dituria Islame: Për fund, cila është porosia Juaj për imamët dhe kolegët tuaj në Kosovë?*

Dr. Hajredin Hoxha: Porosia ime për kolegët e mi kudo që janë, është që ata, së pari, të jenë të vetëdijshëm për përgjegjësinë e tyre para Allahut xh.sh. të mos i largohen rrugës dhe Synetit të vërtetë të Muhamedit a.s., dhe të dijetarëve Islamë. Kolegët e mi, imamët e Kosovës dhe të gjithë të punësuarit e tjerë në institucionet edukativo-arsimore të BIK-së, duhet ta kenë të qartë se Kur'ani famëlartë i obligon që Kryesinë e BIK-së, cila në këtë rast konsiderohet si "Ulul Emri", ta respektojnë dhe t'u nënshtrohen rregullave dhe ligjeve të saj, përderisa ata na urdhërojnë për të mirë dhe na ndalojnë nga e keqja. Duke u bazuar në ajetet kuranore dhe në hadithet e Muhamedit a.s., në asnjë mënyrë nuk lejohet që dikush të rebelohet kundër saj, duke themeluar ndonjë qendër, shoqatë apo institucion që kundërshton BIK-në. Të gjithë ne duhet të çojmë ujë në interesin e përgjithshëm fetar e kombëtar, në këtë rast figurativisht në mullirin e BIK-së. Kolegët e mi duhet ta konsiderojnë veten si studentë a talebe gjer në vdekje, në kërkim të diturisë dhe realitetit, e kurrsesi të mos vetëmashtrohen e të vetëkënaqen se janë bërë dijetarë me një fakultet të kryer. Kur njeriu e kryen fakultetin, ai mëson se si të lexojë mirë e pa gabime; kur të mbarojë masterin, mëson se si të shkruajë një artikull a një ese, e kur të mbarojë Doktoraturën, vetëm atëherë mësohet se si të ligjërojë e t'i analizojë pak më mirë dukuritë dhe problemet e Ymetit.

Kolegët e mi duhet të jenë sa më unikë e të vëllazëruar, dhe duhet të kenë parasysh dallimin në mes këtyre tri terminologjive fetare, gjatë zhvillimit të aktivitetit të tyre fetar: të kuptojnë se ç'do të thotë të jesh Da'ij (Thirrës në Islam dhe predikues i tij); të kuptojnë se ç'do të thotë të jesh Myfti, (ai që merr vendime dhe verdikte, nxjerr fetva për popullin); dhe të kuptojnë se ç'do të thotë të jesh Kadij, (ai që gjykon dikë dhe merr vendime të prera ndaj dikujt).

Ne të gjithë jemi të thirrur në kategorinë e parë dhe jemi (Da'ij apo Du'atë) thirrës në praktikimin e Islamit, thirrës të popullit në bukurinë e Islamit, të Kur'anit, të Synetit të Muhamedit a.s., të shokëve të tij dhe të dijetarëve të mëdhenj të këtij Ymeti. Ne kurrsesi nuk bën të pretendojmë se jemi të gjithë Myftilerë dhe Kadilerë, por duhet t'i përmbahemi maksimës: (Nahnu Du'atu ve lesna Kudatun-Ne jemi Thirrës e nuk jemi Kadij). Për vendime të prera, për nxjerrjen e fetvave në hak të popullit, është kompetente vetëm Bashkësia Islame e Kosovës, dhe jo persona privatë dhe me detyrë të caktuar.

Ju falënderoj sinqerisht, për interesimin dhe mundësinë që të paraqitem para lexuesve të revistës Suaj dhe Tonë - Diturisë Islame, të cilët i përshëndes përzemërsisht..

(Doha-Katar, Janar, 2013 Intervistën e realizoi: Nusret Abazibra)

# Islami është fe e cila bazohet në lirinë e zgjedhjes së fesë dhe besimit

**Intervistë me drejtorin e Qendrës së Kardavit për Mesatarinë Islame dhe Ripërtëritjen, Muhamed Halifeh Hasen**

Muhamed Halifeh Hasen është nga Egjipti, ka diplomuar në Universitetin e Kajros më 1964 në degën e Gjuhëve Orientale. Ka magjistruar, po ashtu në degën e Gjuhëve Orientale. Magjistraturën e dytë dhe Doktoraturën e ka kryer në Universitetin Timpel të SHBA-së në degën e Krahasimit të Feve. Punon si profesor në Fakultetin e Edukimit (kulijetul adab) të Universitetit të Kajros. Tash për tash është huazuar në universitetin Hamd bin Halifeh në Katar, respektivisht në fondacionin e Katarit në detyrën e Drejtorit të Qendrës së Kardavit për Mesataren Islame dhe Ripërtëritjen.

*Dituria Islame: Muhamed Halifeh Hasen, Ju jeni udhëheqës i Qendrës së Kardavit për Mesatarinë Islame dhe Ripërtëritjen, a keni mundësi të na përshkruani aktivitetin e qendrës dhe rolin e saj në përhapjen e tolerancës në mesin e myslimanëve?*

Muhamed Halifeh Hasen: Qendra e Kardavit për Mesatari Islame dhe Ripërtëritje është një prej qendrave kërkimore që vepron në kuadër të Fakultetit të Studimeve Islame në universitetin "Hamd bin Halife". Në këtë fakultet veprojnë gjashtë qendra kërkimore, prej tyre: " Qendra e Ekonomisë Islame dhe Investimeve, Qendra e Shoqërive Myslimane Bashkëkohore, Qendra e Hamd bin Halife për kontributin e myslimanëve në civilizim, Qendra për Ndërtimtari Islame dhe Planifikim cilivizues-modern, Qendra e Politikës së Përgjithshme në Islam (merkez li sijaseti elameh fil islam) dhe Qendra e Kardavit për Mesatari Islame dhe Ripërtëritje, e cila është themeluar në vitin 2009. Kjo qendër është emërtuar me emrin e dijetarët të famshëm bashkëkohor - shejh Jusuf el Karedavi, në shenjë nderimi dhe respekti për angazhimin dhe kontributin e tij në përhapjen dhe pasimin e mendimeve të mesme dhe të matura në shekullin që jetojmë. Misioni i Qendrës së Kardavit është përhapja e mendimit të mesëm (iatidal dinij) në shoqërinë myslimane si dhe luftimi i fanatizmit fetar e kulturor, refuzimi i mendimeve ekstremiste dhe i të gjitha dukurive të tjera negative që janë në kundërshtim me frymën e tolerancës islame. Po ashtu, prej synimeve të qendrës është edhe përmirësimi i raporteve të myslimanëve me jomyslimanët dhe ndërtimi i këtyre raporteve në bazë të tolerancës islame, duke pranuar bashkëjetesën në mes feve dhe kulturave të ndryshme dhe lirinë e praktikimit të fesë dhe lirinë e shprehjes së bindjeve të ndryshme si dhe bashkëpunimi me jomyslimanët në përgjithësi, duke u bazuar në kulturën e tolerancës fetare, e cila konsiderohet prej parimeve kryesore të Islamit.

*Dituria islame: A është e gatshme qendra që udhëhiqni ju, që seminare të këtilla, që trajtojnë tematika të lartpërmendura, të organizojë në shtetin e Kosovës, me qëllim që të përfitojnë një numër më i madh i pjesëmarrësve?*

Muhamed Halifeh Hasen: Realisht qendra jonë është duke planifikuar që të mos mjaftohet vetëm me seminare që organizohen në selinë e qendrës në Devha, po të shihen mundësi që këto seminare të organizohen edhe në vende të tjera, ngase të gjitha delegacionet që kanë marrë pjesë në seminare tona deri tash, kanë kërkuar nga ne që të dërgojmë në vendet e tyre profesorë dhe

specialistë të fushave, në mënyrë që të trajtojmë çështje si tematika e dialogut të feve, rregullat e fetvasë etj., mirëpo, për fat të keq, deri më tash s'kemi arritur të realizojmë një gjë të tillë, për shkak të numrit të kufizuar të stafit që punon në qendrën tonë, ngase qendra është themeluar para tre vjetësh dhe është në formim e sipër. Por kemi bindje të thellë se, me lejen e Allahut, së shpejti qendra jonë do të kompletohet me staf të specializuar, i cili të na mundësojë të kontribuojmë edhe jashtë shtetit të Katarit.

*Dituria Islame: A planifikoni për të ardhmen që, në bashkëpunim me Bashkësinë Islame të Republikës së Kosovës, të organizoni ndonjë kongres të dialogut të feve në Kosovë ?*

Muhamed Halifeh Hasen: Kjo ka mundësi të realizohet së shpejti, ngase ne kemi bashkëpunim të thellë edhe me Qendrën Ndërkombëtare të Devhas për Dialogun e Feve. Në të kaluarën kemi pasur organizime të shumta të këtilla. Ne, në bashkëpunim me ata si dhe në bashkëpunim me BIK-në, do të angazhohemi që edhe në Kosovë të organizojmë një kongres, ku do të marrin pjesë përfaqësues nga shtete të ndryshme për të trajtuar rëndësinë e dialogut të feve.

*Dituria Islame: Cili është vlerësimi i juaj për pjesëmarrësit e delegacionit të Kosovës në këtë seminar trajnues? A ka ndonjë specifikë që e dallon delegacionin e Kosovës prej delegacioneve të tjera që keni trajnuar në të kaluarën?*

Muhamed Halifeh Hasen: Sikurse e keni kuptuar gjatë trajnimit në këtë seminar, kriteri kryesor që duhet të plotësojnë pjesëmarrësit në seminarin tonë, është të kenë kualifikime universitare, me fjalë të tjera, ky seminar organizohet për trajnimin e dijetarëve. Falë Allahut, deri tashti kemi qenë shumë të suksesshëm në përzgjedhjen e delegacioneve. Qëllimi ynë është që të shkëmbejmë përvoja në trajtimin e temave aktuale, në krye të të cilave janë toleranca, mirëkuptimi dhe respekti i ndërsjellë në mes feve të ndryshme. Prandaj, ne presim nga pjesëmarrësit në seminaret tona, që përvojat që kanë mësuar gjatë këtij trajnimi, t'i bartin në mesin e shoqërive ku veprojnë ata. Qendra jonë që nga themelimi i saj ka pritur përafërsisht dhjetë delegacione nga vende të ndryshme, si Rusia, Kina, Azerbajxhani, Ukraina, Gjermania si dhe delegacioni juaj nga Kosova dhe Maqedonia. Mund të them se veçori e delegacionit tuaj është fakti se në përbërje të tij janë kryeimamët nga qytetet e ndryshme të Kosovës, të cilët kanë përgjegjësi për dhënien e fetvave dhe përhapjen e frymës së tolerancës në mesin e popullit ku veprojnë ata. Mendoj se tematikat që kemi trajtuar në këtë seminar, janë të qëlluara, me njerëz të zgjedhur dhe u përshtaten nevojave që ka shoqëria kosovare.



*Dituria Islame: Kosova si shteti më i ri modern, konsiderohet një shtet multietnik dhe multikulturor, ku shumica e popullatës janë shqiptarë dhe i takojnë besimit islam. Ne i takojmë një populli që tolerancën fetare e ka të zhvilluar shumë. Cila do të ishte porosia juaj për popullin e Kosovës?*

Muhamed Halifeh Hasen: Mua më gëzon fakti që tolerance fetare tek populli shqiptar është e zhvilluar dhe kjo tolerancë duhet të kultivohet edhe më tej. Myslimanët që jetojnë në shoqëri të përziera me nacionalitete dhe besime të ndryshme, kanë përgjegjësi shtesë që të demonstrojnë maturi në qëndrime, mirëkuptim dhe tolerancë në mendime. Mund të them se problemi kryesor i myslimanëve të shekullit tonë janë mediet perëndimore, të cilat në të gjitha rastet angazhohen që Islamin ta paraqesin si fe të dhunës, duke i shtrembëruar faktet dhe duke përdorur një fjalor të urrejtjes, përbuzjes dhe nënçmimit ndaj Islamit dhe myslimanëve. Prandaj porosia ime për ju është që të angazhoheni në përmirësimin e imazhit të myslimanëve me sjellje të mirë, duke bashkëpunuar dhe bashkëjetuar me pasuesit e feve të tjera në frymë të mirëkuptimit dhe tolerancës. Të angazhoheni që në shoqërinë kosovare të gjitha besimeve t'u mundësohet praktikimi i fesë lirshëm, jashtë çdo diskriminimi, ngase Islami është fe e cila bazohet në lirinë e zgjedhjes së fesë dhe besimit.

(Intervistën e zhvilluan: Nusret Abazibra dhe Rexhep Lushta)



## MYFTIU TËRNAVA PRITI AMBASADOREN TURKE NË KOSOVË SONGUL OZAN

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava më 11 shkurt priti në takim pune ambasadoren e Turqisë, znj. Songul Ozan të shoqëruar nga drejtori i Qendrës Kulturore Turke, z. Sadullah Yilmaz. Myftiu Tërnava falënderoi ambasadoren Ozan për vizitën dhe angazhimin e përkushtimin e saj të madh në Kosovë.

Myftiu Tërnava falënderoi qeverinë turke për kontributin e madh që po jep përmes Agjencisë për zhvillim "TIKA" në ruajtjen e trashëgimisë kulturore të Kosovës me theks të veçantë të arkitekturës islame. Në Kosovë vetëm javën që shkojë janë nënshkruar disa marrëveshje në mes "TIKA"-së MKRS dhe BIK për restaurimin e xhamisë së Emin pashës në Prizren, rregullimin e oborrit të Xhamisë Sinan pashës në Prizren si dhe disa projekte tjera që janë në përfundim e sipër. Myftiu Tërnava i shprehi mirëseardhje drejtorit te ri, z. Sadulah Yilmaz duke i dëshiruar suksese dhe mbarësi në misionin e tij të ri në Kosovë, dhe shfrytëzoi rastin të falënderoj edhe ish - drejtorin e Qendrës "Yunus Emre", dr. Ismet Biner. Myftiu shprehu gatishmërinë e Bashkësisë Islame të Kosovës që të vazhdojë bashkëpunimin edhe me këtë qendër.

## MYFTIU TËRNAVA PRITI NË TAKIM PUNE ZYRTARË TË LARTË TË ZYRËS SË BE-SË NË KOSOVË

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 13 shkurt priti në takim pune një delegacion me zyrtarë të lartë të Zyrës së BE në Kosovë të kryesuar nga Patrick Schmelzer - zyrtar në seksionin për të Drejtat e Njeriut. Myftiu Tërnava i falënderoi zyrtarët e BE-së për vizitën në BIK dhe për angazhimin e BE në Kosovë për të ndihmuar Kosovën në të gjitha fazat e shtetndërtimit. Myftiu në veçanti i falënderoi ata për interesimin dhe dëshirën e tyre për tu informuar për së afërmi me brengat e shqetësimet e Bashkësisë Islame të Kosovës. Myftiu Tërnava i njohu mysafirët me gjendjen e të drejtave e lirive fetare në Kosovë dhe mbi draft ligjin e propozuar për plotësimin dhe ndryshimin e ligjit për liritë fetare të miratuar nga Kuvendi i Kosovës qysh në vitin 2006, përse Myftiu Tërnava tha: "Ne si shumicë myslimane nuk kërkojmë asgjë më shume se sa pakicat myslimane që gëzojnë të drejtat e tyre në Evropë".



Ndërsa, Patrick Schmelzer njoftoi Myftiun se zyra e BE-së është e interesuar të njihet me të drejtat e lirive fetare në Kosovë si dhe me opinionet dhe mendimet e liderëve fetarë me qellim të adresimit të shqetësimeve të tyre në Raportin e Progresit. (R. Shkodra)

## MYFTIU TËRNAVA PRITI ZËVENDËSKRYETARIN E DIJANET-IT, YILMAZ

Zëvendëskryetari i DIJANET-it të Turqisë, prof. dr. Hasan Kamil Yilmaz i shoqëruar nga prof. dr. Mahmut Erol Kilic - sekretar i përgjithshëm i Unionit të Parlamenteve të Shteteve të Organizatës për Bashkëpunim Islamik, (OIC ) dhe prof. dr. Mahmut Kara - ligjërues në Universitetin "Uludag" të Bursës ishin për një vizitë dy ditore në Kosovë. Vizitë kjo e koordinuar mes Kryesisë së BIK dhe koordinatorit të DIJANET-it në Kosovë z. Idris Keskin. Më 16 shkurt Myftiu Tërnava mysafirëve u shprehi mirëseardhje në Kosove dhe i njohu me zhvillimet dhe funksionimin e jetës fetare në Kosovë. Myftiu Tërnava foli mbi marrëdhëniet e shkëlqyera mes Kosovës dhe shtetit turk e në këtë kontekst edhe mes BIK dhe DIJANET-it.





Zv/kryetari i DIJANET-it, Hasan Kamil Yilmaz falënderoi Myftiun për mirëpritjen e ngrohtë e vëllazërore si dhe e përgëzoi dhe për punën dhe përkushtimin e BIK-ut në avancimin e marrëdhënieve mes dy popujve dhe për progresin që po shënon BIK në fusha të ndryshme të jetës fetare, kulturore e sociale të Kosovës. Mysafirët i uruan Myftiut 5 vjetorin e pavarësisë së Kosovës dhe përmes tij të gjithë kosovarët me mesazhin se ardhmëria e këtyre trojeve do të jetë edhe më e mirë dhe se nuk ka vend për pesimizëm.

Gjatë qëndrimit të tyre në Kosovë u organizua edhe një panel shkencor në Prizren me temë "Islami dhe Tesavufi" ku ligjëruan profesorët e nderuar mbi historikun, zhvillimin dhe rëndësinë e Tesavuffit të drejt sunit të bazuar në Kuran dhe Sunet larg devijimeve dhe hamendjeve që injorantët i veshin atij me padituriné dhe injorancën e tyre.

## MYFTIU TËRNAVA VIZITOI SHOQATËN E TË VERBËRVE TË KOSOVËS

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë më 19 shkurt ka vizituar Shoqatën e të verbërve dhe personave me të pamur të dobësuar të Kosovës, ku është pritur nga kryetari, Bujar Kadriu. Me këtë rast Myftiu Tërnava pasi është njohur me aktivitetet e shoqatës, drejtuesve të tyre u ka shpreh mbështetjen e BIK. "BIK në vazhdimësi ka bashkëpunuar me Shoqatën e të verbërve dhe është përpjekur, me mundësitë e saj, që të ndihmojë komunitetin e të verbërve në forma të ndryshme, që nga aktivitet e lira, ndihmat materiale e deri tek botimi i literaturës islame në alfabetin e brajit.

Për nevojat e komunitetit tuaj ne më herët kemi shtypur librin "Historinë Islame, broshurën "Drita e Zemrës", ndërsa tani së fundi kemi financuar botimin e përkthimit të Kuranit në gjuhën shqipe me alfabetin e Brajit"-, tha myftiu Tërnava.

Ndërsa, kryetari i Shoqatës së të verbërve Bujar Kadriu me këtë rast tha:"Ndihem i privilegjuar me vizitën tuaj në selinë e shoqatës dhe ju falënderojmë për ndihmën e kujdesin tuaj, në veçanti të BIK në përgjithësi, për komunitetin tonë. Bashkëpunimi ynë me BIK është i hershëm, dhe mund të them se BIK ka qenë një ndër institucionet që na ka përkrahur e mbështetur në vazhdimësi.

Botimi i literaturës për komunitetin e të verbërve është një ndihmesë e madhe në rrugën tonë për integrimin në shoqëri, ndërsa botimi i Kuranit në gjuhën shqipe me alfabetin e brajit do të bëj që edhe komuniteti ynë të njihet vet e drejtpërdrejt me mësimet hyjnore."

Myftiu Tërnava e kryetari Kadriu u dakorduan që në të ardhmen të bashkëpunojnë edhe më shumë. Myftiu Tërnava ua dorëzoi 20 kopje të përkthimit të Kuranit në gjuhën shqipe me alfabet të brajit. (R. Shkodra)

## MINISTRI I FSK-SË AGIM ÇEKU PRITI MYFTIUN TËRNAVA

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 6 shkurt është pritur nga Ministri i Forcës së Sigurisë, Agim Çeku, të cilin Myftiu e përgëzoi për rezultatet e arritura në rritjen e kapaciteteve të FSK-së në rrugën e saj drejt transformimit në ushtri. Myftiu tha: "Rritja, profesionalizimi dhe aftësimi i FSK-së janë një e arritur e madhe për tërë Kosovën, për se ju përgëzoj ju, oficerët dhe



të gjithë pjesëtarët e FSK-së”. Ndërsa Ministri Çeku tha: “FSK-ja është e përkushtuar që të arrijë standardet e ushtrive profesionale të doktrinës bashkëkohore të NATO-s. Për këtë ekziston një gatishmëri e vullnet i gjithanshëm dhe presim që, brenda këtij viti, FSK-ja të bëhet ushtri e rregullt”.

## NË TAKIMIN E RREGULLT ME IMAMËT E KBI TË OBILIQIT MORI PJESË EDHE MYFTIU NAIM EF. TËRNAVA

Myftiu Naim Tërnava më 13 shkurt mori pjesë në takimin e rregullt me imamë në KBI-të Obiliqit, me ç'rast u prit nga kryetari i Këshillit, Behar ef. Mjeku. Mjeku mirëpriti prezencën e Myftiut në selinë e Këshillit, duke e falënderuar për mundin, angazhimin dhe kontributin e pamasë që po jep në drejtim të konsolidimit të institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës me të gjithë Këshillat e saj. “Vizita juaj ishte një befasi e këndshme për të gjithë ne, sot po ndjehemi më të fortë kur kemi parasysh se jemi Këshill i ri, në formim e sipër”, u shpreh Mjeku. Myftiu i Kosovës përcolli për së afërmi takimin e KBI me imamë, për ta marr fjalën në përfundim të mbledhjes duke thënë: ”Qëllimi parësor dhe i vetëm i prezencës sime sot me ju, nuk ishte tjetër vetëm se të isha edhe fizikisht me ju, e t'ju përgëzoj për të gjitha ato që po bëni, në dobi të Islamit dhe myslimanëve në përgjithësi. Allahu i peshon veprat tona dhe vetëm Ai i din qëllimet tona. Prandaj duhet që përgjegjësinë ta ndjejmë në shpirtrat tanë, çfarë ne mund të japim nga vetja jonë”. Më tej, Myftiu elaboroi çështje me rëndësi që lidhen me natyrën e punës administrative të Këshillit, e që zgjuan mjaft interesim tek të gjithë imamët. Një trajtim më i veçantë nga Myftiu Tërnava, iu kushtua punës dhe veprimtarisë së imamit, unitetit në mes të imamëve dhe punës ekipore brenda institucionit.






## MYFTIU TËRNAVA NË PROMOVIMIN E REVISTËS “ZANI I NALTË”

Më 21 shkurt 2013, në ambientet e Universitetit “Bedër” në Tiranë, në prani të shumë personaliteteve nga jeta fetare e kulturore të Shqipërisë e Kosovës, si h. Selim Muça-kryetar i KMSH-së, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, At Andon Merdani- përfaqësues i Kishës Ortodokse Autoqefale të Shqipërisë si dhe shumë të ftuar të tjerë, u bë promovimi i revistës “Zani i Naltë”¸ vazhdim i revistës me të njëjtin emër i KMSH-së, e themeluar më 1923.

Me këtë rast Myftiu përshëndeti e përgëzoi kryetarin e KMSH-së, h. Selim Muçën me bashkëpunëtorë për vendimin e vazhdimit të botimit të revistës “Zani i Naltë”,

“Revista”Zani i Naltë” shënon hapin e parë në fushën e publicistikës islame në gjuhën

shqipe, dhe si e tillë paraqet themelin-bazën e revistave islame në gjuhën shqipe.

Mendoj se Revista si në vitet 20-30 të shekullit të shkuar, kur qe bërë tribunë e mendimit të elitës islame e shqiptare, edhe tani, në kushte e rrethana të reja të jetë e tillë, tribunë e mendimit të elitës islame e shqiptare në të gjitha trojet tona"-tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava.





## KRYEIMAMI SABRI EF. BAJGORA MERR PJESË NË KONFERENCËN NDËRKOMBËTARE TË TEFSIRIT NË RIAD

Nën patronatin e Shërbyesit të dy vendeve të shenjta, mbretit Abdullah ibn Abdulaziz të Arabisë Saudite, në organizim të Universitetit "Melik Saud" në bashkëpunim me Katedrën e Kuranit dhe Shkencave, si dhe Qendrës së Tefsirit për studime kur'anore, më 16.02.2013, në Riad të Arabisë Saudite filloi punimet Konferenca Ndërkombëtare për përparimin dhe zhvillimin e studimeve kuranore. Kjo Konferencë, ka mbledhur në Rijad, studiuesit më eminent botëror të Tefsirit dhe shkencave kuranore. Në një Konferencë me studiues ndërkombëtarë, e cila llogaritet si e para e një formati të tillë, po merr pjesë edhe Kryeimami i BIK, Sabri ef. Bajgora, si përfaqësues i shtetit të vetëm evropian pjesëmarrës, Kosovës. Gjatë kësaj konference, profesorët e Tefsirit nga Bota Islame si dhe Orientalistë nga Perëndimi, do të paraqesin vizionet e tyre për zhvillimin e mëtutjeshëm të Tefsirit dhe shkencave kuranore, duke u bazuar në metodat e reja bashkëkohore. Hapja e Konferencës është përcjellë drejtpërsëdrejti, nga kanali i dytë televiziv shtetëror i Mbretërisë së Arabisë Saudite.

Gjatë ditëve në vijim, Kryeimami Sabri ef. Bajgora, i cili mbi 20 vite merret intensivisht me komentimin e Kuranit, para këtij auditoriumi të nderuar do të paraqitet me kumtesën: "Historiku i Tefsirit ndër shqiptarët dhe përpjekjet e tefsirologëve bashkëkohorë shqiptarë në vazhdimin e kësaj tradite të bekuar".Ndërkohë, në ditën e 5 vjetorit të pavarësisë së Kosovës, Kryeimami Sabri ef. Bajgora i shoqëruar nga zv/shefi i Kabinetit të Myftiut Mr. Besim Mehmeti vizitoi edhe ambasadën e Republikës së Kosovës në Riad, ku mori pjesë në manifestimin solemn të kësaj ngjarjeje madhore historike, së bashku me shumë bashkatdhetarë që punojnë dhe studiojnë aktualisht në Rijad. Kryeimami Bajgora takoi në një ndejë të veçantë në Rijad, edhe studentët shqiptarë nga Kosova, të cilët do të informohen për rrjedhat aktuale të BIK.

## KRYEIMAMI I BIK, SABRI EF. BAJGORA NË VIZITË NË KBI TË GJAKOVËS

Në vazhdën e aktiviteteve të BIK, kryeimami i këtij institucioni, Sabri ef. Bajgora me bashkëpunëtorë (Fatmir Iljazi, Vedat Sahiti dhe Besim Mehmeti) më 08 shkurt 2013 vizituan KBI në Gjakovë, më ç'rast u pritën nga kryetari dhe imamët. Poashtu në mesin e takimeve ishte vizita edhe në Institutin e hifzit në ish Medresenë e Madhe, si dhe objektin e institucionit parashkollor – çerdhen e fëmijëve e cila ka përfunduar së ndërtuari. Në takimin me kryetarin e KBI në Gjakovë, Ahmet ef. Hoxha, u bisedua rreth punës së Këshillit në përgjithësi, me theks të veçantë mbi zhvillimin e jetës fetare në qytet dhe rrethinë. Gjakova vuan tash e sa kohë nga mungesa e kuadrit profesional të imamëve, për çfarë edhe shumë xhami në fshatra janë pasive dhe nuk funksionojnë fare.






Kryeimami Bajgora premtoi se shumë shpejt kësaj problematike do t'i vie fundi, duke i bërë me dije kryetarit Hoxha, se Kryesia e BIK, së shpejti do të marrin përsipër mbulimin e tërë territorit të Gjakovës me imamë, në vendet ku ka nevojë. Për këtë, do të kemi përkrahjen edhe nga përfaqësuesi i DIYANET-it në Kosovë, z. Idris Keskin.

Në xhaminë e Hadumit në Gjakovë, kryeimami Bajgora mbajti hutben dhe priu në faljen e namazit të xhumasë. Në fjalën e tij të cilën ia kushtoi lindjes së Muhamedit a.s., ai u shpreh: "Lindja e Muhamedit a.s., shndriti horizontet e kësaj gjithësie, duke ua ndriçuar njerëzimit shtigjet e udhëzimit hyjnor. Ai ishte shembulli më i përkryer i moralit, i dashurisë dhe i sakrificës, prandaj çdo veprim yni në këtë botë, duhet të jetë konform urdhrave kur'anore dhe porosive të tij fisnike. Ne si Ymet musliman, duhet të jemi krenar që jemi të përzgjedhur nga i Lartmadhërishmi që ta bartim mesazhin e fundit hyjnor tek gjeneratat që po vijnë. Vuajtjet që baballarët tanë i përjetuan nën thundrën e sistemit komunist, tash fatmirësisht i takojnë së kaluarës, prandaj ne, duhet të bëjmë përpjekje titanike, që të rinjtë tanë, t'i edukojmë në frymën e Islamit, i cili vazhdon të pulsojë me po atë dashuri e elan, sikurse në zemrat e të parëve tanë".

Në takimin që kryeimami Bajgora pati me imamët e këtij qyteti, kërkoi nga ata që të jenë të devotshëm dhe të kryejnë punët dhe detyrat e tyre me përpikëri dhe përgjegjësi të plotë para Allahut dhe besimtarëve. Ai gjithashtu kërkoi nga imamët që të vazhdojnë ta ruajnë dhe kultivojnë unitetin dhe kompaktësinë. Në vizitën që kryeimami Bajgora i bëri institutit të hivzit, u njoftua hollësisht për veprimtarinë dhe punën e tyre, dhe nga afër përcolli metodologjinë e nxënies përmendësh të Kuranit nga nxënësit e këtij instituti. Kryeimami Bajgora dhe udhëheqësi i institutit të hivzit, Gençer Dirvari u pajtuan për bashkëpunim dhe mbështetje të mëtutjeshme të Kryesisë së BIK karshi tyre. (R. Shkodra)

## NËNSHKRUHET MEMORANDUMI PËR RESTAURIMIN E XHAMISË SË EMIN PASHËS, OBJEKT I TRASHËGIMISË NË PRIZREN

Më 7 shkurt 2013, Bashkësia Islame e Kosovës (BIK), Ministria e Kulturës, Rinisë dhe Sportit (MKRS) dhe Agjencia Turke për Bashkëpunim dhe Zhvillim (TIKA), nënshkruan memorandumin për konservimin-restaurimin e Xhamisë së Emin Pashës në Prizren. Sekretari i BIK-së, Resul ef.Rexhepi, pas nënshkrimit të marrëveshjes tha se Kosova, ndonëse është e vogël me hapësirë, ka pak kilometra, për nga aspekti i trashëgimisë kulturore ka me çfarë të mburret dhe pjesën më të madhe të kësaj trashëgimie e përbëjnë xhamitë. "Natyrisht, dhëmbi i kohës ka qenë i pamëshirshëm ndaj këtyre monumenteve të kulturës e trashëgimisë sonë, mbase edhe mungesa e kujdesit të merituar nga faktori njeri - kanë shkaktuar që disa prej këtyre monumenteve sot të jenë në një gjendje jo të mirë, prandaj, nënshkrimi i këtij memorandumi bashkëpunimi të këtyre tri institucioneve relevante dhe me përgjegjësi, sikur e rrit shpresën se një ditë këto monumente të rrezikuara, do t'i mbijetojnë kohës", tha Rexhepi.

Memorandumin e nënshkruan: në emër të MKRS- së - sekretari i përgjithshëm, Veton Firzi, në emër të Agjencisë 'TIKA' - shefi i Zyrës për Kosovën i kësaj agjencie, Adem Urfa, kurse në emër të BIK-së sekretari Resul Rexhepi. Ky memorandum parasheh realizimin e projektit për konservimin - restaurimin e Xhamisë së Emin Pashës në Prizren, të cilin do ta realizojë

Agjencia 'TIKA', në bazë të Ligjit për Trashëgimi dhe Ligjit për Ndërtim të Republikës së Kosovës. Ndërkaq, MKRS-ja, me këtë memorandum obligohet të sigurojë informacione dhe dokumentacionin e nevojshëm, të sigurojë lejen për miratimin e projektit si dhe të asistojë në bashkërendimin me institucionet e tjera relevante për sigurimin e lejeve: komunale, të pronësisë e leje të tjera. Ndërkaq, BIK--së obligohet që, si pronar i objektit, ta lëshojë lejen për implementimin e punimeve në këtë projekt konservues-restaurues. Sekretari i përgjithshëm i MKRS-së, Veton Firzi, ka theksuar se, me nënshkrimin e këtij memorandumi, thellohet edhe më tutje bashkëpunimi i Ministrisë me Agjencinë 'TIKA' dhe zhvillohet më tutje bashkëpunimi në mes Kosovës dhe Turqisë. Ndërsa shefi i Zyrës për Kosovë i 'TIKA'-s, Adem Urfa, tha se populli i Kosovës ka treguar gatishmërinë e tij, po ashtu edhe mbështetja e institucioneve të Kosovës dhe Bashkësisë Islame na kanë ndihmuar që në fushën e trashëgimisë të kemi ngritje të buxhetit dhe të restaurimit të objekteve të trashëgimisë.

## MANIFESTIM E MEVLUD KUSHTUAR LINDJES SË MUHAMEDIT A.S.

Më 9 shkurt në Xhaminë e Madhe të Prishtinës, u organizua manifestimi përmbyllës me rastin e muajit të Lindjes së Pejgamberit Muhamed a.s. apo, siç njihet tek ne, muaji i mevludit. Në këtë manifestim të organizuar nga Departamenti i të Rinjve të Kryesisë së BIK-së në bashkëpunim me KBI-në e Prishtinës, qenë të pranishëm drejtuesit më të lartë të BIK-së, prirë nga Myftiu Naim ef. Tërnava, pastaj përfaqësuesit e KBI nga gjithë Kosova dhe ata nga Lugina e Preshevës, si dhe të ftuar e xhematlinj të shumtë.

Manifestimi nisi me ashere nga Kur'ani i madhëruar, ndërsa për rëndësinë e manifestimit kushtuar Muhamedit a.s., para të pranishmëve foli Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili, duke folur për rëndësinë që ka kujtimi i Muhamedit a.s.,"Jemi tubuar sot këtu për të kujtuar lindjen e Pejgamberit, të cilin Allahu xh. sh. e dërgoi me misionin që të na drejtojë në rrugën e drejtë. Jemi tubuar për të vazhduar traditën e kamotshëm të shëmimit të Lindje së Muhamedit a.s., të bindur që po kujtojmë një nga ngjarjet më të rëndësishme në historinë e ndritshme islame.

"Kujtimi i Lindjes së Pejgamberit a.s. është traditë e hershme, përmes së cilës besimtarët me devotshmërinë më të madhe organizuan manifestime në forma të ndryshme në kujtim të Lindjes së Pejgamberit a.s., e kjo është e kuptueshme, ngase edhe Vetë Zoti në Kur'an e ka madhëruar Muhamedin a.s. dhe ka kërkuar edhe nga ne (besimtarët), të lutemi dhe ta Kujtojmë Muhamed Mustafanë".

"Të gjithë ata që shprehen kundër kujtimit të Lindjes së Muhamedit a.s., të gjithë ata që shprehen kundër organizimit të mevludit për kujtim të Muhamedit a.s., pa vetëdije i bëjnë dëm Islamit dhe heqin dorë nga një traditë e kamotshme e besimtarëve tanë. Nuk duhet harruar tradita e mevludit, tradita e kujtimit të Pejgamberit në familjet tona, në xhamitë tona, në institucionet tona, aty ku është e mundur.





Po ashtu, nuk duhen harruar as ylematë tanë që krijuan vepra letrare për respekt e dashuri ndaj Pejgamberit a.s.”-tha Myftiu Tërnava.

Myftiu Tërnava u shpreh se, duke kujtuar Pejgamberin a.s., duke lexuar Kur'an, duke vepruar sipas haditheve të tij, duke kënduar mevlud, ilahi, poezi etj., po ashtu, e kemi për obligim që traditën shumëshekullore të Mevludit tek ne ta vazhdojmë e t'ia lëmë edhe brezit të ri si trashëgim pozitiv.

Pas fjalës së Myftiut, imamët veteranë Hasan ef. Salihu - Prizren, Ferat ef. Gërguri - Vushtrri, Mustafë ef. Dervisholli -Prishtinë, të shoqëruar edhe nga imami Adem ef. Hoxha-Ferizaj dhe Sallah ef. Feta –Prishtinë, kënduan pjesë nga “Mevludi” i Tahir efendi Popovës, që u ndoq me vëmendje nga të pranishmit. (R. Shkodra)

## LIPJANI SHËNON DATËLINDJEN E MUHAMEDIT A.S.

KBI në Lipjan më 4 shkurt në bashkëpunim me Departamentin e të Rinjve në Lipjan në Xhaminë Qendrore të Lipjanit, për nderë të datëlindjes së Muhamedit a.s. kremtuan në një tubim solemn këtë datë historike. Në këtë manifestim pos xhematlinjëve morën pjesë Kryetari i Departamentit të Rinjve të BIK prof. Fitim ef. Gashi me bashkëpunëtor, përfaqësues të KK të Lipjanit ,përfaqësues të partive politike anëtarë të KBI-së imamë si dhe shumë të pranishëm. Manifestimi filloi me leximin e Kur'anit me zërin melodik Sallah ef. Feta. Të ftuarve iu drejtua kryetari i KBI-së Vehbi ef. Gajtani duke shtuar se sa herë që na vie muaji Rebiul Evvel na e kujton lindjen e Muhamedit a.s. e që ne tradicionalisht organizojmë manifestime të ndryshme. Kurse kryetari i Departamentit Fitim Gashi i cili i përshëndeti të pranishmit në emër të Myftiut Tërnava dhe Kryeimamit Bajgora e që e përgëzoi këtë tubim. Më pas filloi këndimi i Mevludit nga të lartpërmendurit për t'i shoqëruar në këndimin e mevludit ish Kryeimami Irfan ef. Bikliqi. (Burim Arifi)






## TRIBUNË KUSHTUAR DATËLINDJES SË PEJGAMBERIT MUHAMED A.S.

Më 2 shkurt në Mitrovicë, Këshilli i Bashkësisë Islame (KBI) organizoi tribunë kushtuar lindjes së Pejgamberit Muhamad a.s.. Tribuna u mbajt në Shtëpinë e kulturës "Xhamajli Berisha", ku morën pjesë një numër i madh i besimtarëve nga Mitrovica dhe rrethina.

Para të pranishmëve, për personalitetin e Pejgamberit Muhamed a.s. foli Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava. "Jemi tubuar sot që të kujtojmë njeriun të cilin Allahu xh.sh. e zgjodhi për Pejgamber të fundit. Të gjithë pejgamberët mësimet i morën nga një burim dhe të gjithë kanë thirrur për besimin në Një Zot. Ardhjen e Muhamedit a.s. për pejgamber e kishin paralajmëruar edhe pejgamberët para tij në librat e shenjtë. Kështu, Isai a.s., 500 vjet para lindjes së Muhamedit a.s., paralajmëroi besimtarët se pas tij do të vinte një pejgamber i Zotit, që do të quhet Ahmed (Muhamed)"- tha Myftiu Tërnava. Më tutje Muftiu, duke folur për misionin e Pejgamberit tha: "Allahu xh.sh. e dërgoi Muhamedin a.s. që të udhëzojë njerëzimin në rrugën e drejtë, prandaj kujtimi i Pejgamberit duhet bërë në çdo vend dhe në forma të ndryshme e me aktivitete të ndryshme. E kemi për obligim që fëmijëve tanë t'ua shpjegojmë jetën dhe misionin e Muhamedit a.s.".Në këtë manifestim përshëndeti edhe kryetari i KBI-së të Mitrovicës, Jetish ef. Berisha, si dhe u kënduan ilahi kushtuar Pejgamberit a.s..




## KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË LIPJAN

Shpallë

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës- imam, hatib dhe muallim në xhaminë e fshatit Rubovc.**

**KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese,
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

**DOKUMENTET E NEVOJSHME:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente

- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

**VËREJTJE:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Lipjanit,
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".




### NDËRTOHET XHAMIA E PARË NË QYTETIN E ATHINËS

Propozimi për ndërtimin e xhamisë së parë në Athinë, kryeqytetin e Greqisë, është shtruar në takimin mes kryeministrave të Turqisë dhe Greqisë dhe është mirëpritur nga ana e kryeministrit grek. Rexhep Taip Erdogan, kryeministër i Turqisë, në takim me homologun e tij grek Antonios Samaras, ka bërë të ditur interesimin e Turqisë për ndërtimin e një xhamie në Athinë me qëllim që t'i jepet përgjigje nevojave fetare të muslimanëve që jetojnë në këtë qytet. Samaras gjithashtu në lidhje me këtë deklaroi se Parlamenti i Greqisë ka aprovuar një projekt të tillë dhe ne kemi arritur në një marrëveshje dypalëshe për zgjidhjen e problemeve dhe mënjanimin e pengesave në lidhje me ndërtimin e xhamisë në fjalë. Muslimanët e Greqisë me vite të tëra kërkojnë plotësimin e kërkesave të tyre për ndërtimin e një xhamie në Athinë e cila do t'i plotësonte nevojat fetare të tyre. Përkundër kundërshtimit të kishës së fuqishme të ortodoksisë në Greqi, ky vend ka vendosur të ndërtojë një xhami për muslimanët e këtij qyteti. Por një vendim i tillë njëkohësisht me ndodhjen e krizës ekonomike në këtë vend, janë krijuar edhe kundërshtime të ashpra ndaj ndërtimit të kësaj xhamie dhe nuk kanë lejuar që ky projekt të arrin në fazën e zbatimit. Greqia që nga viti 1800 nuk ka asnjë xhami.

### THEMELOHET UNIVERSITETI I PARË ISLAMIK INTERNETIV

Universiteti i parë islamik internetiv do themelohet në vitin 2014 i cili do të përfshinë në vete 285 universitete islamik nga 51 vende të botës. Zulejkha Kamerudin, rektore e Universitetit Ndërkombëtar Islamik të Malajzisë, pas takimit të katërt të bordit drejtues të universitetit islamik internetiv të Unionit të Universiteteve të Botës Islamik, duke bërë të ditur këtë lajm, ka thënë: Universiteti islamik internetiv në fjalë do të menaxhohet nga Unioni i Universiteteve të Botës Islamik (FUIV) dhe me këtë iniciativë do të sigurohet edhe një rast arsimor shumë i volitshëm dhe me qasje të lehtë për të gjithë muslimanët në tërë botën. Kamerudin ka theksuar: Themelimi i këtij universiteti, është një rrugë për përhapjen e diturisë dhe shkencës në mesin e muslimanëve të mbarë botës dhe studentët dhe të interesuarit për këtë qëllim kanë mundësi të kryejnë studimet vetëm në mënyrë online duke mos pasur nevojë të largohen nga vendi i tyre duke përfituar kështu nga shërbimet arsimore të universiteteve islamike nga e gjithë bota. Ajo ka shtuar: Klasat dhe ligjëratat e universitetit në fjalë do të zhvillohen nëpërmjet videokonferencës ndërsa studentët do të kenë mundësi të kenë qasje edhe në bibliotekën digjitale.

### ORGANIZATA PËR BASHKËPUNIM ISLAMIK KËRKON NJË VEND NË OKB

Organizata për Bashkëpunim Islamik kërkon të marrë një vend në Këshillin e Sigurimit të OKB-s që sipas saj, të jetë përfaqësuesi i mbi një miliard myslimanëve në botë.

Kjo organizatë në deklaratën e samitit të 12 të krerëve të vendeve islamike që po zhvillohet tani në Kajro ka bërë të ditur këtë lajm. Kjo organizatë beson se duke u anëtarësuar në Këshillin e Sigurimit të Organizatës për Bashkëpunim Islamik, do të ketë mundësi më të mirë të kontribuojë në vendosjen e paqes dhe sigurisë në botën islame. Këshilli i Sigurimit është njëri prej 6 organeve kryesore të OKB-së i cili ka përgjegjësi për ruajtjen e paqes dhe sigurisë globale. Nisja e operacioneve për ruajtjen e paqes, vendosjen e sanksioneve ndërkombëtare dhe marrjen e vendimeve për ndërhyrje ushtarake janë disa nga kompetencat më kryesore të këtij KS së OKB-s. Ky këshillë

është i përbërë nga 15 anëtarë të përhershëm ku 5 vende nga mesi i tyre si Amerika, Rusia, Franca, Britania e Madhe dhe Kina kanë të drejtën për përdorimin e veto-s. Ky këshill përveç këtyre vendeve, ka edhe 10 anëtarë jo të përhershëm.

### ORGANIZOHET OLIMPIADA NDËRKOMBËTARE E KUR'ANIT FISNIK NË SRI-LANKË

Olimpiada ndërkombëtare e Kur'anit fisnik organizohet nga Universiteti Botëror Al-Mustafa dega në Sri-Lankë dhe zhvillohet gjatë javës tjetër në qytetin Panadura në rajonin jugor të këtij vendi. Pjesëmarrësit në këtë olimpiadë ndërkombëtare konkurrojnë në degën e hifzit të tërë Kur'anit, hifzit të 20 xhuzeve, hifzit të 15 xhuzeve, hifzit të 10 xhuzeve, të pesë dhe tri xhuzeve, duke përfshirë leximin dhe përkthimin e tekstit të Kur'anit fisnik. Kjo olimpiadë, përveç në këtë qytet, organizohet edhe në qytete të tjera të këtij vendi dhe deri tash në këtë aktivitet kuranor, kanë deklaruar gatishmërinë e tyre për të marrë pjesë mbi 500 studentë të shkollave fetare dhe qendrave arsimore islamike në tërë Sri-Lankën.

### EKSPOZIMI I MANUSKRIPTIT TË KUR'ANIT FISNIK TË SHKRUAR ME FLORI

Një manuskript i pashembullt i Kur'anit fisnik, dorëshkrim, i vjetër mbi 450 vjet, është vendosur javën e kaluar për ekspozim në qytetin e Dubait. Ky manuskript i vjetër mbetur dorëshkrim, është shkruar me flori të pastër, kurse letra e këtij Kur'ani është prodhuar nga pema e hurmës. Kupertinat e manuskriptit të pashembullt, është prodhuar nga lëkura e drenushës. Thuhet se manuskripti është gjetur diku në Damask, kryeqyteti i Sirisë.

### NË RRUGËT E GJERMANISË VENDOSEN TABLO TË ZBUKURUARA ME HADITHE PROFETIKE

Ministria Gjermane e Ambientit, për zbukurimin e qyteteve të këtij vendi, ka përdorur edhe tablo mbi të cilat janë shkruar hadithe të Muhamedit a.s.. Ministria e Ambientit në Gjermani, e cila mban përgjegjësinë e zbukurimit të hapësirës së qyteteve, me iniciativën më të re të saj, në një tablo ka vendosur hadithin e Muhamedit a.s. me këtë përmbajtje: "Buzëqeshja juaj, është një dhuratë që u dhuroni vëllezërve tuaj" në rrugët e disa qyteteve të mëdha të këtij vendi. Hadithi në fjalë është vendosur në gjuhën gjermane mbi tablo në disa vende publike nëpër qytete të mëdha të Gjermanisë dhe, në fund të tekstit të tij, është shkruar emri i Muhamedit a.s.. Thuhet se kjo Ministri Gjermane ka marrë këtë iniciativë me qëllim të prezantimit të fesë islame për qytetarët jomyslimanë, për të luftuar në këtë mënyrë dukurinë e islamofobisë në këtë vend. Gjithashtu gjatë muajve të kaluar, një kompani australiane prodhuese e ujit mineral të pijshëm, mbi shishet plastike të ujit ka shkruar një hadith të Muhamedit a.s., përmbajtja e të cilit thekson se keqpërdorimi i ujit është mëkat.

### TAXHIKISTANI ME NUMRIN MË TË MADH TË XHAMIVE NË AZINË QENDRORE

Republika e Taxhikistanit me një popullsi mbi 8 milionë banorë, ka numrin më të madh të xhamive të regjistruara në mesin e vendeve të Azisë Qendrore. Kryetari i organizatës për çështje fetare të Republikës së Taxhikistanit, ka thënë: "Tani në këtë vend janë të regjistruara 938 xhami, të cilat veprojnë në Taxhikistan dhe ky është njëherësh edhe numri më i madh i xhamive që gjenden në një vend". Ai gjithashtu ka thënë se në Kazakistan, një vend tjetër ky i Azisë Qendrore, janë ndërtuar 228 xhami. Në lidhje me statistika të tilla në vendet e tjera të Azisë Qendrore, ai ka thënë: "Në Kazakistan funksionojnë 2228 xhami, të cilat mbulojnë programet fetare të 17 milionë myslimanëve. 2050 xhami funksionojnë në Uzbekistan, të cilat mbulojnë programet fetare të 30 milionë myslimanëve. 2200 xhami funksionojnë në Kirkizistan, të cilat mbulojnë programet e 5.500.000 myslimanëve. 400 xhami funksionojnë në Turkmenistan, të cilat mbulojnë programet fetare dhe kuranore të 5 milionë myslimanëve aty".

(Mr.Rexhep Suma)



| AUTOR: AGIM GASHI | EMRI I NËNËS SË MUHAMEDIT A.S. | LIBRI, KUR'ANI | KITARISTI, MUSA | ATDHEU | GHRIMCOVA | ENËT E GJAKUT | POLITIKANIA, TAHIRI | | TONI | KOHË E CAKTUAR | PARADA | E.N. | ORENDI DHOME | MALI MË I LARTË NË TURQI |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| XHAMIA NË FOTO (DAMASK) | | | | | | | | LETËR DEKORUESE MURI / EMËR I HUAJ MASHKULLI | | | | | | |
| VULA E PROFECISË | | | | | | | | | FENER / EGOJA | | | | | |
| I DJALLOSUR | | | | | | | | | | | | VEND I CEKËT NË LUMË / JO DYSHEME | | |
| KOHA E GJUMIT | | | | | AI QË BËN NJË ATENTAT / OKSIGJENI | | | | | | | | | |
| E.F. | | | AI QË NOTON / MUAJI I AGJËRIMIT | | | | | | | KËSHTJELLË | | | | |
| | JO I VJETËR / POROSI | | | | | | | | | AFROJ | | | | |
| AMPERI | | AUSTRIA / LLOJ MUZIKE | | KRAHU | | | | | | EMËR I VJETËR SHQIPTAR | | | | |
| NËNË | | | | | | | | | | ISH-PROKUR. SHQIPTARE, RAMA | | | | EVIDENTIMI, SHËNIMI NË REGJISTËR |
| KRYEQYTETI JORDANEZ (PASHQ.) | | | | | | | | | | 1000 (ROMAK) | | TIRANA / ELEMENT KIMIK | | |
| ALI IBRA | | | | | | | | | | DY ZANORE | | | ENERGJIA / SHESHI, MEJDANI | |
| FRYMA | | | | LLOJ MOTO-ÇIKLETE | | | | | | | R.A.GJ. / PASURIM | | | |
| KONSERVAT (ANG.) | | | | | | | | | | ILAÇI | | | | |
| | LLOJ GODITJEJE NË A.MARCIALE / GRADË USHTARAKE | | | | KOMUNË NË TORINO TË ITALISË | EMNAKJA E AMARIT | TINARËT | ALIAS | KIRURGU, GASHI | EMËR MASHKULLI ISLAM | | | | |
| E IMJA (FR.) | | | PËRGËZIMET / KAMPION | | | | | | | GRAMI | | NAIM TËRNAVA / LEGJENDË | | |
| E NJË DEGE TË MJEKËSISË | | | | | | | | | | EMËR M. ISLAM / SHOK (FR.) | | | | |
| LIDERI HISTORIK PALESTINEZ | | | | | | | | | | | | | UNË (ANG.) / ILIR META | |
| ORGANIZATA TREGTARE | | | LIQEN NË NEPAL / METRI | | | | | KOPJIM / ZANORE | | | | | | |
| KORNIZA | | | | | MËSYMJE | | | | | | | 1001 (ROMAK) | | |

**ZGJIDHJA E KALUAR:** NASER RAFUNA, UM, ILIRIANA, ETIKA, SKRIPSI, ITIKAT, MIRSA, JAKUPI, E, AMA, BATALLI, PM, TIRQ, KULLA, A, E, ESAT, P, NER, KI, AGAI, KI, TRIM, IMTA, ROME, NK, E, I LIG, S, AZ, OI, A, KALB, TERLEME, PRENKA, IRNIMI, ARENDAT, K, CILIDO, I, LU, APARATI, IMTIA, URA, AKILI, IR, R,



Pejgamberi a.s. ka thënë:
“Gratë më të mira prej grave të Xhenetit janë Hatixhe bint Huvejlidi, Fatime bint Muhamed, Merjeme bint Imran dhe Asije bint Muzahim (gruaja e faraonit)
(Imam Ahmedi, I, 293 dhe Imam Nesaiu)

Për Hatixhen r.a. Pejgamberi a.s. ka thënë:
“Ajo më besoi (për të dërguar) kur njerëzit më mohuan; ajo më besoi mua kur njerëzit shpifnin ndaj meje; ajo më përkrahu me pasurinë e saj kur njerëzit refuzuan të më ndihmonin dhe ajo u martua me mua kur m’u mohua martesa me gra të tjera.”
(Imam Ahmedi)



# Pjesë nga hutbeja lamtumirëse e Pejgamberit a.s.

...

- Shprehni respektin e duhur ndaj farefisërisë. Me përgjegjësi të thellë përmbushni detyrat dhe obligimet që ekzistojnë ndërmjet burrit dhe gruas, ndërmjet prindërve dhe fëmijëve.

- Fëmija e fiton xhennetin nën këmbët e nënës së tij.

- Ruajuni nga prostitucioni, tradhtia bashkëshortore dhe xhelozia. Prostitucioni dhe tradhtia bashkëshortore janë mëkate të rënda, ndërkaq xhelozia mund të shkaktojë prishjen e bashkëshortësisë.

- Martohuni me ato që i doni, e kur vullneti i Zotit t'ju bashkojë, atëherë respektojeni dhe duajeni njëri-tjetrin dhe jetoni në dashuri dhe harmoni të vërtetë.

- O bashkëshortë! Silluni ndaj grave tuaja me shumë mirësi dhe dashuri.

- O besimdrejtë! Largohuni nga ngatërresat dhe përgojimet!

- Ata që shpifin për gratë e ndershme, le të jenë të mallkuar në të dy botët. Ata që i akuzojnë gratë e ndershme për tradhti në martesë ose për amoralitet, ndërkaq ata që nuk mund për këtë t'i sjellin katër dëshmitarë të besueshëm, dënoni me tetëdhjetë goditje, dhe asnjëherë në të ardhmen në asgjë mos u besoni, sepse ata janë njerëz të degjeneruar dhe të këqij.

- Nëse mendoni se ndaj grave tuaja më nuk e ndjeni dashurinë e dikurshme, mos nxitoni, por mendoni mirë. Ndoshta All-llahu nëpërmjet këtij sprovimi ju udhëzon në rrugën e fatit të ri të madh, me të cilin dëshiron t'ju përgëzojë.

- Mos kërkoni shkurorëzim pa shkaqe të arsyeshme, meqë prej të gjitha gjërave që All-llahu i ka lejuar, më së tepërmi e urren shkurorëzimin.

- Gratë tuaja u janë dorëzuar në besë të Zotit. Respektojeni, o besimdrejtë, atë amanet të Zotit.

...